KOSOVA, KATËR VJET PAS SHPALLJES SË PAVARËSISË

# DITURIA ISLAME

NUMER 260 | VITI 25 | MARS 2012 | REBIUL AHIR 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



INTERVISTË ME IMAMIN E RESTELICËS, SHABAN HAXHI
HOXHA QË U BË HERO DUKE I SHPËTUAR JETËN AMSERËS

## IMAMI NË SHËRBIM TË POPULLIT

www.dituriaislame.net

"Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha):
Unë nuk ia humbë mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri".
(Ali Imran, 195)

"Edhe atyre (grave) u takon e drejta si edhe përgjegjësia në bashkëshortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre".
(El Bekare, 228)

"Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerët dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre".
(En-Nisaë, 34)

"Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij".
(Et-Tevbe, 71)

"O ju njerëz! Kinie frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burrra shumë e gra. Dhe kinie frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin (akraballëkun), se Allahu është mbikëqyrës mbi ju."
(En-Nisaë, 1)

DITURIA
ISLAME







"Vlera e njeriut është aq sa i shton jetës në mes lindjes dhe vdekjes". (Dr. Mustafa Mahmud)

Është Imami i fshatit Restelicë që, kur të tjerët i humbën shpresat se mund të kishte të gjallë nga shembja e ortekut, pati një bindje tjetër. Ai komunikoi me nënborën me anë të një gypi, dhe kështu i pari hetoi shenjat e jetës së Amserës dhe ishte tejet i sigurt se ajo ishte e gjallë nën ortekun e borës që mbërtheu lagjen e saj. Hoxha për dy ditë qëndroi pranë bashkëfshatarëve, por qe edhe koordinator i gjithë asaj që u organizua me banorët e fshatit, pastaj me FSK-në,PK-në dhe të gjithë dashamirët që i dolën në ndihmë për të shpëtuar jetë. Imami tërë kohën rrezikoi edhe vetveten, vetëm e vetëm që t'u dilte në ndihmë viktimave.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Siria në mes zgjidhjes dhe ndarjes

*"E ti kurrsesi mos e mendo Allahun si të pakujdesshëm ndaj asaj që veprojnë zullumqarët; Ai vetëm është duke i lënë ata derisa një ditë në të cilën sytë shtangen (mbesin të hapur). (Ibrahim,42)*

*Tirania, shtypja,dhuna dhe kryengritjet që kanë përfshirë tërë Sirinë, kanë marrë përmasa denigruese dhe çnjerëzore. Masakër, tortura imponim vlerash diktatoriale, imazhe barbare që paraqesin pandërprerë mediet dhe rrjetet sociale, që po praktikon regjimi brutal i presidentit Beshar el Esed në shtetin e vet, kanë dridhur dhe prekur ndërgjegjen dhe ndjenjat e njerëzimit. Çdo ditë viktimë e këtij pushteti diktatorial bien fëmijë, gra, pleq, njerëz të pambrojtur etj.. Skenat e gjakderdhjes dhe vrasjeve, që po na servohen çdo ditë nga rrugët e Damaskut, Homsit e qyteteve të tjera të Sirisë, të kujtojnë masakrat, dhunën dhe urrejtjen e makinerisë dhe barbarisë serbe të Millosheviçit mbi popullin shqiptar të Kosovës në fund të viteve '90 të shekullit të shkuar. Por, fatkeqësia më e madhe në këtë rast është kur edhe zonja e parë e Sirisë, Esma el Esed (e lindur në Homs), në paraqitjen e parë në medie, mbështeti burrin e saj si president kundër rebelimit të kryengritësve të regjimit, që filloi para një viti. Ajo shprehet se Presidenti është president i tërë Sirisë e jo vetëm i një grupi të sirianëve dhe unë, si zonja e parë, e mbështes në veprimet e tij dhe në rolin e tij. Revolucioni sirian, i cili deri më tani ka sakrifikuar më shumë se 7.000 viktima, nuk do të mbarojë para se të rrëzohet regjimi*

*Rusia dhe Kina përdorën veton e tyre në Këshillin e Sigurimit, për të penguar miratimin e një rezolute të OKB-së, që dënonte represionin e dhunshëm në Siri, kundër popullit të këtij vend. Në një eskalim të paprecedent, regjimi sirian shfrytëzoi hezitimin ndërkombëtar, me qëllim që të qërojë hesapet me kundërshtarët e tij. Kjo ndodhi pasi sirianët, për herë të parë pas 30 vitesh, shënuan përvjetorin e masakrës që ishte bërë kundër Hamasit në shkurt të vitit 1982, e cila konsiderohet nga ngjarjet më të tmerrshme në historinë moderne të Sirisë, kur, si pasojë e bombardimeve dhe tankeve, nga dora e ish-presidenti Hafiz el Esed, mbetën të vrarë rreth 30.000 banorë të këtij qyteti, e një numër i përafërt u burgosën, u torturuan dhe u vranë nëpër burgje. Të njëjtën gjë po bën edhe i biri i tij, Beshari.*

*Nga aspekti ndërkombëtar, shumë analistë ngrenë pyetjen: Ç'iu desh Moskës dhe Pekinit që kapen kaq shumë për regjimin e diktatorit sirian? Këto vende me Sirinë kanë një bashkëpunim shumë të ngushtë në sferën e sigurisë dhe atë ushtarake. Marrëdhëniet e Sirisë me këto dy vende datojnë që prej katër dekadash, që nga koha e BRSS-së, që kishte ngritur një bazë ushtarake në Tarus, e cila është baza e vetme ushtarake ruse jashtë Rusisë dhe asaj i jep mundësinë të ketë dalje në ujërat e ngrohta të Mesdheut. Po ashtu, në mes Rusisë dhe Sirisë ka edhe marrëveshje për blerje të armatimit rus në vlera miliardash; vetëm marrëveshja e fundit në fushën e trajnimit dhe për blerjen e avionëve ushtarakë të tipit "Yak-130" në vlerë 550 milionë dollarësh. Mbrojtja ruse e regjimit të diktatorit ngërthen edhe frikën e rrëzimit të këtij sistemi dhe ardhjen në pushtet të partive me rrënjë islame, që do të reflektonte, sipas tyre, negativisht mbi paqen e brishtë në Kaukazin e banuar me myslimanë, një vend i pasur me naftë dhe gaz. Rusia po ashtu ka ndier edhe rrezikun e ndikimit të Turqisë në këto troje, që do të kthente dominimin turk në ato anë. Kurse mbrojtja kineze për Sirinë është si rezultat i marrëdhënieve shumë të ngushta të Damaskut dhe Teheranit, që është aleat i fuqishëm i saj, importon ¼ e naftës nga ky rajon, dhe, nga ana tjetër, Pekini ka humbur investimet në Tripoli për shkak të rënies së Gadafit, kur mbetën pa punë mbi 20 mijë kinezë që deri atëherë kishin punuar në Libi. Kriza në Siri sa vjen e bëhet më komplekse. Atje nuk kemi të bëjmë me një situatë të ngjashme me ato në vendet e tjera arabe. Në rrafshin ndërkombëtar aty ka interesa perëndimorë dhe lindorë, që ndërlidhen pikërisht në Damask. Po ashtu edhe në rrafshin rajonal interesat e Teheranit, shteteve të Gjirit dhe interesat e Turqisë reflektojnë patjetër mbi çdo zhvillim të situatës në këtë vend. Kurse në rrafshin kombëtar nuk bën të bëjmë krahasim në mes shoqërisë libiane, egjiptiane me atë siriane, sepse shoqëria siriane është më pluraliste dhe ka elemente të shoqërisë libaneze e të asaj irakiane, edhe pse shumica e popullatës janë të drejtimit suni.*

*Shumë analistë vlerësojnë se krizës siriane po i vjen fundi dhe mundësia e rrëzimit të këtij regjimi është i ngjashëm me atë që ndodhi në Libi, Egjipt dhe Tunizi. Mirëpo, ka të tjerë analistë që, pavarësisht nga gjakderdhja ku është zhytur Siria, zgjidhjen e mundshme e shohin në projektimin e një marrëveshjeje të ngjashme me "Marrëveshjen e Taifit", të arritur në Taif nën mbikëqyrjen e autoriteteve të Arabisë Saudite dhe me pëlqimin e Sirisë dhe Shteteve të Bashkuara, e cila i dha fund luftës në Liban, në kohën kur trupat siriane shtriheshin në Liban. Kjo lloj marrëveshjeje u hapi rrugë ndryshimeve kushtetuese dhe vendosi transferimin e disa kompetencave nga Presidenti i vendit në Këshillin e Ministrave që kryesohej nga sunitë si dhe një ndarje të barabartë të pozitave ministrore në mes myslimanëve dhe të krishterëve. Situatë e ngjashme mund të jetë edhe në rastin e Sirisë, ku do të mund të zvogëloheshin kompetencat e autoritetit të Presidentit dhe fuqizimi i Këshillit të Ministrave që kryesohet nga sunitë dhe më pas do të bëhej përndarja e posteve ministrore dhe të administratës publike me një përfaqësim të drejtë të të gjitha segmenteve të shoqërisë. Por, nëse eventualisht nuk arrihet një marrëveshje politike, alternativë tjetër do të ishte lufta civile dhe vendi do të ndahej në zona, ku sunitë do të pozicionoheshin në zonat ku banojnë, alevitë dhe bathistët me disa minoritete, do të vendosen në zonën tjetër me disa pakica të tjera (si të krishterët, druzët, kurdët, ismailitë) do të përbënin zonën tjetër, pra do të kishim një emigrim të këtyre etnive, ashtu siç po ndodh tash në disa lagje të qytetit të Homsit.*

*Fitorja dhe liria e paqedashësve sirianë është shumë afër."Nëse Allahu dëshiron t'ju ndihmojë, s'ka kush që mund t'ju mposhtë, e nëse Ai ju lë pa ndihmë, atëherë kush është ai pos Tij, që do t'ju ndihmojë? Pra vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët". (Ali Imran, 160)*

*Mr. Rexhep Suma*

# Komentimi i kaptinës "El-Mutaffifinë" 4

**Regjistri i të devotshmëve dhe mirësitë e tyre në Xhenet**

**Sabri Bajgora**

كَلَّا إِنَّ كِتَابَ الْأَبْرَارِ لَفِي عِلِّيِّينَ (18) وَمَا أَدْرَاكَ مَا عِلِّيُّونَ (19) كِتَابٌ مَرْقُومٌ (20) يَشْهَدُهُ الْمُقَرَّبُونَ (21) إِنَّ الْأَبْرَارَ لَفِي نَعِيمٍ
(22) عَلَى الْأَرَائِكِ يَنْظُرُونَ (23) تَعْرِفُ فِي وُجُوهِهِمْ نَضْرَةَ النَّعِيمِ (24) يُسْقَوْنَ مِنْ رَحِيقٍ مَخْتُومٍ (25) خِتَامُهُ مِسْكٌ وَفِي ذَلِكَ
فَلْيَتَنَافَسِ الْمُتَنَافِسُونَ (26) وَمِزَاجُهُ مِنْ تَسْنِيمٍ (27) عَيْنًا يَشْرَبُ بِهَا الْمُقَرَّبُونَ (28)

**"Jo, nuk janë të njëjtë! Se libri i të mirëve gjendet në Il-lijjun! E ku e di ti se ç' është Il-lijjun? Është një libër i shkruar (qartë). Të cilin e dëshmojnë engjëjt që janë më të afërmit. E s'ka dyshim se vepërmirët janë në përjetime e kënaqësi (të përhershme në Xhenet). Të mbështetur në kolltukë vështrojnë. Në fytyrat e tyre mund të kuptosh kënaqësinë e përjetimeve. U jepet të pinë pije në enë të mbyllura. Pije që në fund i vjen era myshk! E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën. Dhe përzierja e asaj pijeje është në "tesnim" (uji më i mirë). Krua nga i cili do të pinë më të afërmit e Zotit".**
**(El-Mutaffifinë, 18-28)**

**Koment:**
**18. Jo, nuk janë të njëjtë! Se libri i të mirëve gjendet në Il-lijjun!**

Pas sqarimit të gjendjes së pabesimtarëve, vepërkëqijve dhe sidomos të atyre që masin e peshojnë në mënyrë të shtrembër, duke u hyrë në hak të tjerëve, tash jemi në grupin e ajeteve që flasin për njerëzit e mirë e të devotshëm, të cilët në Ditën e Gjykimit do të jenë në pozita fisnike, të respektuar e të lumtur, për mirësitë dhe nimetet e Allahut ndaj tyre.

Prandaj, edhe ardhja e ajetit në formë kaq të prerë tregon se kurrsesi nuk janë të njëjtë njerëzit e këqij dhe ata të mirët. Përderisa në ajetet paraprake pamë se emrat e pabesimtarëve janë shënuar në mënyrë të përpiktë në një Regjistër dhe ruhen në "Sixh-xhin", në një humnerë të Skëterrës, tash shohim se edhe emrat dhe veprat e të devotshmëve janë shënuar në një Regjistër që ruhet në një vend të lartë në Xhenet, në "Il-lijjun".

Por, për të ditur se çfarë është ky libër, do të duhet t'u qasemi ajeteve në vazhdim...

**19. E ku e di ti se ç'është Ilijun?**
**20. Është një libër i shkruar (qartë).**
**21. Të cilin e dëshmojnë engjëjt që janë më të afërmit.**

Allahu xh.sh. i drejtohet sërish të dërguarit të Tij me fjalët, nëse e di se ç'është "Il-lijjun"? Ç'është realiteti i këtij vendi ku ruhet me kujdes ky Libër fisnik, të cilin në Ditën e Gjykimit, me lejen e Allahut, do ta sjellin engjëjt për ta shfaqur para njerëzve vepërmirë.

Rreth fjalës "Il-lijjun", dijetarët kanë dhënë disa mendime, ndër të cilat do të veçonim këto:

- Ibn Abbasi e kishte pyetur Ka'b el Ahbarin rreth: "Il-lijjun", e ai i qe përgjigjur: "Il-lijjun" është Qielli i shtatë, në të cilin qëndrojnë shpirtrat e besimtarëve.
- Katadeja thotë se "Il-lijjun" është vend i lartë, pikërisht në anën e djathtë të Arshit.
- Disa të tjerë kanë thënë se "Il-lijjun" është tek "Sidretul Munteha" etj..

Sidoqoftë, pavarësisht se ku gjendet ky vend i fisnikëruar i njerëzve vepërmirë, kryesorja është se ky është një vend i lartë e i respektuar në Xhenetet e larta, plot mirësi.[1]

Përshkrimi që këtij Libri i është bërë në këto ajete, për të cilin dëshmojnë edhe engjëjt besnikë, tregon për madhështinë e pozitës së të devotshmëve, për të cilët, pas jetës së kaluar në këtë botë me respektin dhe përulësinë ndaj Krijuesit Fuqiplotë, tash për ta do të vijë koha e prehjes shpirtërore dhe trupore në Xhenetet plot bukuri e hijeshi, të krijuara enkas për këta kalorës të Njëshmërisë...

Ky Libër a regjistër i besimtarëve të devotshëm, që ruhet në një vend të lartë e të respektuar në Xhenet, është Libër nderi, që i ka të shënuar emrat e të gjithë xhenetlinjve. Në të mund të shënohet secili prej atyre që dëshmon me gjithë zemër Njëshmërinë e pastër të besimit, pa e përlyer atë më asnjë shibël të shirkut, dhe ai që ka fatin të skalisë emrin e tij në të, do të shijojë të gjitha nimetet dhe begatitë e Allahut në kopshtet magjepsëse të Xhenetit.

**22. E s'ka dyshim se vepërmirët janë në përjetime e kënaqësi (të përhershme në Xhenet).**

**23. Të mbështetur në kolltukë vështrojnë.**
**24. Në fytyrat e tyre mund të kuptosh kënaqësinë e përjetimeve.**
**25. U jepet të pinë pije në enë të mbyllura.**
**26. Pije që në fund i vjen era myshk! E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën.**
**27. Dhe përzierja e asaj pijeje është në tesnim (uji më i mirë).**
**28. Krua nga i cili do të pinë më të afërmit e Zotit.**

Tash gjendemi në grupin e ajeteve që flasin rreth kënaqësive të vepërmirëve në Xhenet. Ata pushojnë e kënaqen me familjet e tyre nëpër kolltukë të lartë, të qëndisur në ar dhe margaritar. Në fytyrat e tyre mund të vërehet lehtë çiltëria dhe lumturia e tyre shpirtërore teksa përjetojnë kënaqësi pas kënaqësie. Për ta, tash ka përfunduar koha e obligimeve dhe e adhurimeve, dhe ka filluar koha e kënaqësive, të cilat i merituan me përkushtimin e tyre në këtë botë.

Sapo t'i shikosh fytyrat e xhenetlinjve, do të vëresh se ato shkëlqejnë e shndrisin me nurin e papërshkrueshëm të besimit të tyre. Ata këtu përjetojnë kënaqësinë më të madhe, shikimin e Madhërisë së Allahut, kënaqësi pas së cilës çdo gjë tjetër humb kuptimin e saj. Pas shkrirjes në këtë ekstazë kënaqësie, fytyrat e tyre shkrepëtijnë dritë nga përjetimi i kësaj kënaqësie të papërshkrueshme. Për këtë përjetim të kënaqësisë na flasin edhe ajetet 38-39 të kaptinës "Abese": "Atë ditë do të ketë fytyra të shndritura, të buzëqeshura e të gëzuara".

Përreth tyre enden shërbëtorë duke u shërbyer me plot respekt. U japin të pinë ujë nga enë të zbukuruara me margaritarë dhe gurë të tjerë të çmueshëm. Ky ujë ka shijen e nektarit të vulosur të Xhenetit, ujë era e të cilit është myshk aromatik. Prandaj le të garojnë për një shpërblim të tillë të gjithë ata që ende janë në këtë jetë, sepse, vetëm me adhurim të sinqertë, mund ta arrijnë këtë nder dhe privilegj, se, pas vdekjes, më nuk ka mundësi kthimi mbrapa...

Ajeti i 26-të i kësaj sureje: "E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën", sikur u përkujton keqpeshuesve dhe shtrembërmatësve, që të mos garojnë në këtë botë me punë të ndyra e të shëmtuara, po le të garojnë me punë të ndershme e me sinqeritet, i cili të afron drejt dashurisë dhe kënaqësisë së Allahut. Garimi në këtë botë, me shëmtira e gjëra të rreme, devalvon qenien e njeriut, i humb atij fisnikërinë dhe nderin e mëkëmbësisë, ndërkohë që garimi në punë të mira, të cilat shpërblehen në Botën tjetër, e ngrenë njeriun në piedestalin më të lartë të dinjitetit e të krenarisë.

Mbase, për këtë arsye Allahu xh.sh. edhe në suren "Es-Saffat" sjellë një ajet të ngjashëm (ajeti 61), sipas kuptimit: "Për një shpërblim të këtillë le të veprojnë vepruesit."



Transmeton imam Ahmedi nga Ebu Seid el Hudrijj, "merfuan" nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Cilido prej besimtarëve që i shërben vëllait të vet besimtar ujë, për t'ia shuar etjen, Allahu nesër atij do T'ia shuajë etjen me ujë nga nektari i Xhenetit; cilido prej besimtarëve që e ushqen vëllanë e vet besimtar kur ai është i uritur, Allahu nesër do ta ushqejë atë me fruta nga Xheneti, dhe cilido prej besimtarëve që vesh një besimtar të leckosur, që s'ka as rroba për të veshur, Allahu do ta veshë atë me rroba (gjelbërime e stoli) të Xhenetit".[2]

Uji që do ta pinë xhenetlinjtë, buron nga "Tesnimi", një burim i Xhenetit, burim i cili është i dedikuar enkas vetëm për "të afërmit"- "el-mukarrebun". Përzierja e këtij uji është nga nektari i Xhenetit, i cili buron nga lartësitë, dhe është pija me e çmueshme e më fisnike e Xhenetit.

Kur është pyetur Ibn Abbasi rreth këtij ajeti: "Dhe përzierja e asaj pijeje është në tesnim (uji më i mirë).", ka thënë: Ky është nga ato kënaqësitë për të cilat Allahu xh.sh. ka thënë: "Pra, për ata që kanë vepruar, nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e shpirtit), që u është caktuar atyre si shpërblim". - (Es-Sexhde, 17)

Pasi ka cekur pozitën e lartë të të devotshmëve, Allahu i Madhërishëm ka dëftuar për përjetimin e kënaqësive të tyre në gjerësitë e Xhenetit, ndërkohë që kjo mënyrë e përjetimit të këtyre kënaqësive është tri llojesh:

1. Xhenetlinjtë janë të ulur nëpër kolltukë të lartë dhe vështrojnë e sodisin pamje magjepsëse para tyre; sodisin vocërrakët e amshueshëm të Xhenetit teksa u shërbejnë me buzëqeshje,



hanë dhe pinë nga ushqimet e Xhenetit dhe përjetojnë çdo kënaqësi në të. Në lidhje me një nga kënaqësitë e panumërta të Xhenetit, i dërguari i Allahut ka thënë: "Kur besimtari hedh shikimin përpara, me këtë shikim i përthekon përnjëherësh të gjitha mirësitë që ia ka dhuruar Allahu. Më e pakta (mirësi) që i jepet njeriut (besimtarit), është që vështrimi i tij përthekon sa tërë pamja e kësaj bote me gjerësinë e saj".[3]

2. Fytyrat e tyre shkëlqejnë e rrezatojnë nga drita-nuri, sepse nuk ka kënaqësi më të madhe sesa të shikosh Madhërinë e Allahut. Kjo është pika më kulmore e kënaqësisë që mund të përjetojë një krijesë.

3. Atyre u shërbehet pija "rehikul mahtum" – që nënkupton një pije të veçantë të pastër dhe jodehëse, për të cilën Allahu xh.sh. thotë: "Prej asaj nuk ka dhembje koke, dhe as që do të dehen prej saj". – (Es-Saffat, 47), dhe

"Prej së cilës pije (verë) as nuk u dhemb koka, as nuk dehen". – (El-Vakiatu, 19)

Pija "rehikul mahtum" ka katër cilësi:

- Është pije e mbrojtur dhe e ruajtur, në shenjë respekti e fisnikërie.

- Në përfundim të pirjes së saj, vjen era e myshkut, e cila të lë një shije të këndshme e të parezistueshme, saqë të dëshirosh të pish sërish prej saj.

- Kjo pije është objekt gare dhe konkurrimi në mes njerëzve, se cili prej tyre do ta arrijë këtë nder, që të jetë prej konsumuesve të saj. Por një nder i tillë arrihet vetëm me përulësinë dhe adhurimin e Allahut xh.sh. në jetën e kësaj bote...

- Përzierja e kësaj pijeje "rehikul mahtum" është nga "Tesnimi", që është një lumë që buron nga lartësitë e Xhenetit, dhe është një pije që është më e ndershmja dhe më e vlefshmja prej pijeve të Xhenetit.

Në lidhje me këtë, Abdullah ibn Mes'udi thotë: "Et-Tesnim" është një krua që buron në Xhenet, nga ujët e të cilit do të pinë "të afërmit"-"el-mukarrebun", pa e përzier me asgjë tjetër, ndërsa nga ky burim "ashabul jemin" i përziejnë gotat me ujin tjetër dhe parfumosen".

Mbase për këtë arsye Allahu xh.sh. në ajetin vijues ka thënë: "Krua nga i cili do të pinë më të afërmit e Zotit", që do të thotë se nga ky krua do të pinë banorët e Xhenetit "Adn", banorët e të cilit janë banorët më të ndershëm dhe më me vlerë të Xhenetit.

Nga krahasimet që mund t'u bëjmë ajeteve kuranore në suren "El-Vakiatu", Allahu xh.sh. i ka ndarë njerëzit në tri grupe: "El-Mukarrebun", "As'habul jemin" dhe "As'habu-sh-shimal". Kur flet në suren "El-Vakiatu" rreth shpërblimeve të "As'habul jemin", Allahu flet se pija e tyre buron nga një krua, nga i cili pinë së pari të afërmit-"el-mukarrebun". Nga kjo argumentohet se lumenjtë dhe burimet, nga të cilat pinë "el-mukarrebun", siç është "Tesnimi", janë më të vlefshme, sesa të tjerat, prandaj edhe "el-mukarrebun" janë pa dyshim njerëzit më të vlefshëm të Xhenetit.[4]

**Porosia e këtyre ajeteve (18-28)**

- Fletët e veprave të të devotshmëve janë të ruajtura e të shënuara në një Libër fisnik, të radhitur e të shkruar qartë, i cili gjendet në një vend të lartë të Xhenetit, "Il-lijjun". Ky Libër dallohet me shenja të veçanta, ndërsa për të dëshmojnë engjëjt më të afërt të Allahut. Ky Libër është i kundërt me Librin e mëkatarëve – "Sixh-xhin".

- Gjatë krahasimit në mes këtyre dy Librave, shohim se Librin e të devotshmëve, që gjendet në "Il-lijun" - e karakterizojnë lartësia, gjerësia, drita, pastërtia dhe lumturia, kurse Librin e mëkatarëve dhe pabesimtarëve, që gjendet në fund të Skëterrës "Sixh-xhin", e karakterizojnë nënçmimi, përbuzja, ngushtimi, errësira dhe vuajtja.

- Banorët e Xhenetit do të jenë në kënaqësitë e përjetshme të Xhenetit, në gjerësitë e të cilit do të shijojnë e përjetojnë gjërat më të këndshme e më madhështore. Ndër këto kënaqësi do të jetë, pa dyshim, edhe të parët e Madhërisë së Allahut.

- Në Xhenet njerëzit më të afërt – el-mukarrebun" do të pinë ujë nga kroi "Tesnim", i cili është uji më i vlefshëm dhe më i mirë, sepse buron nga lartësitë e Xhenetit. Shija e këtij uji është nektar i vulosur, i cili nuk i ngjason shijes së asnjë pijeje tjetër të kësaj bote.(vijon)

(1) Abdulhamid Kishk "Fi Rihabi-t-Tefsiri", vëll. 30 f. 7923 (2) Po aty, vëll. 30, f. 7924 (3) Imam Maturidiu "Te'vilatu ehli-s-Sunneti", redaktuar nga Dr. Mexhdi Basel-lum, vëll. 10. f. 466, Bejrut, 2005 (4) Fahru Rraziu "Mefatihul Gajb", vëll. 30, f. 100

# Nga fshehtësitë e Kur'anit

**Dr. Zaglul Nexhar**

**Mos u martoni me idhujtare deri që ato të besojnë (Zotin)! (El-Bekare, 221)**

Ku tekst kuranor, që ka ardhur në pjesën e fundit të sures El-Bekare dhe perqëndrohet në një pjesë të mrekullisë legjislative për ndalimin e martesës së myslimanëve me idhujtare, si dhe për ndalimin e martesës së myslimaneve me idhujtarë, ashtu siç e përcakton ky ajet i bekuar. Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë thotë:

"Mos u martoni me paganet, gjersa të bëhen besimtare. Skllavja besimtare është më e mirë se pagania, edhe nëse kjo e fundit mund t'ju pëlqejë. Mos i martoni myslimanet me paganë, gjersa ata të bëhen besimtarë. Skllavi besimtar është më i mirë se pagani, edhe nëse ky i fundit mund t'ju pëlqejë. Ata ju thërrasin në Zjarr, kurse Allahu, me mirësinë e Tij, ju thërret në Xhenet e falje (të gjynaheve). Ai ua shpjegon njerëzve Shpalljet e Veta, që të mendojnë". (El Bekare, 22) Në këtë ajet kuranor, Allahu xh.sh. i urdhëron të gjithë meshkujt myslimanë që të mos martohen me idhujtare derisa të besojnë Zotin, Që është i Vetëm, i pashoq, Që nuk i ngjason asgjë, i padiskutueshëm e pa fëmijë dhe dinjitoz nga çdo përshkrim që i bëhet madhërisë së Tij, dhe të besojë melaiket e tij, Librat e tij, pejgamberët e Tij, Ditën e Gjykimit e kadanë e kaderin. Këto janë shtyllat e besimit. Ajeti kur'anor konfirmon se për çdo mysliman martesa e tij me një robëreshë besimtare (skllavja në pronësinë e tij), është më mirë se martesa me një të lirë idhujtare, pavarësisht nga bukuria, pasuria e pushteti i saj, si dhe nga tundime të tjera, që mund të shtyjnë drejt martesës me të. Për këtë, Muhamedi a.s. thotë: "Mos u martoni me gratë për bukurinë e tyre, sepse ndoshta bukuria e tyre i shkatërron ato. Mos u martoni me to për shkak të pasurisë së tyre, sepse pasuria mund t'i bëjë kryelarta.

Martohuni me ato që janë me fe , qoftë të jenë edhe robëresha të zeza e shterpa, por janë fetare, kjo është më mirë për ju''. (Ibnu Maxhe)."Vajza merret për grua për katër gjëra: për pasurinë e saj, trashëgiminë e saj, për bukurinë dhe për fenë e saj, zgjidhe atë që është me fe". (Buhariu dhe Muslimi)."Dynjaja është kënaqësi,dhe kënaqësia më e mirë është një grua e devotshme". (Muslimi)."Në qoftë se ju propozon ndonjëri me fe dhe moral martohuni me të, e në qoftë se nuk pranoni, do të jetë fitne në tokë dhe shkatërrim i madh''. (Ibnu Maxhe).

Në anën tjetër, Allahu i Madhërishëm urdhëron të gjithë myslimanët që në asnjë mënyrë të mos i japin për idhujtarët vajzat gratë/ e tyre besimtare derisa këta idhujtarë të mos besojnë në Allahun e Madhërishëm, një Zot të Vetëm, të pashoq, Që nuk i përngjet askujt, Që nuk ka lindur prej askujt dhe është i pastër prej të gjitha cilësive të krijesave të Tij. Të besojnë në melaqet e Tij, në librat e në pejgamberët e Tij, në Ditën e Gjykimit, në kaderin si dhe në hajrin e sherrin. Ajeti kuranor vërteton që martesa e myslimanes me myslimanin është më e mirë për të se martesa e saj me jomyslimanin, pavarësisht nga pasuria e jomyslimanit, nga autoriteti dhe nga pozita e tij. Dhe kjo nuk ka të bëjë me kurrfarë fanatizmi fetar, sepse Islami përkrah dhe vërteton vëllazërinë në mes të njerëzve, të cilët e kanë prejardhjen nga një baba (Ademi) dhe një nënë (Havaja), por urtësia nga ky legjislacion është se lidhja martesore është lidhja më e thellë në mes një mashkulli e një femre, sepse ajo mbështetet në ngritjen e shtyllës më të fortë dhe më të gjatë kohore, që është shtylla e besimit të vërtetë në Zotin e Lartësuar , dhe bazohet në kuptimin e njeriut

për misionin e tij në jetën e kësaj bote: adhurues i Zotit, adhurim vetëm të Tij, ashtu siç ka urdhëruar Ai: Duke lënë zëvendës të Tij në Tokë, kërkoi që mbizotërimi të jetë në nivelin e duhur, duke e rinovuar tokën dhe duke e zbatuar ligjin e Zotit dhe drejtësinë e Tij në të gjithë meridianët e saj. Kjo fillon pikërisht nga familja, sepse ajo është baza e shoqërisë. Në qoftë se riparohet ajo, riparohet i tërë populli, dhe, nëse prishet familja atëherë shkatërrohet e tërë shoqëria. Sistemi i shoqërisë në Islam është bazuar në sistemin i familjes. Për këtë arsye, ai i konsideron të ndaluara çfarëdo marrëdhëniesh në mënyrë të prerë në mes dy gjinive, jashtë kësaj kornize.

Familja përmbush të gjitha nevojat e natyrës së njeriut, sepse ajo i mbledh dhe i bën një nën hijen e saj zemrat e mendjet dhe prodhon kuptimet e ndjenjat. Dhe, në qoftë se familja nuk ndriçohet në bazën e fesë korrekte, ky bashkim nuk ka mundësi të realizohet. Sepse jeta me natyrën e saj është e mbushur me sprova e me vështirësi dhe, në qoftë se nuk përballohen ato me fenë korrekte , kjo marrëdhënie martesore shkatërrohet shumë shpejt nën presionet e problemeve. Dhe ky shkatërrim është nga pasojat që nuk i di askush tjetër përveç Zotit. Dhe nga kjo përgjigje e shpejtë, stuhia e kaluar përballë syve të shejtanit, nuk mund të jetë e justifikuar për një lidhje martesore edhe pse ndryshon feja në mes bashkëshortëve, sado që të jenë tundimet për ta realizuar atë. Përvojat e mëhershme që të gjitha, vërtetojnë pashmangshmërinë e rënies së këtyre marrëdhënieve, pa marrë parasysh se sa të motivuar do të jenë për të qenë tërheqëse, të arritshme dhe të mundshme, në vendin e parë. Në qoftë se nuk është në fenë e burrit të saj, gruaja mundohet ta ndryshojë shtëpinë e saj sipas mendimit të saj, dhe këto mendime ndikojnë në mendjen dhe në zemrat e fëmijëve të saj, gjë që familjen e çon në shkëputje nga besimi, adhurimi dhe sjelljet. Gjatë rritjes së fëmijëve, mund të ndodhin këso gjërash: kur të rriten dhe fillojnë të kuptojnë, ata ndryshojnë sjelljet e tyre, fenë e tyre e adhurimin e tyre dhe, për këtë arsye, Zoti në ajetin kuranor ka thënë: (Shih: El-Bekare, 221).

Miqësia e jobesimtarëve myslimanët i çon në zjarr. Qëndrimi tek Urdhrat e Zotit: "Ndalimi i martesës me jobesimtarët" myslimanët i çon tek Xheneti i Zotit dhe falja e Tij. Zoti i Lartësuar i qartëson arsyet e çështjeve të Tij për njerëzit, që të zgjohen nga rrënojat e pretendimet materiale dhe të bëjnë dallimin në mes të së mirës dhe të keqes dhe të asaj që u nevojitet në këtë dynja e në dynjanë tjetër dhe se ç'u bën dëm atyre. Zoti thotë të vërtetën dhe udhëzon për shpëtim. Zoti i Lartësuar ka thënë:" Mos u martoni me paganet, gjersa të bëhen besimtare. Skllavja besimtare është më e mirë se pagania, edhe nëse kjo e fundit mund t'ju pëlqejë ", që do të thotë : Mos lidhni martesë me jobesimtaret derisa të besojnë një besim të sinqertë dhe të rregullt.

Qëllimi i kurorëzimit është akt martesor. Zoti i Lartësuar ka thënë në ajetin kuranor:

"Mos i martoni myslimanet me paganë, gjersa ata të bëhen besimtarë. Skllavi besimtar është më i mirë se pagani, edhe nëse ky i fundit mund t'ju pëlqejë ".

Kjo vërteton ndalimin e martesës së myslimanes me jobesimtarin, çfarëdo qofshin presionet, prandaj nuk duhet të bëni atë mëkat. Shkaku i ndalesës së kurorëzimit me jobesimtar nga një besimtare është, sepse burri është i pari i shtëpisë në familje, dhe në qoftë se burri jobesimtar mund të përdorë fuqinë për ta fshehur fenë e gruas së tij besimtare ose për ta torturuar atë për shkak të fesë së saj dhe ia ndalon t'i praktikojë adhurimet e saj, ose e detyron ta lërë fenë e saj plotësisht e ta kthejë në fenë e tij, kështu e shkatërron plotësisht besimtaren në dynjanë dhe në Ahiretin e saj. Sidomos për shkak se myslimania beson tek gjithë profetët e Zotit dhe të dërguarit e tij dhe librat e tij, pa asnjë dallim, e kjo jobesimtari nuk i intereson fare, e fëmijët e ndjekin zakonisht babain sa do që të jetë bindje e kotë e shkatërron babain e tyre jetën e tyre plotësisht në këtë dynja dhe në ahiret. Zoti i Lartësuar në Kur'an thotë: "Ata ju thërrasin në zjarr, kurse Allahu, me mirësinë e Tij, ju thërret në xhenet e falje (të gjynaheve). Ai u shpjegon njerëzve shpalljet e Veta, që të mendojnë ata ". Është e ditur se falja i prin adhuruesit për të hyr në Xhenet, po në këtë ajet është përdorur fjala "xhenet" para fjalës "falje", që të përballohet me fjalën "zjarr", për të plotësuar kuptimin, qëllimin dhe të dallohet me lejen e Zotit.

Teksti kuranor vërteton që mosbesimi shpie në zjarr. Allahu xh. Sh. në ajetin vijues ka thënë: (Shih:En- Nisa, 48).

Urtësinë e këtij legjislacioni hyjnor e madhështor, e shohim sot në kohën që po jetojmë, e cila e bën të lehtë lidhjen e myslimanit me jomyslimane dhe të myslimanes me jomysliman përmes telefonit, celularit, internetit, "facebook", në udhëtime jashtë ose në qëndrimin në vende të jomyslimanëve. Këtu shejtani mund t'ua përshkruajë mundësinë e jetesës të dy palëve në lidhjen martesore, me gjithë ndryshimet që kanë në mes tyre në aspektin e fesë dhe të adhurimit. Mund të përpiqen të dy palët për të detyruar vetën e tyre për të jetuar me këto dallime për një kohë të caktuar. Pas një kohe qetësohen ndjenjat e infektuara dhe bashkëshortët fillojnë përballimin e shpenzimeve të jetesës së vështirë. Fillon përplasja e pashmangshme me vështirësitë, të cilat të dy palët i konsideronin të lehta nën presionin e ndjenjave të dashurisë së verbër, e cila i çoi ata në lidhje martesore, edhe pse i dinin ndryshimet e thella, që i ndanin ata për shkak të fesë, adhurimeve, moralit dhe sjelljeve, si dhe për sa u përket ushqimeve, pijeve dhe zakoneve.

Me fillimin e prishjes së marrëdhënieve familjare, prishen shpejt ëndrrat që kishin imagjinuar dhe planifikimet që kishin bërë për të ardhmen. Shumë shpejt këto marrëdhënie të ndaluara, ballafaqohen me një tragjedi vrasëse. Zakonisht, të shumtën, viktimë është gruaja, sepse tek ajo pasioni i prin mendjes. Fillojnë vuajtjet deri në fund të jetës në këtë dynja. Vetëm Allahu i Madhërishëm e di se cili do




të jetë fati i tyre në Botën tjetër, nëse nuk do të kenë pasuar pendimi dhe kthimi tek Allahu xh.sh. pas vendimit që ishte marrë pa menduar fare. Tragjedia do të jetë edhe më e madhe, nëse kjo lidhje e ndaluar rezulton me martesë, e atëherë fëmijët do të jenë të humbur në mënyrë të pashmangshme për shkak të ndarjes së prindërve të tyre. Ata do të vuajnë nga pasojat e përçarjes psikologjike, fetare, intelektuale dhe sjelljes së prindërve dhe këto do t'i shoqërojnë gjatë tërë jetës së tyre, një gjendje që mund të jetë shkak për shkatërrimin e tyre të tërësishëm në këtë botë dhe në Botën tjetër. Këtë nuk e them pa fakte, veçse për këtë më kanë kontaktuar me dhjetëra të rinj myslimanë që u ka ndodhur të jenë njohur me gjysmën tjetër me jomyslimane, përmes bisedave telefonike ose internetit.

Më pyesnin për vazhdimin e kësaj lidhjeje që të çon në martesë. Gjithmonë i këshilloja të hiqnin dorë prej iluzioneve të tilla të humbura që shpien në humbje. Disa prej tyre u bindeshin këshillave të mia, kurse disa të tjerë i tërhiqte dashuria e verbër dhe realizonin martesën, e cila u shkatërrohej shumë shpejt dhe vinin tek unë duke qarë për fatin e tyre të keq. Në anën tjetër, më kanë ardhur një numër myslimanesh, të cilat ishin njohur me djem jomyslimanë nëpërmes internetit, në ekskursione ose gjatë qëndrimit jashtë. Djemtë ishin paraqitur sikur kishin pranuar fenë Islame me qëllim që të plotësohej martesa, e cila do të shembej shumë shpejt. Në të tilla raste viktima e parë është femra e shkretë, për të cilën e thamë që pasioni është më i fuqishëm se mendja, dhe pasardhësit e pafajshëm, të cilët kanë ardhur si rezultat i këtyre marrëdhënieve, për të cilat Kur'ani ka paralajmëruar se mund të sjellin rreziqe të tilla. Kur'ani i madhërishëm ka vendosur rregulla morale, të cilat e ruajnë rininë nga këto probleme. Këtu qartësohet mrekullia e legjislativit në këtë ajet të Kuranit, dhe shpresojmë që rinia myslimane ta përsërisë leximin e këtij ajeti dhe të marrin shembull në të.

Allahu thotë të vërtetën dhe udhëzon në rrugë të drejtë. Falënderimi i takon Zotit, Zoti i botëve dhe selami qoftë për Profetin tonë Muhamedin a.s. dhe për familjen e tij, shokët e tij dhe për ata që kanë ndjekur rrugën e Tij deri në Ditën e Kiametit.

Përktheu nga arabishtja: Desara Vathaj, Marrë nga gazeta "El-Ahram", Kajro, 15.06..2011

# Rreth akuzës mbi metodologjinë e haditheve në vlerësimin e përgjithshëm të ashabëve (3)

**Dr. Musa Vila**

**Nuk lejohet kurrsesi asfar akuze për kriterin fetar të ashabëve në përgjithësi, pa marrë parasysh se në Kur'an ekziston kaptina El- Munafikun- hipokritët, dhe disa ajete që flasin për mynafikët.**

Kundërshtarët e Synetit thanë: Pse pretendoni dhe thoni se ashabët kanë kriteri të lartë fetar, kurse prej tyre ka të atillë që kanë shpifur ndaj nënës së besimtarëve - Aishes r.a.. Shpifësi me tekst të Kur'anit, konsiderohet mëkatar i madh nëse nuk i sjell katër dëshmitarë. Pra, ai që shpif, konsiderohet mëkatar dhe atij i mohohet kriteri fetar dhe, duke u bazuar në këtë, ne nuk mund të themi se ashabët në tërësi kanë kriter fetar. Kundërpërgjigjja ndaj tyre është sa vijon:

Për sa u përket shpifësve, Allahu xh.sh. e thotë më së miri në suren (En-Nur, 4-5)

Në këtë ajet të Kur'anit parashihen tri dispozita për shpifësin, nëse ai nuk sjell katër dëshmitarë: rrihet me tetëdhjetë të rëna dhe të mos pranohet dëshmia e tij.

Të konsiderohet mëkatar dhe të tërhiqet nga ai (vlerësimi) kriteri fetar.[21] Pastaj ajeti kuranor vazhdon me këto fjalë: "Përveç atyre që më vonë pendohen dhe përmirësohen". (En-Nur,5). Sa i përket pjesëzës përjashtuese përveçse të ajetit kuranor, dijetarët nuk janë në ujdi nëse kjo pjesëz ka të bëjë vetëm me fjalinë e fundit, e me këtë të pranohet vetëm pendimi i veprimit si mëkatar, kurse çështja e mospranimit të dëshmisë të mbetet e tillë edhe nëse pendohet, apo kjo pjesëz përjashtuese ka të bëjë me të dy fjalitë - të dytën dhe të tretën.

Për sa i përket rrahjes me tetëdhjetë të rëna, kjo konsiderohet çështje e përfunduar, pavarësisht nëse pendohet apo e pranon. Për pranimin e dëshmisë Imam Maliku, Shafiu e Ahmedi kanë thënë: Nëse ai pendohet, dëshmia e tij pranohet dhe tërhiqet vendimi se ai është mëkatar. Të këtij mendimi janë edhe Seid bin El Musejeb dhe një grup nga selefët. Imam Ebu Hanife ka thënë: Pjesëza përjashtuese ka të bëjë vetëm me fjalinë e fundit, e me këtë i pranohet vetëm pendimi i veprimit si mëkatar, kurse dëshmia e tij nuk pranohet. Të këtij mendimi janë edhe Shurejhi, Ibrahim En-Nehaij, Ibn Xhubejri, Mekhuli, Abdurrahman bin Zejdi. Esh-shuubiu dhe Ed-dahaku kanë thënë: Dëshmia e tij nuk pranohet edhe nëse pendohet, përveç nëse ai vetë e pranon dhe thotë se ka shpifur, - atëherë dëshmia e tij pranohet.[22] Pra, pjesa dërrmuese e fukahave të Ymetit kanë rënë në ujdi për pranimin e dëshmisë së shpifësit pasi të pendohet. Po ashtu veprimi i hadithologëve tregon se dëshmia e shpifësit pranohet pas pendimit, ngase ata i pranuan transmetimet e Hasan bin Thabit-it [23] dhe të Himne bint Xhahshit, duke i radhitur në koleksionet e tyre. Duke përkrahur këtë mendim, vlen të ceket edhe qëndrimi i Omerit r.a., i cili, kur e kundërshtoi Hasan bin Thabitin për recitime të poezisë në xhami, ai (Hasani) tha: "Unë kam recituar poezi edhe kur ka qenë i pranishëm Ai që ka qenë më i mirë se ti". Omeri heshti. Ndonjëri nga kundërshtarët e Synetit mund të pyesë: Si e vërteton ti se ata (shpifësit) janë penduar? Atyre u përgjigjemi me këto fjalë: Kush nuk është penduar prej atyre që kanë marrë pjesë në shpifje ndaj Ajshes r.a., - konsiderohet jashtë Islamit. Kjo, sepse pastërtia dhe pafajësia e saj kanë ardhur nga Allahu xh.sh., i Cili është i Gjithëdijshëm dhe Informues për çdo gjë. E kush e mendon të kundërtën, ai ka dyshuar në Kur'an. Zoti na ruajtë prej tyre!

**Nuk lejohet që ashabët të krahasohen me të tjerët, dhe anasjelltas**

Mohimi i kriterit fetar të ashabëve përmes hadithit të kroit të ujit në botën tjetër, duke i përjashtuar disa njerëz nga ai, si dhe të kuptuarit e hadithit: "Transmetohet nga Ibn Abbasi r.a., i cili ka thënë: I dërguari i Allahut a.s., duke na këshilluar, tha: "O njerëz, ju vërtet do të tuboheni tek Allahu i Madhërishëm të zbathur, të zhveshur dhe të plotë në trup (në krijim) " e pastaj lexoi: "Ashtu siç ju kemi krijuar herën e parë, do të përsërisim atë (krijim). Ky është premtimi Ynë, ne me të vërtetë do ta bëjmë këtë".(El Enbija, 104). Pastaj tha: "Njeriu i parë që do të vishet Ditën e Gjykimit, është Ibrahimi a.s., atëherë do të sillen disa njerëz të Ymetit tim, e do të dërgohen në anën e majtë, dhe unë do të them: "O Krijuesi im, këta janë shokët e mi"! Pastaj do të më thuhet: "Ata vazhdimisht kanë dezertuar (janë bërë renegatë) qysh se je ndarë ti prej tyre". Kurse unë do të them siç ka thënë robi i mirë, Isa bin Merjeme: "Kam qenë dëshmitar derisa isha në mesin e tyre, e, pasi më more, Ti ishe mbikëqyrës i tyre! Dhe Ti je dëshmitar i çdo sendi. Nëse i dënon, i dënon robërit e Tu, e nëse ua fal, me të vërtetë Ti je i Gjithëfuqishmi , i Urti".(El Maide, 117-118[24] Muhamed bin Jusuf el Ferberij ka thënë: "Ata ishin renegatët që kanë dezertuar në kohën e Ebu Bekrit. E këta i ka luftuar Ebu Bekri r.a.."[25]

"Transmetohet nga Enesi r.a. se Pejgamberi a.s., ka thënë: Do të vijnë pas meje tek burimi njerëz nga ashabët e mi, e kur t'i njoh, ata do të rrëqethen prej meje. E unë do të them: Ku m'i latë ashabët e mi? Atëherë thotë: Ti nuk e di ç'kanë bërë (shpikur) pas teje".[26] "Gjithsesi disa njerëz do të largohen nga burimi i ujit tim, ashtu siç largohet deveja e humbur . Unë i thërras ata që të urdhërojnë (tek burimi), atëherë do të më thuhet: Vërtet ata pas teje kanë bërë ndryshime. E unë do të them: Futini në dënim, futini në dënim (me zjarr)". Transmetohet nga Ebu Hurejra, i cili ishte duke treguar se vërtet Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Ditën e Kiametit një grup nga ashabët e mi vijnë pas meje, pastaj ata largohen nga burimi. E unë do të them: O Zoti im, ata janë ashabët e mi. E ai thotë: Vërtet ti nuk e di se ç'kanë bërë (shpikur) pas teje. Vërtet ata kanë dezertuar duke u kthyer". S'ka dyshim, këto hadithe janë të vërteta. Por, largimi i disa njerëzve nga burimi i ujit ka të bëjë me ata që kanë dezertuar nga Islami pas vdekjes së Pejgamberit a.s.. Një gjë e tillë është vërtetuar qartazi në shumë transmetime, disa prej të cilave i kemi theksuar më sipër. Kështu i kanë kuptuar dijetarët e këtij Ymeti këto hadithe, nga të cilët më parë theksuam edhe vendimin e El Ferberij-it. Dijetarët e terminologjisë së hadithit kanë konsideruar përkufizimin e fjalës ashab. Ibn Haxheri lidhur me këtë ka thënë: "Ashabi është ai që e ka takuar Pejgamberin a.s., besimtar dhe



ka vdekur në fenë islame". Ajo që është e vërtetë (në këtë përkufizim) është se ashab është ai, nëse një herë ka dezertuar dhe është kthye prapë". Për këtë është mbështetur në dezertimin e El Esh'ath bin Kajsit, i cili pastaj ishte kthyer në Islam në kohën e Ebu Bekrit, i cili kishte pranuar kthimin e tij. Pra, kërcënimet e theksuara në hadith, kanë të bëjnë me personin i cili vdes renegat, po në kohën e Pejgamberit a.s. kishte pranuar Islamin dhe ishte nderuar me epitetin ashab. Bazuar në këtë, nuk lejohet akuza e kriterit fetar të ashabëve, të cilët vdiqën në fenë islame, dhe as dyshime në moralin , vlerësimin, drejtësinë dhe në epitetin ashabë të tyre (ashabillëkun e tyre). Si do ta konfirmonte Islamin e tij një njeri, nëse dyshon në Islamin e ashabëve, të cilët të lirë dhe të shtrenjtën e flijuan në rrugën e kësaj feje?! Pas tërë këtyre, në anën tjetër, themi se vendimi në Islam mbështetet në anën e jashtme. Këtë e tregon edhe vërejtja, kërcënimi që vinte nga Pejgamberi a.s., duke i përshkruar në fjalën e tij: Një grup nga ashabët e mi, njerëz nga ashabët e mi. Pejgamberi a.s.i kishte quajtur ashabë duke u mbështetur nga ana e jashtme. E, nëse Pejgamberi a.s. kishte gjykuar nga ana e jashtme dhe jo nga ana e brendshme, atëherë edhe hadithologët ashabët në përgjithësi nuk i kanë kritikuar sepse kësodore ata ndjekin rrugën (Synetin) e Pejgamberit a.s..

**Përfundim:**

Nuk lejohet kurrsesi asfar akuze për kriterin fetar të ashabëve në përgjithësi, pa marrë parasysh se në Kur'an ekziston kaptina El-Munafikun- hipokritët, dhe disa ajete që flasin për mynafikët, sepse në vetë Kur'anin, ka shumë ajete që flasin për vlerën, lëvdatën dhe meritat e ashabëve. Është e pamundshme dhe joreale që ashabët të trajtohen në lagjen e mynafikëve.

*(vijon)*

# Sa'd ibnu Ebi Vekkasi r.a.

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Sipas fjalëve të fundit të Umerit r.a., kuptohet se ai dëshironte ta zgjidhte Sa'd ibn Ebi Vakkasin për halif të ardhshëm të myslimanëve. Ai, duke u këshilluar dhe duke u dhënë rekomandime ashabëve të tij, kishte thënë: "Nëse e zgjidhni Sa'din për halif, kjo është mirë, e nëse zgjidhni ndonjë tjetër, atëherë atë le ta ndihmojë Sa'di".**

All-llahu xh.sh. në Kur`anin famëlartë thotë: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë All-llahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurfarë ndryshimi". (El Ahzab, 23)

Ndërsa Pejgamberi a.s., në hadithin e transmetuar nga Buhariu, Muslimi dhe Ahmedi ka thënë: "Më të mirët njerëz janë gjenerata ime (ashabët) pastaj ajo gjenerata që vjen pas gjeneratës sime (tabiinët), e pastaj ajo që vjen pas tyre (tabi- tabiinët). Më pas do të vijnë njerëz që do të dëshmojnë, por që në dëshminë e tyre nuk mbështeten njerëz që do të anojnë nga mashtrimi dhe do të jenë të pabesueshëm, që premtojnë, por nuk plotësojnë dhe në mesin e tyre do të paraqitet majmëria (barku i madh-trashësia)".[1]

Nuk ka dilemë se shokët e Pejgamberit a.s. ndërtuan një metodologji të pasur për brezat që erdhën më vonë. Pejgamberi a.s. i përshkruante ata me fjalët: "Shokët e mi janë si yjet në qiell. Me cilindo që të orientoheni, do të udhëzoheni".

Në këtë shkrim do të trajtojmë jetëshkrimin dhe biografinë e Sa'd ibnu Ebi Vekkasit. Nëse do të studionim jetëshkrimin e tij në aspektin politik, do të kuptonim se ai ishte nga politikanët e shquar. Nëse do ta studionim nga aspekti ushtarak, do të zbulonim se ai ishte ushtar trim dhe ekspert i luftës. Ndërkaq, në aspektin shoqëror, edukativ dhe familjar, Sa'd ibnu Ebi Vakkasi ishte njëri ndër edukatorët më të mirë dhe model për t'u ndjekur nga të tjerët.

Sa'd ibnu Ebi Vakkasi ishte daja i Pejgamberit a.s. (vëllai i nënës së të Dërguarit a.s.). Gjyshi i tij ishte Uhejb ibn Menafi, xhaxhai i Emines, nënës së të Dërguarit a.s.. Sa'd ibnu Ebi Vakkasi e kishte pranuar Islamin kur ishte 17 vjeç. Kur fliste për kalimin në Islam, Sa'di për vetveten thoshte: "Më kujtohet dita kur isha i treti në Islam" pra , ky ishte personi i tretë që kishte pranuar Islamin, por kjo në fillim mbahej e fshehtë. Burimet dhe literaturat historike e biografike tregojnë se arsyeja e kalimit të Sa'dit në Islam ishte kalimi në Islam i Ebu Bekrit, i cili pastaj e kishte bindur edhe Sa'din. Në këtë grup ishin edhe Uthman ibn Afani, Zubejr ibn Avami, Abdurrahman ibn Aufi dhe Talha ibn Ubejdullahu. Kuptohet që është fjala për kohën kur u publikua Islami në mënyrë të hapur.[2]

Sa'd ibnu Ebi Vakkasi kishte shumë virtyte bujare, për shkak të të cilave mund të ishte krenar. Mirëpo, ai nuk qe kurrë mendjemadh e as që ishte lavdëruar ndonjëherë për këto cilësi. Ai kishte përmendur vetëm dy veprime të veta. E para, se ishte i pari që kishte hedhur shtizë në rrugë të Allahut dhe i pari që ishte qëlluar. E dyta, se ishte i vetmi për të cilin Pejgamberi a.s. i ka bërë dorzanë prindërit e tij. Kjo kishte ndodhur në ditën e betejës së Uhudit, kur i Dërguari a.s. i tha: "Gjuaj, o Sa'd. Për ty i jap babën dhe nënën time"![3]

Është e vërtetë se Sa'di i përmendte përherë me krenari këto dy mirësi: Ai gjithmonë, duke falënderuar All-llahun xh.sh., thoshte: "Pasha All-llahun, unë jam i pari që kam gjuajtur shtizë në rrugën e Allahut"!.[4] Në një rast, kur Umeri r.a. i ftoi myslimanët që të këshilloheshin për të zgjedhur një njeri që do t'i printe ushtrisë për t'u përleshur me persianët, ata të gjithë njëzëri e pranuan propozimin e Abdurrahman ibn Aufit.

Kur Umeri r.a. i pyeti ashabët: "Cilin mendoni se është më së miri ta dërgoj në Irak"? - të gjithë u thelluan në mendime dhe asnjëri nuk fliste. Atëherë Abdurrahman ibn Aufi tha: "E di unë". Umeri e pyeti: "Cili është ai"? Abdurrahmani iu përgjigj: "Kthetra e luanit: Sa'd ibnu Malik ez-zuhri"! Atëherë myslimanët e pranuan këtë propozim. Umeri r.a. i dërgoi njerëzit te Sa'd ibn Malik ez-Zuhriu, i njohur si Sa'd ibnu Ebi Vekkas, të cilin e emëroi administrues të Irakut dhe komandant të ushtrisë.

Në fakt edhe Pejgamberi a.s. e donte shumë Kthetrën e luanit (Sa'd ibn Ebi Vakkasin). Sa herë që lëvizte ai, derisa ishte me ashabët, Pejgamberi a.s. e përshëndeste me kureshtje dhe thoshte: "Ai është vëllai i nënës sime". Nëse ndonjëri prej nesh ka një mik, një shok ose të afërt me autoritet dhe shembull për të tjerët, atëherë ai ndihet krenar për këtë. Kjo tregon se njeriu përpiqet dhe dëshiron të identifikohet me fisnikët dhe njerëzit e sferës së lartë. Kushdo prej nesh që kontribuon për të mirë në shoqëri dhe në shërbim të saj, fëmijët e tij dhe e gjithë shoqëria do të identifikohen me të dhe do ta kujtojnë gjithmonë.

Sa'd ibn Ebi Vekkasi konsiderohet prej kalorësve më trima në mesin e arabëve dhe myslimanëve. Ai posedonte dy gjëra në luftë: shtizën dhe lutjen, sa herë që gjuante kundërshtarin, e qëllonte. Çdoherë që E luste Allahun, Ai i përgjigjej. Ai dhe ashabët besonin gjithmonë se kjo çështje ishte kështu, për arsye të lutjes së të Dërguarit a.s., për të. Një ditë, kur Pejgamberi a.s. e kishte parë si vepronte diçka me se ai ishte i kënaqur, kishte bërë këtë lutje për të: "All-llahu im! Shtiza e tij le të qëllojë pa gabuar dhe përgjigjju lutjeve të tij".[5]

Si argument për këtë marrim edhe tregimin e përcjellë prej Amur ibn Sa'dit: Njëherë Sa'di kishte parë një njeri që kishte ofenduar Aliun, Talhanë dhe Zubejrin, ia tërhoqi vërejtjen , mirëpo ai vazhdoi me avazin e tij. Atëher Sa'di i tha: "Mbi ty do të thërras zemërimin e Allahut". Njeriu i tha: "Ti po më kërcënon si të ishe ndonjë i dërguar". Sa'di, pasi mori abdes dhe i fali dy rekate namaz, i ngriti duart dhe bëri këtë lutje: "All-llahu im! Nëse e di se ai njeri po i ofendon njerëzit, të cilëve Ti tashmë u ke dhënë atë që është më e mira, ndërsa ofendimi i tij ndaj njerëzve Të ka zemëruar, atëherë bëje atë shembull për të tjerët".[6] Pas kësaj lutjeje nuk kaloi shumë kohë dhe një deve erdhi në mënyrë të befasishme duke vrapuar e u fut në një turmë njerëzish. Pastaj e sulmoi atë njeriun dhe ai mbeti në mesin e këmbëve të devesë. Deveja vazhdoi që ta godiste derisa ai vdiq.

Nëse kjo ngjarje tregon diçka, atëherë kjo është pastërtia e shpirtit të tij, dëlirësia e besimit dhe thellësia e sinqeritetit të tij. Ai gjithherë angazhohej që sinqeritetin ta përforconte me ushqime hallall dhe, krahas insistimit të madh, kishte refuzuar që t'i merrte të hollat me prejardhje të dyshimtë. Për këtë shkak Allahu i dhuroi shumë para hallall.

**Pranimi i Islamit dhe reagimi i nënës së tij**

Kur Sa'd ibn Ebi Vakkasi kishte pranuar Islamin, nëna e tij jomyslimane filloi t'i bënte presion që ta braktiste atë fe të re, pasi, sipas saj, ishte fe e rreme dhe binte në kundërthënie të plotë me fenë e të parëve të tyre. Presionet e nënës ndaj të birit, nuk arritën të ndikonin te Sa'di për të ndryshuar qëndrimin e për t'u kthyer në fenë e të parëve. Duke e vënë re këtë, nëna e tij përdori një metodë tjetër presioni. Ajo i tha Sa'dit: " Nëse nuk do ta braktisësh Islamin dhe të kthehesh në fenë e parë, do të refuzoj çdo lloj ushqimi dhe pijeje derisa të vdes".[7]

I ndodhur në këtë pozitë të vështirë, Sa'di zuri të mendonte se si të vepronte: ta respektonte nënën e t'i bindej asaj, apo të vazhdonte të ndiqte rrugën e Allahut dhe fenë e Tij. Pasi u mendua mirë, i tha nënës: "Oj nënë! Unë të dua dhe të respektoj, por ajo që po më kërkon, është e pamundur. Për Zotin! Nëse do të kisha njëqind shpirtra dhe të gjithë të më dilnin njëri pas tjetrit, unë nuk do ta braktisja këtë fe që kam zgjedhur".[8] Por ç'ndodhi me nënën e tij, kur ajo e kuptoi se djali i saj nuk do ta braktiste fenë e Muhamedit a.s.? Ajo ndërroi mendjen dhe doli nga greva e urisë. Duke analizuar jetën shoqërore, edukative dhe familjare të Sa'd ibn Ebi Vakkasit, zbulojmë që ai përfaqësonte një shkollë edukative, nga e cila përfitojmë dhe kemi dobi edhe në ditët e sotme. Qëndrimin e Sa'dit e përcaktoi Allahu xh.sh. në Kur'an, kur tha: "E nëse ata të dy tentojnë që ti Të më bësh Mua shok, për se ti nuk ke kurrfarë fakti, atëherë mos i respekto ata..". (Llukman,15)

Sa'd ibn Ebi Vakkasi ishte njeri i devotshëm, i cili qante shpesh nga frika ndaj Zotit. Ai, kur e dëgjonte të Dërguarin a.s. si ligjëronte a këshillonte, lotonte aq shumë, saqë i lagej tërë gjoksi i tij. Njëherë, derisa i Dërguari a.s. po qëndronte ulur me ashabët e tij, i ngriti sytë drejt horizontit që ta dëgjonte atë që i shpallej fshehtë dhe me pëshpëritje. Pastaj i shikoi ashabët e tha: "Shumë shpejt do të vijë një njeri që do të jetë banor i Xhenetit".[9] Ashabët filluan të shikonin njëri-tjetrin nga të gjitha anët, me qëllim që të mësonin se kush do të ishte njeriu i lumtur. Nuk kaloi gjatë dhe u shfaq Sa'd ibnu Ebi Vekkasi. Kur e kishin pyetur shokët Sa'din se cila është ajo lutje a vepër që i kishte sjellë një shpërblim të tillë, u kishte thënë: "Asgjë më shumë se ajo që bëjmë të gjithë ne dhe lutemi. Por jam i zbukuruar edhe me një cilësi, e ajo është se nuk kam kurrfarë zemërimi a urrejtjeje ndaj vëllait mysliman".

**Pjesëmarrja në beteja**

Mund të thuhet se Abdurrahman ibn Aufi e përshkroi Sa'din me të drejtë si "Kthetra e luanit". Sa'di ishte njeriu që Umeri r.a. e kishte zgjedhur prijës në ditën e madhe të betejës në Kadisije, siç e kemi përmendur më sipër. Prijësi i besimtarëve ishte i vetëdijshëm për meritat e Sa'dit kur e pati zgjedhur për detyrën më të rëndë, pra që të ishte para myslimanëve dhe para Islamit. E

kishte zgjedhur, sepse lutjet e tij pranoheshin nëse kërkonte fitore prej Allahut xh.sh.. E kishte zgjedhur, sepse ushqimi i tij ishte hallall, gjuha e tij e pastër, mendja e tij e kthjellët dhe ai ishte njëri prej banorëve të Xhenetit, siç e kishte paralajmëruar i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s..

Për të gjitha këto arsye, prijësi i besimtarëve, Umeri r.a. ia besoi në duar komandën për udhëheqjen e betejës së Kadisijes kundër persianëve që kishin përgatitur më shumë se 100 mijë ushtarë, të ushtruar mirë dhe të armatosur me armët më moderne të asaj kohe.

Sa'd ibn Ebi Vakkasi, me 30.000 ushtarët e tij, që ishin të armatosur vetëm me shtiza, po zemrat e tyre ishin të mbushura me vullnetin që u jepte feja e re, u përleshën me ushtarët e shumtë kundërshtarë. Dy ushtritë kishin dalë në fushën e mejdanit, po përleshja nuk po fillonte. Sa'di priste urdhrat e udhëheqësit të myslimanëve - Umer ibnu Hatabit. Në fund arriti porosia dhe urdhri i Umerit r.a. që të nisej drejt Kadisijes, pra drejt dyerve të Persisë. Ai, duke e këshilluar Sa'din, kishte thënë: "O Sa'd ibn Vehib! Mos u mburr nëse të thonë: "Ti je daja i të Dërguarit dhe ashab i tij". Dije se nuk ka raport tjetër ndërmjet njeriut dhe Allahut përveç raportit të ndërtuar në bazë të nënshtrimit ndaj Tij". Pastaj i tha: "Më dërgo të dhëna për gjithçka që ndodh. Ku dhe si ke arritur? Si është pozita e armikut në dallim prej jush? Më njofto njësoj sikur të isha atje duke ju shikuar".[10] Atëherë Sa'di i shkroi Umerit r.a. dhe i tregoi gjithçka që po ndodhte në fushëbetejë. Ndër të tjera i shkroi edhe këto fjalë: "Rrustemi me ushtrinë e tij është vendosur në vendin e quajtur Sabat, i ka marrë kuajt e elefantët dhe është nisur në drejtimin tonë". Atëherë Umeri r.a. ia ktheu përgjigjen me anë të së cilës e qetësoi.

Kur Umeri r.a., halifi i dytë i myslimanëve ishte sulmuar, kishte zgjedhur gjashtë ashabë të të Dërguarit a.s., që do të ishin përgjegjës për zgjedhjen e halifit të ardhshëm. Umeri r.a. kishte thënë t'i zgjidhnin gjashtë persona me të cilët kishte qenë i kënaqur i Dërguari a.s. deri sa ishte gjallë. Njëri prej atyre personave ka qenë edhe Sa'd ibn Ebi Vakkasi.

Sipas fjalëve të fundit të Umerit r.a., kuptohet se ai dëshironte ta zgjidhte Sa'd ibn Ebi Vakkasin për halif të ardhshëm të myslimanëve. Ai, duke u këshilluar dhe duke u dhënë rekomandime ashabëve të tij, kishte thënë: "Nëse e zgjidhni Sa'din për halif, kjo është mirë, e nëse zgjidhni ndonjë tjetër, atëherë atë le ta ndihmojë Sa'di"![11]

Gjatë konfliktit ndërmjet myslimanëve, pas vdekjes së halifit të tretë, Uthmanit r.a., Sa'di kryesisht ishte tërhequr, madje e kishte urdhëruar tërë familjen e tij që të mos i tregonin asnjë lajm se çfarë po ndodhte.

Meqë pozicioni i Sa'dit ishte i njohur, një i afërm i tij, Hashim ibn Utbe ibn Ebi Vakkasi, i kishte thënë: "Xhaxhai im, jashtë janë 100 mijë shpata, njerëz të armatosur, që konsiderojnë se ti ke më shumë të drejta për këtë (d.m.th. për halifat)!" Sa'di ishte përgjigjur : "Prej këtyre 100 mijë shpatave, dëshiroj të shoh vetëm një shpatë që pret e qëllon armikun, por që nuk bën asnjë dëm kur e godet besimtarin".[12]

I afërmi i tij e kishte kuptuar se ç'kishte dashur të thoshte Sa'di, prandaj e kishte lënë të tërhequr në vetmi dhe të qetë. Kur kishte përfunduar konflikti në dobi të Muaviut, i cili pati marrë fronin, e pyeti Sa'din: "Pse nuk luftove me ne"? Ai ishte përgjigjur: "Mbi mua kaloi një mjegull e zezë"? Thashë: "Ik, ik"! Nuk vazhdova ta ngisja delen time derisa ajo nuk kaloi ". Muaviu tha: "Në librin e shenjtë, pra në Kur'an, nuk mund t'i gjej fjalët "ik,ik!", mirëpo Allahu xh.sh. ka thënë: " Nëse dy grupe besimtarësh tentojnë të luftojnë ndërmjet veti, pajtoni ata, e në qoftë se ndonjëri prej tyre sulmon tjetrin, atëherë luftojeni atë grup që vërsulet pa të drejtë, derisa t'i bindet urdhrit të Allahut". (El Huxhurat,9)

"E ti nuk ishe në asnjërën anë. Pra, as në anën e të padrejtit kundër të drejtit, dhe as në anën e të drejtit kundër të padrejtit". Sa'di iu përgjigj: "Nuk do të luftoja kundër njeriut (d.m.th. Ali ibn Ebi Talibit), për të cilin Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ti për dallim nga unë je njësoj sikurse ka qenë Haruni në dallim nga Musai a.s.. Dallimi është se pas meje nuk do të ketë më të dërguar".

Sa'd ibn Ebi Vakkasi i kishte mbushur më shumë se 80 vjeç kur po përgatitej për t'u takuar me Allahun xh.sh.. Në lidhje me momentet e fundit të jetës së tij, ai zhvilloi një dialog me të birin, Mus'abin. Çastet e fundit të jetës së Sa'dit na i rrëfen Mus'abi. Në fjalët e tij do të vëresh interesin dhe përkushtimin e babait për të përcjellë tek fëmijët e tij vlerat më të larta edukative. Edhe në çastet e fundit, ai dëshironte t'i edukonte ata në frymën e besimit, e optimizmit për të ardhmen dhe shpresën që kishte në mëshirën e Allahut. Mus'abi tregon: "Ndërkohë që babai po vdiste, e kishte mbështetur kokën në prehrin tim, unë fillova të qaja dhe më rridhnin lotët. Ai e ngriti kokën dhe tha: "Përse qan, o biri im"?. Unë i thashë: "Për gjendjen në të cilën ndodhesh, o baba". Atëherë ma ktheu: "Mos qaj, o bir, Zoti nuk do ta ndëshkojë babain tënd, sepse do të jem nga banorët e Xhenetit".[13] Me këto shprehje Sa'd ibn Ebi Vakkasi dëshironte të ngrinte lart moralin e të birit, dëshironte të kultivonte tek ai optimizmin dhe shpresën për mëshirën e Allahut. Pas vdekjes, trupi i muhaxhirit të fundit ishte varrosur në Medinë, i lëshuar me kujdes afër disa ashabëve të famshëm që kishin vdekur para tij. Trupat e tyre të lodhur, kishin gjetur përfundimisht strehimin dhe prehjen e tyre të sigurt në kopshtin e Atij Që është i Përhershëm.

**Sa'di ishte një kalorës i aftë, i mençur dhe trim. Ishte hero i shumë luftërave e betejave. Ai ka qenë kalorës në ditën e Bedrit, në betejën e Uhudit dhe në çdo betejë, ku kishte marrë pjesë së bashku me të Dërguarin a.s..**

(1) Buhariu, Muslimi, Ahmedi. (2) Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit a.s. (Titulli origjinal: Rixhalu havlerresuli), përktheu nga gj. boshnjake Agim Avdiu, f.92. (3) Po aty. (4) Po aty, f.93. (5) Po aty. (6) Po aty. (7) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, Shkup,2010,f 183. (8) Po aty. (9) Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit a.s.,f 95. (10) Po aty,f.97. (11) Po aty,f.102. (12) Po aty. (13) Xhasim Mutava, Ibid f.191.

# Premtimi hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve

**Sedat Islami**

**Premtimet nga historia**

Në ligjëratën e kaluar 'premtimin hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve' e trajtuam nga perspektiva profetike. Krahas atyre mësimeve që morëm për realizimin e këtij premtimi, u ndalëm dhe tek disa keqkuptime a keqinterpretime tekstesh që kishin të bënin me paralajmërimin e fitores sonë. Sot çështjen do të mundohemi ta vërtetojmë edhe nëpërmjet dëshmive dhe fakteve që na ofron historia. Siç e dini, historia ka një rol dhe rëndësi jashtëzakonisht të madhe. Ajo është pasqyrë popujsh, në të cilën reflektohet e kaluara, përkthehet e tashmja dhe frymëzohet e ardhmja…

Besimtarët nuk duhet ta nënvlerësojnë kurrë rolin e saj, për faktin se ajo paraqet:

• Përforcim të tyre në rrugën e Allahut (Hud, 120; El En'am, 34);

• Mundësi për t'u njohur me personalitete të mëdha dhe për t'i pasuar ata (El En'am, 90);

• Marrje mësimesh nga fati i gjeneratave të shkuara (Jusuf, 111);

• Mësime për ligjet e Allahut, nëpërmjet të cilave arrihet mëkëmbësia, fitorja dhe triumfi dhe padrejtësisë i jepet fundi, një pikë kjo që paraqet edhe thelbin e temës sonë të sotme.

Historia islame është nga më të bujshmet. Kapitujt e saj janë të mbushur plot e përplot me ngjarje e ndodhi frymëzuese, me figura dhe personalitete heroike, me qëndrime dhe momente trimëruese: është një burim force, fuqie dhe shprese..."Një popull që ka një histori të tillë, nuk vdes kurrë!" -thotë Dr. Sejjid Affani.

Sot, bashkërisht do të shkëpusim pjesë nga kjo histori madhështore e Islamit dhe e myslimanëve, për të parë se rruga e fitores është e shtruar dhe se e ardhmja –me lejen e Zotit- u takon besimtarëve të Tij!

**Allahu ndihmon të dashurit e Tij**

Gjatë shfletimit të historisë, sidomos të asaj të profetëve, hasim në mësime, të cilat aludojnë se Allahu nuk i braktis kurrë ithtarët e fesë së Tij. Ata mund të përjetojnë momente nga më të vështirat, mund të ballafaqohen me sprova nga më të rëndat, por Allahu do të jetë gjithmonë me ta. Rrëfimi i Haxheres, gruas së Ibrahimit, a.s., s'ka si të mos jetë frymëzues dhe shpresëdhënës për ndihmën e Allahut. Në të shfaqet një bindje e thellë dhe e fortë në Allahun. Ibrahimi, a.s., siç transmeton Imam Buhariu në Sahihun e tij, ishte urdhëruar ta dërgonte të shoqen, Haxheren, në një vend të pabanuar (Mekën e sotme)...E pati lënë vetëm me të birin e porsalindur, Ismailin, a.s.dhe vetë ishte kthyer. Haxherja kishte kërkuar të mësonte pse po i braktiste, si po i linte vetëm në një vend të pabanuar, por, meqë Ibrahimi nuk kthente kokën dhe vetëm ecte, e pati kuptuar se çështja ishte vendosur nga lart, nga Qielli. "A të ka urdhëruar Allahu për këtë?" – e pyeti Haxherja. "Po"! –iu përgjigj Ibrahimi, a.s.. "Atëherë Allahu nuk na humb"!

Haxherja ishte qetësuar. Edhe pse ishte vetëm, ndihej më e sigurt se kurrë më parë, ngase me të ishte Allahu, Që nuk i humb të dashurit e Tij. Një gjë e tillë është dëshmuar përgjatë gjithë historisë. Allahu ndihmoi Nuhun, në kohën kur kundërshtarët e tij u përmbysën (El A'raf, 64); ndihmoi Lutin, ndërsa zhduku popullin e tij mëkatar dhe mohues (El A'rafë, 84)... dhe kështu vazhdon të ndihmojë të dashurit e Tij gjer në amshim.

**Ndihma në momentet më kritike**

Ndihma e Allahut për besimtarët vjen zakonisht në momentet më të vështira për ta. Kur gjërat të ashpërsohen shumë, kur situata të jetë rënduar tej mase, kur e kota të ketë ngritur kokën më së larti,- atëherë vjen ndihma e Allahut dhe ato i hedh përtokë. Një gjë e tillë është vërtetuar në vazhdimësi nga historia.

**1) Gjatë Hixhretit**

Migrimi në Medinë për Muhamedin, a.s. mbetet një nga çastet më të rrezikshme për jetën e tij. Pabesimtarët i ishin vërsulur pas, sa kohë që ai ishte vetëm me Ebu Bekrin. Qenë strehuar në një shpellë, por frika kishte shpeshtuar rrahjet në zemrën e Ebu Bekrit. Çaste shumë të vështira. Dukej sikur po binin përfundimisht në duart e armiqve. Armiqtë u qenë afruar shumë, saqë Ebu Bekri thoshte sikur ndonjëri prej tyre ta ulte kokën poshtë, do t'i kishte parë, por Muhamedi, a.s., kishte qetësuar shpirtin e trazuar të Ebu Bekrit duke i thënë: "O Ebu Bekir! Ç'mendon për dy veta, i treti i të cilëve është Allahu!"[4]

Sikur i Dërguari i Allahut po i drejtohej Ebu Bekrit: A mos, vallë, mendon se me ne nuk është ndihma e Allahut?! Ne kemi bërë vetëm atë që duhet bërë, sepse Allahu nuk do të lejojë kurrë që me fatin tonë të luajnë armiqtë e Tij!

**2) Në Ditën e Bedrit**

Beteja e Bedrit është një rast tjetër nga historia që dëshmon për ndihmën e Allahut për besimtarët. Askush nuk mendonte për luftën, por ja që caktimi i Allahut ishte ndryshe. Dolën pak veta dhe jo mirë të përgatitur. Mendonin se kishin punë me një karvan tregtie, mirëpo u doli krejt ndryshe. Bëhej fjalë për një betejë të madhe, dhe në horizont nuk shihnin ndonjë mundësi për ngadhënjim. Ata ishin trefish më shumë dhe ishin të përgatitur shumë. "Ne nuk kemi forcë t'i kundërvihemi armikut!" –i thanë Pejgamberit, a.s.,. Imam Ahmedi transmeton nga Omeri se, kur Muhamedi, a.s., pa turmën e madhe të armiqve dhe numrin e paktë të ashabëve, u kthye nga Kibleja, ndërsa kishte të veshur pelerinën, dhe filloi ta luste Allahun: "O Allahu im! Ku është ajo që më ke premtuar! Zoti im! Plotësoje premtimin që më dhe! O Zoti im! Nëse Ti e shkatërron sot këtë grup besimtarësh, nuk do të adhurohesh më në këtë tokë"! Vazhdoi ta luste Allahun derisa i ra pelerina nga supet. Atëherë erdhi Ebu Bekri dhe ia vuri prapë supeve pelerinën e tij e i tha: 'O profet i Allahut! Mjafton kaq sa E lute Allahun, ngase Ai vërtet ka për të përmbushur premtimin e dhënë"! (Shih:El Enfal, 9)Ishin pak, por me ndihmën e Allahut, fituan. Në ndihmë u patën shkuar dhe melekët. Beteja e Bedrit ngeli në histori një shembull i triumfit të së vërtetës ndaj së kotës, ajo mbeti një libër i hapur në të cilin njerëzit, gjeneratë pas gjenerate, lexojnë dhe mësojnë për ngadhënjimin e së vërtetës.

**3) Beteja e Ahzabit**

Një tjetër dëshmi historike, se si Allahu ndihmon besimtarët në momentet më të vështira të jetës së tyre, është dhe beteja e Ahzabit. Ngjarja kishte ndodhur në Medinë. Në fakt, Medina ishte rrethuar nga të dy anët, nga poshtë e lart. Ishin hiç më pak se dhjetë mijë ushtarë. Por sikur kjo nuk mjaftonte dhe çifutët nga Beni Kurejdha prishën marrëveshjen. Kështu, rreziku tashmë vinte edhe nga brenda. Pastaj, si për fat të keq, edhe koha ishte me shi dhe shumë e ftohtë, kurse nata, jo vetëm që ishte e ftohtë, por ishte dhe e errët aq, sa thotë Hudhejfeja – "nuk shihje as gishtin para syve". Besimtarët ndienin një frikë çfarë nuk e kishin ndier kurrë më parë. Për të perceptuar rrezikun e situatës në të cilën ndodheshin, ndoshta më së miri do ta kuptonim nga mosgatishmëria e ashabëve për të përfillur një urdhër të Pejgamberit, a.s., me gjithë garancinë për jetën dhe shëndetin e tyre. Pejgamberi, a.s.,u kishte thënë: "Kush është ai që shkon të na sjellë lajme nga njerëzit (armiqtë), e unë ia garantoj kthimin shëndoshë e mirë"![6] Nga frika dhe të ftohtët, asnjëri nga ashabët nuk ishte deklaruar për ta kryer atë shërbim. Madje, preokupimi me çështjen e asaj beteje dhe me atë situatë, kishte bërë që Pejgamberit, a.s., dhe ashabëve t'u kalonte ikindia pa e falur, gjë që e kishte hidhëruar shumë Pejgamberin, a.s, saqë i pati mallkuar armiqtë: "Allahu ua mbushtë barqet dhe zemrat e tyre me zjarr! Na penguan për të falur namazin e ikindisë"! Në këtë tmerr, frikë dhe errësirë fshihej edhe fitorja. Zemrat në mesin e këtij tmerri dhe trishtimi u qetësuan, u pajtuan me caktimin e Allahut dhe u bindën për ndihmën e Tij, kështu që edhe fituan. Ata kuptuan se fitorja nuk vjen thjesht, porse gjendja e tyre ishte shkak dhe motiv për ta pritur atë. Allahu thotë...(Shih:El Bekare, 214) Kur e kuptuan këtë, njëzëri thanë...(Shih:El Ahzab, 22) Beteja u zhvillua dhe mbaroi në të mirë të myslimanëve. Fitorja u takoi atyre si vërtetim i këtij parimi...Allahu thotë...(Shih;El Ahzab, 25) Fitorja u realizua jo vetëm ndaj armiqve të jashtëm, po edhe ndaj çifutëve (ElAhzab, 26-27).

**4) Dezertimi i arabëve nga Islami**

Myslimanët nuk do ta harrojnë kurrë Jevmu-rr-rriddeh-un, ditën kur pas vdekjes së Pejgamberit, a.s., arabët që ishin të luhatur në fe, dezertuan. U shfaqën dhe profetë të rremë. Ata ishin mbledhur si ujqër përreth Medinës, ndërsa Ebu Bekri bënte gati ushtrinë, që në fakt e kishte bërë gati Pejgamberi, a.s., porse vdekja e tij i kishte penguar që të niseshin në betejë. Ashabët i sugjeruan Ebu Bekrit që të mos merrej me ata që kishin refuzuar dhënien e Zekatit, kurse Ebu Bekri insistonte për t'i luftuar të gjithë ata që nuk e jepnin Zekatin. Situata ishte e rëndë, aq sa ishte në pikëpamje ekzistenca e tyre, po ditët vërtetuan se Ebu Bekri kishte pasur të drejtë. Triumfuan ushtritë e tij dhe, me ndihmën e Allahut, triumfoi Islami.

**5) Kryqëzatat**

Të krishterët erdhën në Lindje dhe pushtuan pothuajse Shamin në përgjithësi. Kryen krime makabre, të paregjistruara më parë në histori të njerëzimit. Vranë e mbytën hiç më pak se 90.000 (nëntëdhjetë mijë) veta. Pushtuan ato vise dhe u vendosën në to, saqë njerëzit krijuan bindjen se epoka e kryqëzatave nuk do të mbaronte kurrë. Por, nuk zgjati shumë e ajo mbaroi, kurse Islami dhe myslimanët triumfuan. Vendet islame çliroheshin një nga një. Sulltani Imaduddin el-Etabek Zenki ishte ai që u nderua nga Allahu për të filluar çlirimin e trojeve islame. Rrugën e tij, me shumë krenari, do ta vazhdonte edhe i biri, Nuruddini, fitoret e të cilit nuk mund t'i harrojë historia kurrë. Ebu Shameh, atë dhe Salahuddinin i krahasonte me Omer Ibn Hattabin dhe Omer Ibn Abdu-l-Azizin. Në vitin 559 h. Nuruddini do të shënonte një nga fitoret më të mëdha të tij në betejën e Harimit. Në të qenë zënë rob të gjithë mbretërit pjesëmarrës në betejë. Mbase shkaku kryesor i asaj fitoreje ishte devotshmëria dhe lidhja e fortë e Nuruddinit me Allahun. Pak para betejës ai ishte veçuar nga ushtarët, kishte vënë kokën në sexhde dhe lutej: "O Zot! Këta (myslimanët) janë robërit e Tu, që i ke të dashur, ndërsa të tjerët (të krishterët) janë robër të Tu, po i ke armiq, prandaj bëj që të dashurit e Tu të fitojnë ndaj armiqve"!...Nuruddini ishte i preokupuar shumë me hallet e myslimanëve. Kishte thënë një fjalë, që po ta përfillnin prijësit bashkëkohorë myslimanë, nuk do të mbetej mysliman në botë, që të vuante apo të kishte frikë ndonjë njeri. "Unë turpërohem të buzëqesh e të më shohë Allahu për aq kohë sa myslimanët të jenë të rrethuar nga të huajt!" –ishte thënia e tij e famshme, që historia nuk e harroi kurrë. Rrugën e Nuruddinit, me nderin dhe përgjegjësinë më të madhe, do ta vazhdonte Salahuddini, emri i të cilit jehon edhe sot e kësaj dite. Pas betejës së Hittinit dhe para çlirimit të Kudsit, Salahuddini kishte çliruar 50 qytete të tjera. Çliroi Akkanë dhe, për herë të parë pas plot 72 vjetësh, aty fali xhumanë. Më 583 h. çliroi edhe Kudsin dhe kështu Fjala e Allahut jehoi gjithandej Shamit.

**6) Belaja e Tatarëve**

Tatarët u sollën të këqija të mëdha myslimanëve. Ata shkatërruan e vranë pa kursyer as gratë dhe fëmijët. Sikur donin të zhduknin Islamin dhe myslimanët, prandaj digjnin, shkatërronin gjithçka u dilte para...Shkatërruan edhe thesarin dhe trashëgiminë shkencore të myslimanëve, më të bujshmen dhe më madhështoren në histori. Hodhën librat në lumë dhe kështu Bagdadin e lanë të shkretë. U nisën në drejtim të Egjiptit, por Sulltani Kutuzi qe më i shpejtë. Kishte dëgjuar lajmin për ta, prandaj u doli përpara, në vendin e njohur - Ajn Xhaluti, dhe, me lejen e Allahut, triumfoi ndaj tyre. Prijësi i tyre u vra dhe ata u shpartalluan. Kutuzi tregoi trimëri dhe devotshmëri të rrallë. Gjatë betejës mbeti pa kalë dhe, ndërsa luftonte në këmbë, disa princa i kishin thënë: "Pse nuk merr një kalë, nëse vritesh ti, do të jesh shkak për shkatërrimin e Islamit"? Kutuzi, me vizion prej besimtari dhe prijësi të sinqertë, ua kishte kthyer: "Unë isha duke ecur për në Xhennet, ndërsa për Islamin mos kini dert ju, se atë e mbron Allahu. Janë vrarë filani, filani e filani – numëroi emrat e disa mbretërve- po Islami nuk është shuar. Allahu ka caktuar të tjerë që e kanë ruajtur atë, prandaj Islami nuk humb"!

**7) Kolonizimet**

Rrëfimi i kryqëzatave mbase mbetet një kapitull i papërfunduar. Tentativat e herëpashershme për të mbizotëruar në Botën Islame janë dëshmi e kësaj. Në fakt, ata u munduan dhe okupuan shumë vende islame për dekada, e madje edhe për më shumë se një shekull, por në fund u detyruan t'i braktisnin. Rasti më i mirë, që na e ruan historia, është ai i vajzave algjeriane, të cilat për plot 11 vjet u edukuan në frymë evropiane të krishterë. Ceremonia e diplomimit të tyre reflektoi mësimin, të cilin e shprehën edhe ato, ndonëse me keqardhje. Ceremonia pritej me kureshtje dhe aty merrnin pjesë njerëz nga të gjitha fushat e jetës publike. Paraqitja e vajzave në skenë shkaktoi shok për të gjithë të pranishmit. Ato dolën me veshjet e tyre islame. Kjo bëri që gazetarët të pyesnin: Çfarë bëri Franca për 128 vjet në Algjeri? Lakoste, i cili atëkohë ishte ministër i kolonive, tha: "Çfarë të bëjmë ne kur Kur'ani është më i fortë se Franca"?!Ky është mësimi. Kur'ani është i pamposhtur dhe asgjë nuk mund të mbizotërojë zemrën dhe bindjet sikur ai.

**Përfundim**

Vëllezër të nderuar!

Dëshmitë dhe faktet historike nuk mbarojnë me kaq. Ato janë të pranishme në çdo kohë dhe, me lejen e Allahut, do të vazhdojnë kështu deri në amshim. Ato, në të vërtetë, janë si shenjat në trafik, që flasin për veprimet dhe sjelljet që duhen bërë, e të cilat, si përmbledhje në fund të kësaj ligjërate, do të dukeshin si në vijim:

Besimi dhe bindja e madhe në Allahun dhe premtimet e Tij;

Dhënia e mundit maksimal;

Bashkimi dhe uniteti, se, përndryshe, sa të jenë të përçarë, myslimanët do të jenë larg fitores;

Pushtetarët e drejtë, mu ashtu siç pati thënë Ibnu-l-Kajjimi: "Nëse dy grupe njerëzish përmirësohen, pushtetarët dhe dijetarët, atëherë përmirësohet edhe populli...";[7]

Roli i dijetarëve të sinqertë, të cilët luftojnë përkrah prijësve të drejtë dhe i ndihmojnë ata në punët e tyre. Roli i Ibni Tejmijes në luftimin e Tatarëve nuk mund të harrohet kurrë...

Kështu, nëse përfillim këto dhe parime të tjera që na mësojnë dijetarët tanë, do ta përshpejtojmë këtë fitore, se përndryshe, ajo do të vonohet aq sa vonohet kthimi ynë tek baza, Kur'ani dhe Syneti.

# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**"Thuaj (o Muhamed): Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë përfundimi i atyre para jush. Shumica e tyre kanë qenë pabesimtarë (idhujtarë)". (Er-Rum, 42)**

Në ajetet paraprake Allahu Fuqiplotë vërteton prerazi se Ai është Zoti i vërtetë i botëve, ngase vetëm Ai absolutisht krijon, furnizon, bën vdekjen e ringjalljen, e zotat e trilluar të pabesimtarëve kurrë nuk mund të bëjnë diçka të tillë. Ai sqaron se dukuritë negative të njerëzve janë shkak i çrregullimeve, katastrofave, tërmeteve dhe të këqijave të tjera që godasin njerëzit. Ndërsa në këtë ajet, Krijuesi tërheq vërejtjen mos ndoshta do t'i godasë njerëzit ajo që kishte goditur popujt e mëparshëm, edhe pse ata i shohin gjurmët e tyre të mbetura kur udhëtojnë nëpër botë. Prandaj, kur njeriu sheh gjurmët e përfundimit fatal të tyre, atëherë dekurajohet nga rruga që ndoqën ata dhe nuk i pason të tillët.[1] Meqë Allahu i Madhërishëm sqaroi se shfaqja e çrregullimeve është rezultat i punëve të këqija të njerëzve, në këtë ajet Ai sjell shembullin e atyre të mëparshmëve që i ndëshkoi, ngase veprimet e tyre të këqija ishin të njëjta me të tyre, dhe i bëri shembull e mësim për të gjithë brezat vijues, pra e urdhëron Pejgamberin a.s. t'ua kujtojë këtë fakt, në mënyrë që të marrin mësim[2]; marrje mësim nga popujt që i shkatërroi për shkak të krimeve dhe të këqijave të tyre, siç ishin populli i Nuhut, populli Ad, Themud etj.... Kjo përmbajtje e këtij ajeti paraqet shkallën më të lartë të renditjes kuptimore bashkë me dy ajetet paraprake, ngase në kohën e mirënjohjes dhe veprimeve të mira të tyre, Fuqiploti dëshmoi me fjalët: "Allahu është Ai Që ju krijoi e ju furnizoi", d.t.th. së pari ju krijoi, e pastaj ju mundësoi me furnizim që të mbeteni gjallë në tokë. Ndërsa, në kohën e mosmirënjohjes, përgënjeshtrimit dhe të këqijave nga ana e tyre, Ai dëshmoi me fjalët: "Si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, janë shfaqur shkatërrime (skamje, katastrofa, humbje të bereqetit etj.) në tokë dhe në det", d.t.th. ka zvogëluar mirësitë e Tij ndaj tyre. Kurse në vijim theksoi ajetin e mësipërm: "Thuaj (o Muhamed): "Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë përfundimi i atyre para jush", d.t.th. Allahu xh.sh. ju zhduk ju sikurse zhduku ata që ishin para jush, ju krijoi të ekzistoni dhe ju mundësoi të jetoni, por mund t'jua marrë që të dyja, mundësinë për të jetuar jua merr me shfaqjen e çrregullimeve dhe të këqijave, ndërsa ekzistimin jua merr me ndëshkim.[3]

Mbase Zoti Fuqiplotë e ka përmendur "Tokën" me qëllimin jo vetëm për sipërfaqen e saj dhe ujin, po shprehja "Tokë" e përmendur në Kur'an përfshin edhe mbështjellësin e saj ajror, dhe prandaj edhe rrokulliset bashkë me të, dhe pa të nuk ka jetë në Tokë. Pra, ajri është pjesë e Tokës dhe është nga gjërat më të rëndësishme për të jetuar, një fakt që e dëshmoi Krijuesi kur tha: "Ai krijoi në tokë male të palëvizshme, që ngrihen lart (kodra), e bekoi atë dhe përcaktoi të gjitha kushtet për të jetuar në të..." (Fussilet, 10)[4]. Njeriu është i privilegjuar nga të gjitha krijesat ee tjera, qofshin ato shtazore, bimore apo botës inorganike, dhe të gjitha janë në shërbim të njeriut. Prandaj, nëse njeriu, të cilin e ka fisnikëruar Allahu xh.sh., nuk kryen misionin e tij për çfarë është krijuar, atëherë ai bie në nivel më të ulët sesa krijesat e tjera, ngase të gjitha ato, në bazë të instinktit hyjnor, kryejnë një mision të caktuar nga Krijuesi. Për të arritur njeriu nivelin e kërkuar të misionit tij, Fuqiploti i bën thirrje me fjalët: "Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë përfundimi i atyre para jush", që nënkupton: Udhëtoni nëpër tokë për turizëm, biznes e çështje tjera, por shikoni dhe meditoni argumentet mbi

ekzistimin e Allahut – Zotit të Vetëm të gjithësisë, dhe shikoni e meditoni mbi gjurmët e popujve të mëparshëm, që u ndëshkuan, në mënyrë që të merrni mësim. Ndëshkimi hyjnor ka goditur disa popuj të mëparshëm për shkak të mëkateve dhe krimeve të tyre, ashtu siç konfirmon Kurani: "Ju që kaloni pranë rrënojave të tyre në mëngjes, dhe (në mbrëmje) natën, a nuk po mblidhni mend"? (Es-Saffat, 137-138). Dhe, ja, me të vërtetë gjurmët e kulturës dhe përparimit të lartë shkencor të tyre i shohin njerëzit në vazhdimësi edhe sot e kësaj dite, si p.sh. të faraonëve, ndonëse shkenca ende s'mund të sqarojë sekretin e balsamosjes së trupave të vdekur (mumieve), apo të kallinjve të grurit a elbit, që janë të ruajtura me mijëra vjet dhe, nëse ato mbillen, ndoshta mund të zhvillohen. Kjo tregon zhvillim shumë të përparuar shkencor të atyre popujve që ndëshkoi Zoti xh.sh. për shkak të krimeve të tyre, dhe megjithëkëtë ata nuk munden t'i shpëtonin ndëshkimit. Allahu Fuqiplotë për qytetërimin e faraonëve ka theksuar: "Dhe me faraonin, i fortifikuar me tenda (ushtarake)" (El Fexhr, 10), kurse për Irimin, Allahu xh.sh. theksoi: "Të atillë që nuk janë krijuar askund tjetër në tokë si ata"?! (El Fexhr, 8). Shih se çfarë qytetërimi dhe kulture!! Shih çfarë përparimi në të gjitha aspektet e jetës!! E ku është ajo tashti?! Ka përfunduar me ndonjë stuhi ndëshkimore hyjnore të fuqishme, për këtë arsye hasim shumë gjurmë të vjetra të gjetura nën rërë. Kjo nënkupton se, me gjithë përparimin e madh në të gjitha aspektet e jetës të atyre popujve të mëparshëm, ata nuk mundën të mbijetonin, dhe ky është argument mbi ekzistimin e një fuqie të jashtëzakonshme, që i shkatërroi ata[5] për shkak të këqijave të tyre, e ky është Zoti i Vetëm – Allahu xh.sh..

**Mohimi i Allahut xh.sh. dhe mëkatet rezultojnë me ndëshkim**

Pasi Allahu xh.sh. i urdhëroi njerëzit që të udhëtojnë nëpër botë dhe të shikojnë e meditojnë për argumentet e ekzistimit të Tij dhe gjurmët e popujve të ndëshkuar, në këtë pjesë vijuese të ajetit: "Shumica e tyre kanë qenë pabesimtarë (idhujtarë)", Ai sqaron shkakun e ndëshkimit të tyre, që ishte refuzimi dhe përgënjeshtrimi i misionit hyjnor. Me këtë Ai dëshmon se adhurimi i zotave të trilluar nga ana e tyre, nuk ishte shkak i vetëm i ndëshkimit ndaj tyre, po edhe mëkatet e të këqijat e tjera ishin shkak i këtij ndëshkimi[6]. D.m.th. adhurimi i zotave të trilluar nuk ishte shkak i ndëshkimit të të gjithëve, por i shumicës prej tyre, e shkaku i përfshirjes edhe të pakicës, ishin mëkatet dhe veprimet e këqija të tyre. Kjo nënkupton se shkak i ndëshkimit të tyre ishte dominimi i adhurimit të zotave të trilluar(shirkut), dhe kjo përmban alarmin hyjnor të rrezikut, ngase, kur të ndodhë ndëshkimi, ai përfshin edhe ndonjë që është vepërmirë, një fakt i dëshmuar edhe në Kur'an: "Ruajuni nga e keqja (ndëshkimi) që nuk i godet vetëm ata që bënë mizori prej jush (po edhe të mirët). (El Enfal, 25)[7].

Meqë kjo pjesë e ajetit konfirmon se shumica e tyre ishin pabesimtarë, kjo lë të kuptohet se pjesa tjetër - pakicë mund të jenë fëmijët dhe të çmendurit, sepse, kur ndodh ndëshkimi i shpejtë, përfshinë edhe fëmijët dhe të çmendurit[8]. Kur Allahu xh.sh. i përfshin në ndëshkim të tillët, atëherë Ai e do të mirën për ta, sepse i shpërblen me Xhenet në Botën tjetër. Kjo i përngjan rastit të urtësisë së veçantë që përmend Krijuesi Fuqiplotë në suren "El-Kehf", kur Hidri, shoku i Musait a.s., kishte mbytur një fëmijë përgjatë shoqërimit tij në udhëtim dhe me atë rast u çudit Musai a.s. dhe i tha: "Përse mbyte një njeri të pafajshëm dhe që nuk ka vrarë askënd?! Vërtet ke bërë një punë të tmerrshme"! (El Kehf, 74). Me atë rast Hidri sqaroi urtësinë e mbytjes së këtij fëmije, duke thënë se ai i ka prindërit shumë të devotshëm dhe se ai, po të rritej, do të prishte fenë dhe devotshmërinë e tyre e do të sillej shumë keq me ta. Hidri veproi mirë, ngase i shpëtoi prindërit nga djali i tyre. Në të njëjtën kohë, ai veproi mirë me atë djalë, ngase e mbyti ende pa hyrë në moshë të pjekurisë dhe, si i tillë, ai shkoi pa përgjegjësi në Botën tjetër, prandaj fitoi Xhenetin. E tërë kjo ndodhi, sepse Hidri ishte urdhëruar kështu nga Allahu xh.sh., siç e konfirmon Kur'ani fjalën e tij, kur thotë: "Unë nuk e kam bërë këtë sipas gjykimit tim". (El Kehf 82). Ky veprim rezulton i arsyeshëm, ngase njeriu në shumë raste sprovohet me të keq, ose nga gruaja ose nga fëmijët, ashtu siç thotë Krijuesi: "O besimtarë! Në të vërtetë, ju keni armiq nga radhët e grave tuaja dhe të fëmijëve tuaj, prandaj ruajuni prej tyre.."! (Et-Tegabun, 14). Përse kjo? Kjo ngase ata kërkojnë përtej mundësive dhe bëjnë presion të tepruar për të realizuar atë çfarë dëshirojnë, qoftë edhe në mënyra të paligjshme. Dhe, ja, në këtë mënyrë Allahu xh.sh. i drejtohet Muhamedit a.s., duke filluar nga vërtetimi hyjnor, se si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, janë shfaqur në botë çrregullime dhe katastrofa të ndryshme, ndëshkimi i tyre për shkak të mëkateve të tyre dhe konfirmimi hyjnor për misionin e tij tek njerëzit. Kjo nënkupton mbështetjen e Allahut xh.sh. dhe ndihmën e Tij për të Dërguarin a.s. dhe për misionin e tij dhe mosnënshtrimin e tij kurrsesi ndaj atyre dhe ndikimit të tyre[9]. Gjurmët e vjetra arkeologjike, të gjetura nëpër shumë vende të botës, mbesin dëshmi e pashtershme për gjeneratat përjetësisht, në mënyrë që njerëzit të marrin mësim dhe, nëse dëshirojnë të gjejnë shpëtim, le të besojnë të vërtetën hyjnore islame.

(1 )Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll 5. f. 2773, 1996, Bejrut (2) Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsirul – Meragi, pj.21, f. 55, 1946, Kajro (3)Tefsir El-Fahri Err-Rrazi, Mefatihul Gajb, vëll 25, f.129, 1981, Darul Fikr, Bejrut(4)Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsir Esh-Sharavi, vëll i 18, f.11480, pa vit botimi, Ahbarul Jevm, Kajro (5) Tefsir Esh-Sharavi, f. 11481-11482 (6) Ebi El-Kasim Ez-Zemahsheri, El-Keshaf an Hakaiki Gavamidi Et-tenzil ve Ujunil El-Ekavil fi Vuxhuhi Et-Te'vil, vëll 4, f. 582, 1998, Rijad (7) Imam Al-Alusi, Tefsir El-Kuran El-Adhim ve Es-Seb'ul El-Methani, (Xhuzi 21), f, 49, Ihja Et-Turath El-Arabijj, Bejrut (8)Tefsir El-Fahri Err-Rrazi, Mefatihul Gajb, vëll 25, f. 129, 1981, Darul Fikr, Bejrut (9) Tefsir Esh-Sharavi, f. 11482-11483

# Dispozitat islame rreth ushqimeve të lejuara

**Kasam Muhameti**

**"Le të shikojë njeriu ushqimin e vet. Ne lëshuam shi të mjaftueshëm. Pastaj e çamë tokën sipas nevojës së bimës, Dhe bëmë që në të të mbijnë drithëra, Edhe rrush e perime, Edhe ullinj e hurma, Edhe kopshte të dendura. Dhe pemë e kullosa, si mjet gjallërimi për ju dhe për bagëtinë tuaj". (Abese, 24–32)**

Ushqimet e lejuara me tekst; Kuptimi i fjalës "el-at'imeh" në aspektin etimologjik dhe terminologjik.

Fjala "el-at'imeh" është shumësi i fjalës "et-ta'am", që në kuptimin etimologjik do të thotë: ushqim, bukë, ngrënie, haje (racion), shije, furnizim, rendiment, rezervë ushqimesh, etj.. Ndërkaq, fjala "et-ta'am" rrjedh nga folja "ta'ime", që do të thotë: ka ngrënë, është ushqyer.[1] Në aspektin terminologjik të shkencës së Fikhut, kuptimi i fjalës "et-ta'am" është: Gjithçka që hahet dhe me se forcohet (mbahet gjallë) trupi.[2]

**Përkufizimi i fjalës "et-ta'am" dhe qëllimi juridik islam i kësaj fjale**

Përkufizimi i fjalës "et-ta'am", nga aspekti juridik islam, është që të kuptohet qëllimi i gjithë atyre gjërave ushqimore me të cilat ushqehemi, nga drithërat, perimet, hurmat, frutat, bimët dhe mishrat".[3] Në fakt, qëllimi kryesor është që të kuptohet: "cili ushqim është hallall dhe cili është haram".[4]

Dispozita e fjalës "et-ta'am" është në bazën e konsumimit të ushqimeve të lejuara.[5] (Shih:El-Bekare, 28)

Islami, në mënyrë të detajuar, kujdeset për trupin dhe shëndetin. Për të arriotur këtë, nevojitet ngrënia në kufij të caktuar dhe, domosdoshmërish, zgjedhja e ushqimeve për të ruajtur shëndetin, gjegjësisht jetën, si dhe për ta ruajtur qenien e tij nga shkatërrimi.[6]
Po ashtu, ushqimi duhet të merret në masë të konsiderueshme për t'i kryer detyrat fetare, siç janë: namazi, agjërimi e të tjera.

**Dispozita e njohjes së hallallit dhe haramit të ushqimeve**

Dijetarët e katër shkollave juridike, kanë sqaruar se njohja e hallallit dhe haramit në ushqime dhe gjithçka ka të bëjë me to, p. sh., çfarë lejohet të përdorë besimtari në raste shtrëngese – këto janë nga parimet kryesore të fesë islame, sepse njohja e hallallit dhe haramit në ushqime është obligim i çdo besimtari (farzi ajn).[7] Në të kundërtën, për ngrënien e ushqimit haram kemi kërcënim të rreptë në thinien e Muhamedit a.s.: "Ngrënsin e cilitdo lloj mishi,që bën pjesë në harame (nëse konsumohet), zjarri i Xhehenemit është ai që e pret atë ".[8]

**Argumenti i ushqimeve që janë të lejuara dhe i atyre që janë të ndaluara**

Bazë për këtë çështje kemi ajetet e Kur'anit, ku Allahu xh.sh. thotë: (Shih:El Aëraf, 157,El Maideh,4,El Aëraf, 32). Gjithashtu në jurisprudencën islame argumente për ushqimet e lejuara dhe të ndaluara janë edhe hadithet e Muhamedit a.s., pastaj ixhmai (unanimiteti i muxhtehidëve) dhe kijasi (analogjia).[9] Muhamedi thotë: "Hallalli është i qartë, edhe harami është i qartë...".[10]

**Urtësia e lejimit dhe ndalimit të ushqimeve nga Ligjdhënësi**

Duke u nisur nga fakti se Allahu xh.sh. njeriun e krijoi në formën më të përsosur dhe e veçoi nga krijesat tjera, Islami në asnjë mënyrë nuk lejon që kjo krijesë e dalluar nga të tjerat – njeriu - të bjerë në pozita të tilla, që nuk i meriton. Njeriu – besimtar në Allahun e Madhëruar e di fare mirë

se, për t'i ndihmuar në ecje rrugës që e shpie drejt shpëtimit të amshueshëm, e ka programin hyjnor –Kur'anin , dhe Synetin e Muhamedit a.s., që nuk e lënë kurrë të humbë. Krijimi i Allahut xh.sh., e ka filozofinë e vet, me se dua të them se njeriu – mysliman duhet të pajtohet me vendimet e Krijuesit të Gjithëfuqishëm, për sa kohë që dihet se të gjitha ato gjëra që i ka ndaluar Allahu xh.sh., janë për të mirën dhe mbrojtjen e qenies njeri. Besimtari duhet t'i kushtojë kujdes të duhur ushqimit, të ketë parasysh se ai, me udhëzimin dhe intelektin që posedon, ka mundësi të zgjedhë se ç'është e mirë për të dhe ç'është e dëmshme. Kurse, nëse myslimani thyen vendimin e Zotit të tij, atëherë duhet ta ketë të qartë se po ndjek një rrugë, të cilën nuk e dëshiron pikërisht Zoti i tij. Ajo është rruga e shejtanit, të cilin e ka mallkuar Allahu xh.sh., ajo është rrugë e humbur dhe të qon në Xhehenem. Shëndetin njeriu e ka dhuratën më të shtrenjtë nga Allahu xh.sh., prandaj e ka obligim të domosdoshëm, sidomos besimtari, që ta ruajë me tërë mundësitë e tij, duke E falënderuar njëkohësisht e në radhë të parë Allahun xh.sh.. Ai në Kur'anin famëlartë u drejtohet të gjithë njerëzve në përgjithësi...(Shih: El Bekare, 168). Kurse urdhri për besimtarët në veçanti është: (El Bekare, 172). Islami në asnjë mënyrë nuk lejon të dëmtohet shëndeti dhe as të vritet vetja ose dikush tjetër në mënyrë të padrejtë. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: (Shih: El Bekare,195 dhe En-Nisa, 29).

**Ushqimet e lejuara me tekst**

Allahu i Madhëruar krijoi Tokën për njeriun dhe e bëri të përshtatshme për të. Atë ia la njeriut që, me diturinë dhe me punën e tij të palodhshme, të rregullojë sipërfaqen e saj (ta mbjell) me drithëra e kopshte, në mënyrë që të prodhojë sa më shumë për vetveten dhe shoqërinë. I tërë universi lëviz drejt progresit të përbashkët, sipas ligjeve që krijoi Allahu. Kudo përreth nesh shohim një harmoni të plotë, baraspeshë absolute, prandaj Kur'ani kërkon nga ne që të kemi harmoni në tokë, në pajtim me kënaqësinë e Allahut, e jo të krijojmë kaos dhe disharmoni, siç aludon ajeti kuranor në vijim: (Shih: El Mulk, 15).

Çdo gjë që ka arritur njeriu, është vepër e intelektit dhe duarve të tij, prandaj mund të konstatojmë se intelekti i njeriut dhe puna e tij mund të ndryshojnë faqen e tokës, sepse, krahas mirësive të tjera të shumta, njeriun Allahu xh.sh. e bëri mëkëmbës në tokë, siç thuhet në Kur'anin (Shih: El Bekare, 30). Pra, njeriu deri në një kohë të caktuar, tokën e posedon dhe e shfrytëzon për interesat e tij. Këtë të vërtetë e di çdokush, por është shumë e rëndësishme që puna e njeriut të kuptohet sipas konceptit të frymës islame, në formën dhe trajtën më fisnike të dashurisë për punë dhe krijimtari, e jo në kuptimin e punës



si lakmi, egoizëm i pafund dhe si grumbullim pasurish, siç ndodh shpesh sot në shtetet e zhvilluara. Për këtë arsye Kur'ani shprehet qartë se dituria dhe shkenca janë të përbashkëta për të gjithë njerëzit, por dituria duhet të jetë në shërbim të njerëzimit, dhe kurrsesi në shërbim të shejtanit të mallkuar, siç na mëson Allahu xh.sh. (Shih: El Bekare, 168). Gjërat ushqimore, me të cilat mund të ushqehet besimtari, janë:

**1. Drithërat**

Në përgjithësi drithërat janë të lejuara të hahen për besimtarët.[11] Drithëra konsiderohen: gruri, elbi, tërshëra, thekra, orizi, misri, qimnoni etj.. Drithërat që përmend në Kur'anin famëlartë Allahu xh.sh., kanë rëndësi jashtëzakonisht të madhe për jetën e njeriut. Ato shërbejnë për prodhimin e bukës, e cila është produkti kryesor dhe më i domosdoshmi për ushqimin e përditshëm të njeriut dhe i siguron atij pjesën më të madhe të energjisë ditore. Po të shohim



drithërat, për përgatitjen e të cilave njeriu kryen pjesën e vet të punës, bindemi se tek ato manifestohet Fuqia e Allahut xh.sh.. Njeriu i mbjell drithërat, kurse Allahu xh.sh. u dhuron atyre të gjitha elementet që u nevojiten për t'u rritur. Edhe pse uji dhe plehrat janë me bollëk, po dhe toka mund të jetë pjellore, megjithatë ndodh që të mbjellat t'i godasë ndonjë sëmundje e parazitëve, të cilën nuk e njeh askush dhe as që ka llogaritur se mund t'i godasë diçka që mund t'i shkatërrojë. Duhet ta dimë se toka nuk jep rendimente vetëm sipas kushteve, por me dëshirën dhe Fuqinë e Allahut xh.sh., që qëndron mbi çdo shkak e rrethanë. Për rëndësinë që kanë drithërat, ato Allahu xh.sh. i përmend në shumë ajete (Shih: Jasin, 33, Kaf, 9, Jusuf: 47, Er-Rahman, 12-13, Abese, 24-27).

**2. Perimet**

Gjithashtu edhe perimet përgjithësisht janë të lejuara për t'u ngrënë. Në grupin e perimeve bëjnë pjesë: domatet, specat, qepët, hudhrat, shalqiri, karota, lakra, panxharsheqeri, trangulli, patatja,fasulja, grosha, sallata jeshile, spinaqi, rrepa e kuqe etj.. Edhe perimet janë nga mirësitë e shumta që i ka krijuar Allahu për njerëzimin. Përveçqë kanë veti ushqyese për nevoja të përditshme, ato shërbejnë edhe si ilaçe për shërimin e sëmundjeve. (Shih: El Bekare, 61). Duhet të kemi kujdes që hudhra dhe qepa, edhe pse kanë veti të shumta ushqyese, megjithatë, nëse i hamë ashtu si i këpusim e nuk i fërgojmë, atëherë duhet të pastrojmë patjetër gojën e dhëmbët, në mënyrë që të mos i neverisim të tjerët me erë të rëndë. Për këtë arsye, Muhamedi a.s. na e tërheq vërejtjen kështu: "Kush ha prej kësaj bime (hudhrës – qepës), të mos u afrohet kurrsesi xhamive tona".[12]

**3. Frutat (Pemët)**

Gjithashtu edhe frutat janë të lejuara për t'i ngrënë besimtarët.[13] Fruta konsiderohen: molla, dardha, kumbulla, ftoi, pjeshka, kajsia, mushmolla, arra, portokalli, limoni, mandarina, kivi, ananasi, hurma, rrushi, ulliri, fiku, shega, qershia, vishnja, gështenja etj.. Begatitë që ka krijuar Allahu për njerëzimin, janë të shumta dhe nuk kanë të sosur, për se na tërheq vërejtjen edhe Allahu në Kur'ani (Shih: Ibrahim, 34). Allahu i Madhëruar në shumë vende në Kur'an përmend drithërat, perimet dhe frutat, jo vetëm si dhunti të Tij, po këtë e bën për të nxitur mendjen njerëzore për studimin dhe zbulimin e vetive të tyre ushqyese e shëruese, të cilat i zbuloi shkenca sot. Pra, Allahu i Madhëruar nuk i përmend rastësisht këto dhunti që krijoi për njerëzimin. Për besimtarin çdo ajet është frymëzim, mirësi dhe ushqim i veçantë shpirtëror i tij, i cili, pasi të lexohet, jo vetëm e nxit atë për të menduar, po njëkohësisht është edhe për të hulumtuar dhe për të zbuluar. Ajetet që kanë të bëjnë me pemët, janë shumë. Në vazhdim po theksojmë disa prej tyre: (Shih: El Bekare, 22, El En'am, 99, El En'am, 141, Ibrahim, 32, 11, El Haxhxh, 63, El-Muëminun, 19, Et-Tinë, 1). Për shartimin e pemëve dhe mbjelljen e tyre, Muhamedi a.s. na porosit: "Nuk ka mysliman që mbëlton – sharton ose mbjellë një pemë, dhe pastaj prej saj hanë fruta shpezët, njerëzit ose kafshët, e që atij të mos i shkruhet Sadaka".[14] Pra, përmes këtij hadithi, Muhamedi a.s. na nxit që ta zbukurojmë natyrën duke mbjellë fidanë pemësh, prej të cilave përfitojmë shpërblim nga Allahu.

**4. Bimët e lejuara**

Edhe bimët në përgjithësi janë të lejuara, përveç atyre që janë helmuese, të ndyta dhe i shkaktojnë dëm organizmit si dhe bimëve narkotike.[15] Bimë të lejuara konsiderohen: luledielli, manaferra, kafeja, lulet e ndryshme, dredhëza, boronica, dëllinja, kërpudhat johelmuese, hithra, bimët mjekuese etj.. Edhe

bimët përmenden në shumë ajete. Kjo tregon për rëndësinë që kanë ato për jetën e njeriut. Dihet edhe fakti se sot nga bimët prodhohen barna të ndryshme, të cilat shërbejnë si preparate për ndalimin e sëmundjeve ose, thënë më mirë, si terapi për shërimin e sëmundjeve. (Shih: Ta Ha, 53, El Haxhxh, 5, El Hixhr, 19, Lukman, 10)

**5. Mjalti**

Mrekullia e Krijuesit të Gjithëfuqishëm, mjeshtëria Tij e përsosur mbizotëron në çdo send, e veçanërisht në një insekt të vogël e të dobët, siç është bleta. Ajo, e frymëzuar dhe e pajisur me instikt nga Allahu xh.sh., di të ndërtojë në mënyrë të mrekullueshme shtëpitë gjashtëkëndëshe, të mbledhë nektar të pastër nga lloj-lloj lulesh e bimësh johelmuese dhe ta shndërrojë atë në mjaltë, i cili jo vetëm që është ushqyes, por është edhe ilaç shërues, bile kaptina e gjashtëmbëdhjetë e Kur'anit mban emrin e këtij insekti të urtë "En-Nahl"- "Kaptina e Bletës".[16] (Shih: En-Nahl, 68-69) . Ajeti i mësipërm është mjaft i kuptueshëm dhe këto të dhëna për mjaltin janë shpallur para 1.400 vjetësh, kurse shkencëtarët më vonë zbuluan dobitë e mjaltit dhe intelektin e jashtëzakonshëm që posedon bleta. Kur'ani troket përherë në portën e mendjes njerëzore, me qëllim që ta zgjojë dhe ta aktivizojë atë, ngase në shembullin e bletës ka arsye për atë popull që mendon thellë. Ndërsa filozofi i njohur islam, Ibn Sina (Avicena 980 – 1037) shkruan: "Mjalti freskon shpirtin, jep fuqi, ndihmon tretjen, mundëson nxjerrjen e këlbazës, shton oreksin, ruan freskinë rinore, rigjeneron mendjen dhe intelektin".[16]

**6. Mishërat e lejuara**

Allahu i Madhëruar besimtarëve u ka mundësuar të ushqehen me të gjitha gjërat që u bëjnë dobi. Lidhur me këtë, Ai në Kur'an na porosit (Shih: El Maide, 88). Edhe mishin e shumë kafshëve Allahu e ka lejuar ta hanë besimtarët, porse sipas rregullave që parasheh jurisprudenca islame. Meqë jemi duke folur për ushqimet e lejuara, me këtë rast do të përmendim vetëm se çfarë lloje mishi lejohen për t'u ngrënë:

**a) Mishi i lejuar i kafshëve të buta të tokës**

Me fjalën kafshë të tokës kuptojmë kafshët që jetojnë në tokë. Sipas unanimitetit të dijetarëve (ixhmait), prej kafshëve të buta të tokës, mishi i të cilave lejohet për t'u ngrënë, janë: devja, lopa, delja (llojet e saj),[17] kali.[18]. Argument për këtë kemi ajetin kuranor: (Shih: El Maide, 1, En-Nahl 5).

**b) Mishi i lejuar i kafshëve të egra të tokës**

Ndërkaq, nga kafshët e egra të tokës, mishi i të cilave lejohet për t'u ngrënë, janë ato që nuk kanë dhëmbë shqyes, si p.sh.: dreri, kaprolli, bizoni etj..[19] Muhamedi a.s., ka lejuar gjithashtu ngrënien e lepurit dhe të karkalecit.[20]

**c) Mishi i shpezëve i lejuar**

Prej shpezëve lejohet t'u hahet mishi vetëm atyre që nuk kanë kthetra,[21] dhe që nuk ushqehen vetëm me ndyrësira,[22] siç janë: pula, pata, rosa, thëllëza, pëllumbi, bilbili, etj..

**ç) Mishi i lejuar i kafshëve të ujit (detit)**

Mishi i kafshëve që jetojnë në ujë, sipas xhumhurit (malikinjtë, shafi'injtë, hanbelinjtë) në përgjithësi është i lejuar, përveç gjallesave të detit që vërtetohet se kanë ndonjë lloj sëmundjeje.[23] I këtij mendimi është edhe dijetari bashkëkohor Jusuf el-Kardavi.[24] Këta, për bazë, marrin këto ajete (Shih:El Maide, 96, En-Nahl,14). Xhumhuri argument marrin edhe hadithin e Muhamedit a.s.: "Uji i tij (detit) është i pastër dhe e ngordhura e tij lejohet të hahet".[25] Hanefitë janë të mendimit se vetëm peshku me llojet e tij është i lejuar të hahet pa u prerë fare (i ngordhur), me kusht që më parë të mos ketë ngordhur në ujë nga ndonjë sëmundje dhe ta ketë bartur uji,[26] kurse gjallesat e tjera këta i konsiderojnë të ndyta.[27] Hanefitë për bazë marrin hadithin e Muhamedit a.s.: "Prej cofëtinave janë të lejuara dy gjallesa, po ashtu edhe prej gjakut janë të lejuara dy gjëra. Prej cofëtinave janë të lejuara: peshku dhe karkaleci, kurse prej gjakut: mëlqia dhe shpretka".[28]

**Vërejtje**

Kafshët e buta duhet të theren në fyt, duke u prerë edhe gabzherrin dhe dy damarët e qafës, kurse palca kurrizore nuk rekomandohet të pritet. Deveja theret duke i shpuar zgavrën e grykës – në mes fytit dhe gjoksit, afër zemrës.[29] Kafshët e egra dhe shpezët e egra mund të mos theren fare, por mjafton të gjuhen me mjet shpërthyes (shtizë ose pushkë), në mënyrë që ajo që gjuhet, të derdhë gjak.[30] Peshku dhe llojet e tij nuk ka nevojë të theren fare, mjafton vetëm zënia e tyre; ata, edhe pse ngordhin, janë hallall për t'u ngrënë.[31]

(1) Sa'di Ebu Xhejbi "El-kamusu-l-fikhijju lugaten ve istilahan", f.229, bot. 1, Damask 1998. (2) Po aty. (3) Ebu Bekër Xhabir el-Xhezair "Minhaxhu- l- muslim", f. 507, bot. 1, Medine 1964. (4) Dr. Abdulaziz Muhamed Azam "Nidhamu-l-muamelati fi-l-fikhi-l- islamijji", f. 393, Kajro 1998/99. (5) Po aty f. 507. (6) Dr. Vehbetu Zuhajli "El-fikhu-l-islamijju ve edil-letuhu", vëll. IV, f. 2593 bot. 4, Damask 1997.(7) Dr. Abdulaziz Muhamed Azam "Nidhamu-l-muamelati fi-l-fikhi-l-islamijji", f. 393, Kajro 1998 / 99. (8) Transmeton Nesaiu në "Kitabu-l-Biati", hadithi nr. 4136; Ahmedi në "Kitabu evveli musnedi-l- kuffijjin", hadithi nr. 17424. (9 Dr. Abdulkerim Zejdani "E-l-vexhizu fi usuli-l-fikhi", f. 179 dhe 194 bot. 5 Bejrut 1996. (10) Sahihu-l-Buhari, vëll. I, f. 126, nr. 52; Sahihu-l-Muslim, vëll. III, f. 1219, nr. 1599. (11) Ibn Rushd El-Kurtubi "Bidajetu-l-muxhtehidi ve nihajetu-l-muktesidi", vëll. II, f. 911, bot. 1, Bejrut 1995.

# Zekati për ar, argjend dhe valuta bashkëkohore

**Mr. Ejup Haziri**

**Obligueshmëria e nxjerrjes së zekatit prej arit, argjendit dhe valutave bashkëkohore, është e pakontestueshme, prandaj për këtë lloj zekati, të gjithë juristët myslimanë janë të mendimit se është i obligueshëm**

Në të kaluarën transaksionet e tyre njerëzit i kryenin me monedha të ndryshme, që të gjitha pothuaj prej ari dhe argjendi. Në historinë islame janë të njohura monedhat e arit e argjendit, më drejt, dinari dhe dërhemi. Shkëmbimet e njerëzve kryheshin zakonisht me ato monedha, për shkak se valutat prej letre nuk njiheshin. Në dallim nga e kaluara, e tashmja njeh krejtësisht një gjendje të kundërt, sepse i njeh valutat që janë prej letre. Duhet theksuar se ari dhe argjendi konsiderohen si vlerësues mallrash. Kjo pasuri është njëkohësisht lloji i dytë nga pesë llojet e pasurisë, nga të cilat nxirret zekati, për se do të bëhet fjalë në vijim.

### Obligueshmëria

Obligueshmëria e nxjerrjes së zekatit prej arit, argjendit dhe valutave bashkëkohore, është e pakontestueshme, prandaj për këtë lloj zekati, të gjithë juristët myslimanë janë të mendimit se është i obligueshëm, duke u bazuar në ajete kuranore dhe në hadithe profetike.[1]

Në lidhje me këtë, në Kur'an thuhet: "Ata që grumbullojnë ar e argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji me dënim të dhembshëm". (Et-Tevbe, 34.) Ndërsa i Dërguari i Allahut në këtë kontekst thoshte: "Secilit pronar të arit e argjendit, që nuk e jep të drejtën e tyre që kërkohet, kur të vijë në Ditën e Gjykimit, ato do t'i bëhen pllaka prej zjarri, të cilat do të nxehen në zjarrin e Xhehenemit dhe me to do t'i fërkohen balli, shpina dhe krahët. Sa herë që ftohen, nxehen përsëri. Kjo i ndodh në një ditë që është sa pesëdhjetëmijë vjet." (Muslimi nr. 987)

### Nisabi i arit dhe argjendit

Nisabi i zekatit për ar është njëzet dinarë, dhe kurdo që arrin shumën e caktuar prej njëzet dinarësh ari, duhet të jepet zekat një e katërta e dhjetës (2.50%), ose fillon përafërsisht prej 85 gramëve sipas shumicës së juristëve, me përjashtim të hanefive, të cilët janë të mendimit se nisabi është prej 91 gramë e deri në 100 gramë, madje disa prej tyre janë të mendimit se nisabi është në 91.50 gramë. Për këtë bazohemi në hadithin: "Për ar jepni të katërtën e të dhjetës (2.5%)". (Buhariu).

Këtu duhet theksuar se personi që posedon përgjatë një viti mbi 90 gramë ar, është i obliguar të japë zekatin nga 2.5% të shumës, ose kundërvlerën e saj me valutë bashkëkohore. Përderisa jam duke e shkruar këtë artikull, vlera e një grami ar në tregun botëror është 41.56 euro[2] ose 52.69 dollarë amerikanë.

Ari përfshin monedhat, arin, unazat, byzylykët, lugët, pirunët e të ngjashme me to.

Kjo ka të bëjë me arin, kurse, për sa i përket nisabit të argjendit, themi se për të nuk ka zekat derisa të mos plotësohet kuota dyqind dërhemë, për të cilën duhet të jepet zekat 2.5%.[3] duke u bazuar në hadithin që e transmeton Aliu, ku, në mes të tjerash, thuhet: "...Kur e arrin argjendi vlerën e dyqind (200) dërhemëve, atëherë merrni prej tij pesë dërhemë (si zekat)". (Ebu Davudi, nr. 1574, Tirmidhiu, nr. 620)

Kur themi se nisabi i argjendit është dyqind dërhemë, kemi parasysh nisabin bazë të përcaktuar, po nëse dëshirojmë ta kuptojmë se çfarë vlere kanë dyqind dërhemë, atëherë ajo vlerë, sipas hanefive, është e barabartë me

shtatëqind (700) gramë, e sipas xhumhurit përafërsisht 642 gramë, kurse, sipas një mendimi tjetër që është bërë pothuajse më i njohuri, 595 gramë.Sikurse vlera e arit ka arritur ngritje drastike, po ashtu është ngritur edhe vlera e argjendit. Sot vlera e një grami argjend është 0.75 euro, ose 0.96 dollarë amerikanë.

**Zekati i përzier për ar e argjend**

Juristët myslimanë janë të mendimit se, në rast se dikush posedon ar dhe argjend, po sasia e tyre veç e veç nuk e ka arritur nisabin, atëherë bashkohen të dyja për ta plotësuar njëra tjetrën, dhe, në rast se me bashkimin e të dyjave, është plotësuar kuota e kërkuar, prej tyre duhet nxjerrë zekat. Mirëpo, në qoftë se ari dhe argjendi - të përzier dhe të bashkuar kanë plotësuar kuotën e caktuar, atëherë cili duhet të vlerësohet për zekat, ari apo argjendi?

Ndonëse juristët kanë mendime të ndryshme në lidhje me këtë çështje, juristët hanefi janë të mendimit se zekati duhet të nxjerrë sipas vlerës së atij që është më shumë. Për ilustrim, nëse ari është më shumë, zekati duhet të llogaritet sipas vlerës së arit, e nëse argjendi është më shumë, sipas argjendit. Në këtë rast llogaritet sikur tërë ajo pasuri të jetë ar apo argjend.[4] Nëse i jepet zekati arit dhe argjendit me monedhë të vendit, atëherë duhet të konsultohet kursi i arit dhe argjendit, dhe të jepet zekati në vlerë të 2.5%. E kur të jepet zekati prej vetëë arit apo argjendit, atëherë nuk duhet konsultuar kursi i arit a argjendit, por duhet të jepet 2.5% nga sasia e tyre.[5]

**Zekati për stoli**

Për sa u përket stolive të grave, qofshin ato prej ari a argjendi, juristët myslimanë nuk janë të gjithë dakord për dhënien e zekatit për to. Hanefitë janë të mendimit se duhet të nxirret doemos zekati i stolive, duke u bazuar në hadithet vijuese:

"Transmetohet se një grua kishte ardhur nga Jemeni tek i Dërguari i Allahut me të bijën e saj për dore. E bija kishte në duar dy hallka të rënda prej ari. I Dërguari i Allahut i tha: "A jep zekat për këto (duke sinjalizuar hallkat e arit)?" "Jo"- u përgjigj ajo. Atëherë i Dërguari i Allahut ia ktheu: "A je ti e kënaqur që Allahu t'i vërë asaj në duar hallka prej zjarri në Ditën e Kiametit?" Transmetuesi thotë: "Ajo i hoqi ato hallka dhe ia gjuajti të Dërguarit të Allahut duke thënë: "Këto po i jap për Allahun dhe për të Dërguarin e Tij". (Tirmidhiu, nr. 637, Ebu Davudi, nr. 1563)

Në një hadith tjetër thuhet: "Aishja rrëfen: "Hyri i Dërguari i Allahut tek unë dhe pa në duart e mia disa unaza të mëdha prej argjendi e tha: "Çka janë këto, oj Aishe"? Unë iu përgjigja: "I kam bërë ato për t'u zbukuruar për ty, o i Dërguar i Allahut"?. Mirëpo ai m'u përgjigj duke thënë: "A ua jep zekatin atyre?" Unë i



thashë: "Jo..." (Ebu Davudi, nr. 1565, Bejhekiu 4/139)Ndërkaq, shkollat e tjera juridike janë të mendimit se për stoli nuk ka zekat, kurse malikitë janë të mendimit se, nëse stolia merret për tregti, atëherë për të duhet të nxirret zekat.[6] Mendim të ngjashëm me këtë kanë edhe hanbelitë.[7] Shafitë janë të mendimit se, nëse gruaja e përdor arin për stolisje, për të nuk ka zekat, por, nëse e ruan dhe e depoziton, atëherë duhet dhënë zekati për të. Ata që thonë se për to nuk ka zekat, nisen nga parimi se ato janë vetëm për përdorim e stolisje, e jo për shtim dhe, përveç kësaj, argumentojnë edhe me faktin se pesë ashabë nuk kishin nxjerrë zekat prej stolive, sikurse që edhe Aisheja i stoliste vajzat e vëllait të saj, Muhamed ibn Ebi Bekrit, për të cilat nuk jepte zekat.

Ndërkaq, për gurët e çmuar, si diamanti, margaritarët e mëdhenj, perlat, koralet, kristalet (një lloj qelqi i përpunuar) e të ngjashme me këto, juristët myslimanë janë dakord se nuk ka zekat, përveç rasteve kur këto përdoren për tregti.[8]

**Zekati i valutave në letër (letrave me vlerë)**

Pjesa dërrmuese e juristëve janë të mendimit se zekati për letra me vlerë (valuta bashkëkohore)



është obligim i domosdoshëm, ngase letrat me vlerë kanë zënë vendin e arit dhe argjendit, dhe, nëse dëshirojmë të këmbejmë vlerën e tyre, kjo është mjaft e lehtë, madje as që është e logjikshme që dikush të ketë valuta bashkëkohore e zekatin e tyre ta nxjerrë në ar a argjend, prandaj tri shkollat juridike e shohin të domosdoshme nxjerrjen e zekatit për valuta bashkëkohore, të cilat kanë zënë vendin e arit dhe argjendit.[9]

Këtu duhet theksuar se nisabi i parave të gatshme duhet të llogaritet në vlerë të arit ose argjendit. Pra, së pari, valuta e letrës duhet të arrijë vlerën e 90 gramëve ari (sipas hanefive, kurse sipas xhumhurit, 85) apo 700 gramëve argjendi (sipas hanefive, kurse sipas disa tjerëve, 595). Zakonisht vlera e një grami ar a argjend duhet të bëhet publike nga Banka Qendrore e vendit përkatës, ose të merret për bazë tregu. Në të shumtën e rasteve, në kohën tonë, në vendet ku përdoret e njëjta valutë si Evropa, çmimi i arit dhe argjendit është i përafërt, me pak dallime. Zekati i valutave duhet të jepet sikurse ai për ar dhe argjend, pra 2.5%, sikurse e kemi diskutuar sipër. Disa nga dijetarët mendojnë që nisabi i bankënotave duhet të vlerësohet me ar e jo me argjend. Kjo për arsye se nisabi i argjendit është më i ulët në kohën e sotme. Kështu, nëse vlerësohet me argjend, do të gjenden shumë pak njerëz që do të mund të liroheshin nga ky obligim. Mu për këtë shkak, më e arsyeshme është të vlerësohet me ar dhe një vlerësim i tillë është në dobi të atyre që kanë nevojë për zekat, mirëpo një pjesë e juristëve aktualë dhe modernë e shohin më të arsyeshme që përcaktimi i nisabit të bëhet në bazë të argjendit, ngase kjo është më e dobishme për nevojtarët dhe ka ardhur në hadithe të shumta autentike.

Sido qoftë, për të qenë obligim dhënia e zekatit për para, duhet të plotësohen kushtet në vijim:

- Që nisabi të jetë i pastër nga borxhi, ashtu që borxhi të mos jetë sa vetë vlera e nisabit ose ta pakësojë atë;
- Të kalojë një vit nga posedimi i shumës, ngase, nëse një person posedon 4.000 € në fillim të vitit e deri nga mesi, por në fund nuk i ka aq, atëherë për të nuk ka zekat, për arsye se nuk është plotësuar viti;
- Nisabi të jetë mbi vlerat e domosdoshme ose mbi nevojat e domosdoshme si ushqimi, veshmbathja, strehimi e të ngjashme, madje ky kusht përmendet vetëm nga hanefitë;
- Paratë duhet të arrijnë nisabin e duhur, ngase, nëse nuk e arrijnë nisabin e përcaktuar, për të nuk ka zekat.

Nëse personi gjatë një viti ka poseduar një shumë parash që arrinte nisabin, si fjala vjen ka pasur 3.000 €, nga ajo shumë duhet të jep 2.5%. Duhet theksuar se në të gjitha rastet lejohet të jepet kundërvlera e arit ose argjendit që posedon, me të holla. E, përveç kësaj, juristët kanë përfunduar se ai duhet të japë zekat edhe për paratë e depozituara në bankë, qofshin në formë çeqesh apo letrash me vlerë, sikurse edhe për paratë që i ka dhënë dikujt borxh, nëse është shuma e madhe dhe arrin nisabin e zekatit.

Ky qe lloji i dytë i pasurive, prej të cilave duhet të nxirret zekati, ndonëse ky lloj i pasurisë është shumë i rëndësishëm në kohën tonë, megjithëse këtu, për shkak të hapësirës, është paraqitur në formë të shkurtuar, po mjafton, për faktin se është paraqitur ajka e këtij lloji.

(1) Ibni Himam, Kemaludin Muhamed ibn Abdulvahid, Fet'hul Kadir Sherhu'l Hidajeh, Matbeatu Mustafa Muhamed, Kajro-Egjipt, pa vit botimi, vëll I, f. 519-520. (2) Në vitin 2003 vlera e një grami ar kushtonte 10-11 euro, kurse sot kjo vlerë për pak vjet është katërfishuar, ndërsa saktësisht para një viti një gram ar kushtonte 32.88 euro. (3) Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll. I, f. 401. (4) Xhezairi, Abdurrahman, El-Fikh'u ale'l Medhahibi'l Erbeati, vëll. I, f. 467. (5) Sofiu, Flamur, Fikhul Ibadat, f. 183. (6) Muhamed ibn Ahmed el-Hatib esh-Sherbini, Mugni el-Muhtaxh ila Ma'rifeti Elfadhil Minhaxh, matbeatul babi el-halebij, Kajro-Egjipt, vëll. I, f. 390. (7) Ebu Muhamed Muvefikuddin Abdullah ibn Ahmed ibn Muhamed, i njohur si Ibni Kudame, el-Mugni, bot. i III-të, dar el-menareh, Kajro-Egjipt, vëll. III, f. 17. (8) Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll. I, f. 402. (9) Të këtij mendimi janë hanefitë, shafitë dhe malikitë, ndërsa hanbelitë nuk e pranojnë, por sipas tyre valuta duhet të këmbehet me ar dhe argjend.



# Bankat islame nevojë e kohës

**Dr. Islam Hasani**

**Ashtu siç është theksuar nga studiues të shumtë të ekonomisë islame, parimet e financave islame nuk janë një zbulim a risi e shekullit njëzet, po janë nxjerrë nga Kur'ani i shenjtë dhe Hadithi i Pejgamberit a.s..**

Struktura e financave islame bazohet në këto burime dhe në interpretimin e tyre nga Pejgamberi a.s. e nga pasuesit e tij, duke iu përgjigjur nevojave të kohës dhe duke zhvilluar këtë lëmë, që të jetë konkurrente me kërkesat e kohës ashtu siç po ndodh edhe tash në kohën tonë. Që nga fillimi i viteve '60 të shekullit të kaluar, është shfaqur një nga ndodhitë më kryesore në lidhje me implementimin me sukses të kornizës ligjore islame në fushën e bankimit dhe financave islame. Shfaqja e bankave islame në kohën kur dolën në skenë është, e lidhur ngushtë me fitimin e pavarësisë së vendeve myslimane nga kolonizatorët e tyre dhe me forcimin e këtyre shteteve e me dëshirën e myslimanëve për të jetuar çdo aspekt të jetës së tyre në përputhshmëri me normat islame. Kur të diskutohet për lejueshmërinë në transaksionet komerciale dhe kontratat rreth tyre, rregull e Sheriatit rreth tyre është se ato janë të lejuara përderisa të mos ketë argument të qartë që vërteton të kundërtën. Juristët myslimanë janë të mendimit se argumenti që anulon supozimin e lejueshmërisë, duhet të jetë shumë i qartë dhe vendimtar në kuptim dhe transmetim.[1]

### Parimet bazë në implementimin e bankimit islam

Për t'i kuptuar edhe më mirë parimet e bankimit në Islam, është shumë e rëndësishme dhe vendimtare të kuptohet dallimi në mes të asaj që konsiderohet Riba (kamatë) dhe të asaj Bej (shitje), ashtu siç është theksuar në mënyrë eksplicite në Kur'anin e madhërishëm. Kjo nuk është e tëra – vetëm se eliminimi i kamatës është një pjesë e parimeve të biznesit në Islam, aty duhet të shtohen edhe parimet e drejtësisë shoqërore duke formuar ligje, praktika, procedura dhe mekanizma që ndihmojnë në implementimin dhe mirëmbajtjen e drejtësisë barazisë dhe korrektësisë.[2] Bankat islame duhet të udhëheqin transaksione për të mirën e të dyja palëve, të bankës e klientëve dhe t'i përmbahen konceptit të drejtësisë. Me aplikimin e këtij koncepti, bankat islame duhet të kenë kujdes, kur u ngarkojnë pagesa klientëve, për caktimin e përqindjes që duhet ndarë në mes të partnerëve, dhe të çmimit për shërbimet që ofrojnë. Në përgjithësi ka pasur keqkuptime rreth financave islame nga studiues të ndryshëm, duke iu referuar çështjes kryesore rreth qartësimit se çfarë konsiderohet kamatë dhe çfarë jo. Por një gjë është shumë e qartë - të gjithë studiuesit pajtohen se, sipas normave islame, kamata është e ndaluar. Ka dijetarë që mendojnë se kamata me të cilën ngarkojnë klientin bankat e sotme, nuk është e ndaluar, sepse kamata që është përmendur në Kur'an, nuk është e njëjtë me atë që kërkojnë bankat moderne.[3] Arsyetimi i tyre është se kamata që ekzistonte në kohën kur pati jetuar Pejgamberi a.s., ishte shumë e lartë, arrinte të dyfishohej dhe të shkonte edhe më lart, dhe kjo kishte sjellë shfrytëzimin e padrejtë të të varfërve nga të pasurit. Islami ka ndaluar këtë kategori të kamatës, bile e ka ndaluar në formë shumë të prerë. Këto mendime janë shumë të rralla dhe zakonisht bëhen nga ata që nuk i njohin shumë mirë çështjet e ekonomisë dhe të Sheriatit;

shumica e dijetarëve të kësaj fushe janë të mendimit se edhe kamata që kërkojnë bankat konvencionale, është e ndaluar.[4]

Ndihma e të varfërve dhe rregullimi i kushteve të tyre shoqërore e ekonomike zë një vend të lartë në Islam, por limitimi i urtësisë së ndalesës së kamatës vetëm në këtë qëllim, është gabim dhe i padrejtë.

Gjatë kohës së Pejgamberit a.s. shoqëria ishte e organizuar mirë, për nevojat e të varfërve dhe të atyre të pafat, kujdeseshin të pasurit nga shteti i asaj kohe. Prandaj, huazimet bëheshin nga tregtarë të pasur, prodhuesit dhe biznesmenët të cilët qeverisnin kompani të mëdha aksionare, dhe ata që bënin tregti në distanca të largëta e me përmasa të mëdha. Ata përdornin mjetet dhe kapitalin e të tjerëve, duke i bërë ata aksionarë ashtu siç parashihet nga normat e Sheriatit dhe teknikat e financimit. Myslimanët patën krijuar mendësinë që të fitonin nga kursimet e tyre dhe të siguronin financime për bizneset e tyre, pa futur në përdorim kamatën, duke aplikuar teknikat e financimit të lejuara sipas Sheriatit.[5]

**Zëvendësimi i kamatës me tregti**

Diskutimi rreth kamatës dhe tregtisë, se çfarë konsiderohet kamatë dhe çfarë tregti, ka qenë temë diskutimi për një kohë të gjatë. Dijetarët e hershëm, të cilët janë marrë me shkrime rreth fushës së ekonomisë islame, kanë shpjeguar se në transaksionet me kamatë objekti i shitjes është koha, dhe çmimi i saj është - kamata. Dallimet në mendime janë shumë të dukshme kur bëhet fjalë për produkte financiare. Për shembull, Mevdudi, dallimin në mes tregtisë dhe kamatës, e shpjegon me një shembull shumë të thjeshtë në kontekstin e shpërndarjes së barabartë dhe menaxhmentit efikas të rrezikut. Në transaksionet me kamatë, rreziku transferohet tek kredimarrësi, në mënyrën që i tërë kapitali i kredituar bart kamatë dhe bëhet pa rrezik. Kjo situatë, në aspektin shoqëror, është e padrejtë dhe ekonomikisht jo efikase. Në anën tjetër, biznesi që është në përputhshmëri me normat islame të financave dhe bëhet me ndarje rreziku për pasigurinë natyrore, është i drejtë dhe efikas për shkak të ndarjes së fitimit dhe rrezikut nga të dy palët. Efikasiteti i kësaj forme të financimit shihet edhe në stabilitetin financiar - për shkak të sigurisë në këtë treg, çmimi mbi produktin e shitur nuk mund të ndryshohet, sepse pronësia e asetit të shitur kalon te blerësi dhe shitësi humb çdo të drejtë për të vendosur një çmim tjetër mbi atë të parin, kurse në kreditë kamatore, për çdo vonesë ka edhe ndryshim çmimi, sepse ajo që është shitur, është koha.

Një dijetar tjetër, në mes kamatës dhe tregtisë, e shpjegon dallimin në këtë mënyrë: Një person i cili shet rroba që e kanë vlerën 10 dollarë, e i shet për 20 dollar, ai e bën këtë duke besuar se rrobat janë ekuivalente me atë shumë. Kur pajtohen për çmimin të dy palët, atëherë vlera e tyre bëhet e barabartë, me rezultatin se të dy palët përfitojnë nga transaksioni. Mirëpo, nëse një person kërkon që t'i paguhen 20 dollarë për 10 dollarë që i ka dhënë hua, shtesa prej 10 dollarësh nuk përfaqëson asnjë përfitim real. Kjo nuk lejohet për personin që arsyetohet se ai fitoi ndryshimin (e shumës) në këmbim të kohës, sepse 'koha' nuk është komoditet që ka vlerë ndërrimi dhe as ndonjë gjë që mund të caktohet si një pasuri e këmbyeshme.[6] Nga shpjegimet e bëra nga dijetarët myslimanë, del e qartë se në transaksionet që bazohen në kamatë, objekti i shitjes është koha e çmimi i paguar për të është kamatë dhe, si e tillë, kamata është e ndaluar në Islam. Ekzistojnë opinione se bankat islame, në të vërtetë, ndërmarrin transaksione të bazuara mbi kamatë, por ato i quajnë me emërtime të ndryshme, siç janë: komisione a profite, vetëm për t'i ikur termit kamatë. Në të vërtetë, është një dallim i madh në mes parimeve të financimit, të përdorura nga bankat islame, dhe atyre të përdorura nga bankat konvencionale, si në teori ashtu dhe në praktikë. Ky dallim bëhet edhe më i qartë gjatë implementimit dhe pasojave që dalin në treg gjatë përdorimit.

**Përfundim**

Financimi sipas parimeve të bankimit islam do të kishte ndikim të madh në zhvillimin ekonomik, sepse në këtë sistem paraja nuk konsiderohet produkt në vete, por kapital potencial, që ka vlerë vetëm kur u bashkohet aktiviteteve ekonomike. Kjo bëhet në formë partneriteti, me bartje rreziku dhe ndarje fitimi në mes bankës dhe klientit.

Kështu, njëra palë siguron tjetrën dhe, në të njëjtën kohë, përfitojnë më shumë persona. Nëse fitimi i bankës varet nga suksesi i projektit të financuar, kjo siguron që klienti të studiohet mirë, para se t'i lejohet kredia a financimi. Vitet e fundit disa vende evropiane kanë përbrendësuar këtë sistem për shkaqe ekonomike dhe jo fetare, ngase është treguar i suksesshëm dhe stabël.

(1)Muhammad Hashim Kamali, Islamic Commercial Laë: An-Analysis of Futures and Options, (Kuala Lumpur: Ilmiah Publishers, 2002) f.66-67. (2) Sudin Haron, "The Philosophy of Islamic Banking" Brenda: Anthology of Islamic Banking (editor) Asma Siddiqi (3) Rasul Shams, A Critical Assessment of Islamic Economics, (Hamburg: Institute of International Economics, 2004) f. 5-6. (4) M. Umar Chapra, "Why Islam has Prohibited Interest? Rationale behind the Prohibition of Interest", Revieë of Islamic Economics, No. 9 2000. f. 7.(5) Muhammad Nejatullah Siddiqi, "Islamic Banks: Concepts, Precepts and Prospects", Review of Islamic Economics, No. 9, 2000. f. 22-23. (6) Monzer Kahf and Tariqullah Khan, Parimles of Islamic Financing: A Survey, (Jeddah: Islamic Research and Training Institute – IDB, 1992) f. 19-20.

# ISHUJT KOMORE

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Comoros Islands.
• Emri zyrtar: Republika Federale Islame e Ishujve Komore.
• Sistemi i qeverisjes: Republikan.
• Sipërfaqja: 2,235 km².
• Numri i banorëve: 798.000 (2005).
• Dendësia: 275 (banorë në 1 km²).
• Feja: myslimanë 98%, të krishterë (katolikë) 2%.
• Kryeqyteti: Moroni (konsiderohet qyteti më i madh në vend; përveç që është kryeqyteti i tre ishujve Komore, është edhe i njërit prej tyre – Negarixha).
• Qytete të tjera: Mutsamudu (kryeqyteti i ishullit Anzhuan), Fomboni (kryeqyteti i ishullit Moheli), Domoni, etj.
• Grupet etnike: Antalote, Cafre, Makoa, Oimatsaha, Sakalava dhe Arabë.
• Gjuhët kryesore: arabe dhe frënge (të dyja zyrtare) dhe shikomoro (gjuhë komorase e përzier nga dy gjuhë: bregdetare vendëse dhe arabe).
• Njësia monetare: Franga komore, (1.00 KMF = 0.0020 EUR).
• Data e Pavarësisë: 6 qershor 1975 (nga Franca).
• Festë Kombëtare: 6 qershor 1975 (Dita e Pavarësisë).

Republika Federale Islame e Ishujve Komore, si një shtet i vogël, përbëhet prej tre ishujve: Negarixha, Anzhuan dhe Moheli, të cilët (edhe pse ka shumë ishuj të tjerë të vegjël në vend) konsiderohen ishujt kryesorë në arkipelagun e Komoreve. Arkipelagu i Komoreve bie në Oqeanin Indian, në kanalin e Mozambikut, në mes bregdetit të Afrikës dhe pranë Mozambikut, Tanzanisë dhe Madagaskarit. Republika e Ishujve Komore (që llogaritet vendi i tretë më i vogël afrikan - për nga sipërfaqja, dhe vendi i gjashtë më i vogël afrikan - për nga popullsia), nuk ka kufij tokësorë me asnjë shtet fqinj. Duke pasur parasysh sipërfaqen tokësore të vogël të vendit, Republika e Ishujve Komore llogaritet një nga vendet më të vogla në botë. Ishujt Komore përfshijnë 320 km² të ujërave territoriale, vargmale të larta dhe kodrina të ulëta. Ishulli Negarixha, për nga sipërfaqja tokësore, konsiderohet më i madhi në arkipelagun e Ishujve të Komoreve. Përveç kësaj, ky ishull llogaritet më i zhvilluari dhe ka një sipërfaqe shkëmbore. Ndërkaq, ishulli Moheli, për nga sipërfaqja tokësore, llogaritet më i vogli nga ishujt kryesorë të vendit. Ishulli Anzhuan ka sipërfaqen 224 km² dhe 250.000 banorë, shumica e të cilëve janë myslimanë. Sipërfaqja e tërësishme e vendit arrin përafërsisht 2170 km², dhe e tëra është zonë tokësore. Vendi, nga të katër anët, kufizohet me ujëra: me Oqeanin Indian, në një gjatësi të përgjithshme detare deri 340 km. Pikën më të ulët në Republikën e Ishujve Komore e ka territori në nivelit të detit, në brigjet bregdetare të Oqeanit Indian, kurse më të lartën e kanë majat e malit Le Karthala, që arrijnë lartësinë deri 2360 metra mbi nivelin e detit[2]. Bazuar në të dhënat e vitit 2008, Komore ka 3 aeroporte të asfaltuara. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, prej t'i cilave kryesoret janë portet Majotte dhe Mutsamudu[3]. Komoret ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend, janë: Universiteti La Gran i Komoreve, universiteti La Salle i Komoreve, Universiteti Kombëtar i Komoreve, universiteti Francisco de Paula Santander, Universiteti Industrial i Santanderit, Universiteti del Atlantico, etj..[4]

Moroni: Si kryeqytet është nga viti 1962, një vit pasi kishte shpallur pavarësinë nga Franca. Moroni ndodhet në bregun perëndimor të ishullit më të madh të vendit, Negarixha. Ky qytet ka një popullsi prej 60.200 banorësh (s. 2003). Në këtë qytet gjendet një prej porteve më të njohura detare të vendit, i cili bën lidhjen e kryeqytetit me ishujt e tjerë të vendit, me Madagaskarin dhe me shtetet e tjera bregdetare afrikane të kësaj zone të Oqeanit Indian. Në brendësinë e mureve të Moronit gjenden gërmadhat e qytetit të vjetër, të cilin e kishin shkatërruar francezët në shekullin XIX.[5]

**Historia e Komoreve**

Historianët besojnë se diku në fillim të erës sonë një numër i malgashij-jinëve të ardhur nga Indonezia, kishin arritur në Komore. Mandej, duke filluar nga shekulli V, grupe të ndryshme detarësh, si indonezianë, indianë, persianë dhe kinezë ishin vendosur në Ishujt Komore. Prania e këtyre të fundit në ato rajone kishte ndodhur kur



po zhvilloheshin aktivitete tregtare të ndërsjella në mes Azisë dhe Afrikës, më drejt në mes të popujve të këtyre dy kontinenteve. Pastaj, duke filluar nga shekulli VII dhe sidomos nga shekulli VIII (i cili përbënte kulmin e periudhës së artë për myslimanët) myslimanët arabë arritën të kontrollonin lëvizjet e këmbimit tregtar në ato rajone dhe imponuan monedhën e tyre (dinarin) si valutë këmbyese në tregtinë e vendit. Shumica e atyre tregtarëve myslimanë ishin nga Adni, Hadramevti – qytete në Jemenin e sotëm – dhe nga Meskati – kryeqyteti i Omanit të sotëm. Me vendosjen e pushtetit të myslimanëve në arkipelagun e Komoreve, u arrit që në secilin prej këtyre ishujve të sundonte nga një sulltan mysliman, si dhe të mbeteshin lidhje të forta midis çdo sulltani dhe vendit të tij të origjinës. Portugezët arritën t'i zbulonin Ishujt Komore vetëm në fillim të shekullit XVI, por ata nuk qëndruan gjatë dhe i braktisën ata. Mandej aty u kthye sundimi i sulltanëve myslimanë, të cilët do të qëndronin aty deri në shekullin XVIII, dhe ajo periudhë kohore ishte quajtur "periudha e sulltanëve luftëtarë", për shkak të luftërave që kishin zhvilluar në mes tyre. Sulltanët myslimanë do të zëvendësoheshin nga francezët, të cilët i pushtuan këta ishuj, njërin pas tjetrit, për një gjysmë shekulli, pikërisht në gjysmën e dytë të shekullit XIX. Në këta ishuj, në vitin 1904 qe pezulluar tregtia me skllevër, dhe kësodore po merrte fund ajo dukuri e njohur për kohën dhe e dëmshme, që kishte shtrirje në ato rajone. Pastaj, në vitin 1912 ishujt Komore u bashkuan dhe u bënë një koloni franceze, e lidhur me Madagaskarin. Më pastaj, në vitin 1947 Ishujt Komore u bënë një nga krahinat franceze përtej ujërave dhe u shkëputën nga Madagaskari. Ndërkaq, në vitin 1961 vendi arriti të fitonte autonomi të brendshme, kurse, në korrik të vitit 1975, Ishujt Komore arritën pavarësinë nga Franca (me përjashtim të ishullit Mayotte, i cili ndodhet në juglindje të arkipelagut të Komoreve, sepse populli i tij votoi për të mbetur pjesë e Francës, për shkak se shumica e banorëve janë të krishterë, sa kohë që shumica e banorëve të tre ishujve të tjerë të Komorove janë myslimanë).[6]

**Historia e përhapjes së islamit**

Ka një mendim të historianëve, sipas të cilëve Feja Islame arriti në Ishujt Komore kishte arritur në shekullin 1 hixhri (VII miladi), përmes tregtarëve dhe pedagogëve myslimanë arabë, kryesisht nga Jemeni. Mandej, përhapja e Islamit u zgjerua nëpër rajonet e vendit në shekullin II dhe vazhdoi të shtrihej në këta ishuj, ku ekziston edhe sot.

Ka disa historianë që theksojnë se si arritja e myslimanëve të parë në Ishujt Komore të kishte rastisur në një natë të ndriçuar nga reflektimet e bukura të hënës, prandaj ishujt do t'i quanin "Xhuzurul Kamer", që d.m.th. "Ishujt e Hënës". Këta historianë thonë që arabët ishin që kishin zbuluar ishujt Komore dhe i quajtën ashtu, sepse ishujt më përpara nuk kishin pasur ndonjë emër. Përhapja e Islamit në ishuj mori hov të madh, saqë përfshiu të gjithë ishujt Komore dhe aty rrënjosi parimet e tij Sheriati Islam. Mandej u formuan edhe qeveri islame, të cilat ekzistuan që nga koha e hyrjes së Islamit në Komore, e derisa u dobësuan dhe erdhi koha e ndërhyrjes së kolonizimit francez aty.[7]



Mirëpo, sipas një mendimi tjetër të historianëve, përqafimi i Fesë Islame nga banorët e arkipelagut të Komoreve kishte filluar që nga shekulli IV h. (X miladi), ose më herët, dhe realizohej përmes rrugës së emigrantëve të ardhur nga vendet jugore arabe dhe nga Gjiri Arabik – Gjiri Persik –. Për shkak të vendndodhjes së ishujve Komore në Oqeanin Indian, vendi i tyre ishte stacion i tregtarëve që kaluan nëpër Oqean, rrugë e lidhjeve tregtare në mes bregdetit afrikan, bregdetit arab, bregdetit indian dhe ishujve të Indonezisë. Pikërisht për këtë arsye, banorët e ishujve Komore përbëjnë një përzierje racash - arabësh, iranianësh dhe indianësh, si dhe disa komunitetesh afrikane, aziatike dhe, në veçanti, malaje. Më pastaj ishte zhvilluar/krijuar një racë e banorëve të arkipelagut të Komoreve, nga bantu dhe malajash, e cila ishte përzier me arabët dhe me të tjerët, për t'u njohur si "raca komore". Islami në Ishujt Komore është feja e shumicës dërrmuese, sepse myslimanët përbëjnë 98% të popullsisë së vendit dhe zbatojnë e praktikojnë parimet islame me një përkushtim të madh. Arabishtja është gjuha e studimeve islame në vend, kurse gjuha vendëse përdoret në brigjet e vendit. Pasi u çliruan nga kolonizimi francez në vitin 1975, lidhjet e Ishujve Komore u shtuan edhe më shumë me Botën Islame, prandaj paraqitën kërkesën që zyrtarisht t'i bashkoheshin Ligës Arabe, për t'u pranuar anëtare e Ligës Arabe në vitin 1993.[8]

## Klima

Klima në Ishujt Komore karakterizohet si një klimë kryesisht tropikale, e ngrohtë dhe e thatë. Kjo pasqyrë e klimës së vendit mbretëron nga muaji maj deri në muajin tetor. Temperaturat në vend arrijnë 29-30 gradë celsius gjatë muajit mars, kurse stina e shirave në vend zotëron nga muaji nëntor deri në muajin prill.[9]

## Gjendja ekonomike

Ishujt Komore konsiderohen nga shtetet më të varfra në botë. Vendi nuk posedon industri të madhe dhe deri tash nuk i ka prirë fati të zbulonte ndonjë burim të rëndësishëm mineral. Ekonomia e Komoreve mbështetet kryesisht në bujqësi; 80% e popullsisë janë bujq, fermerë dhe peshkatarë. Merren kryesisht me kultivimin e të lashtave dhe frutave të ndryshme, si: oriz, banane, arra, bimë e fruta të ndryshme për vajra aromatike etj.. Shkëmbimet tregtare të këtij shteti të vogël bëhen kryesisht me Francën, Madagaskarin, Pakistanin dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Komoret marrin shuma të mëdha ndihmash financiare nga Franca. Disa stacione të radios në vend kanë transmetuar një program gjithëpërfshirës, përmes të cilit synohej luftimi i varfërisë dhe papunësisë. Ky program ishte paraqitur në konferencën me temën: "Donatorët dhe rritja ekonomike", e cila u mbajt në ishullin e Morhes më 12/08/2005, ku morën pjesë Kryetari i Afrikës së Jugut, përfaqësuesi i Sekretarit të Përgjithshëm të Kombeve të Bashkuara dhe një numër i biznesmenëve të huaj.[10]

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 314. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 42, 43. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 122. Dasara, 2007, Tiranë. (2) www.moqatel.com (3) www.moqatel.com (4) comoroseducation.info (5) www.marefa.org. (6) Muhammed Atris; f. 315. www.arab.sh2elh.com (7) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f: 330. boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Amman – Jordani, 1994 . (8) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 155. Dar Alem El Kutub, 1997, Rijad. (9) ejabat.google.com (10) www.marefa.org

# Kosova, katër vjet pas shpalljes së Pavarësisë

**Burim Bibaj**

**Përpos të arriturave të konsiderueshme të Kosovës, shteti i ri u ballafaqua edhe me ngecje dhe mosrealizime të detyrave të marra nga institucionet përkatëse.**

U bënë katër vjet që kur Kosova shpalli Pavarësinë, pas gati një shekulli nën Serbinë. Pati reagime të fuqishme nga kjo e fundit për të penguar pavarësinë e Kosovës, por ishte e pamundur, pas tërë vrasjeve e masakrave ndaj popullsisë shqiptare të Kosovës nga ana policisë dhe ushtrisë e forcave paramilitare serbe. Po ashtu, pas dëbimit me dhunë të afro një milion shqiptarëve nga vatrat e tyre shekullore, si dhe djegies së fshatrave e lagjeve të qyteteve dhe shkatërrimit të gjithçkaje. Këto shteti serb i bëri gjatë viteve 1998-1999 duke i vënë kështu kulmin zullumit mbi një popull të pambrojtur dhe të pafajshëm, vetëm sepse ishin të një nacionaliteti tjetër. Më pastaj Kosova kaloi afro 10 vjet nën protektoratin ndërkombëtar. Në fund, Kosova shpalli Pavarësinë e shumë merituar dhe të shumëpritur, më 17 shkurt 2008 duke u bërë shteti më i ri në botë.

**Të arriturat e Kosovës gjatë këtyre viteve**

Kosova shpalli Pavarësinë në bashkërendim të plotë me Brukselin zyrtar dhe me Uashingtonin. Edhe njohjet e para Kosovës i erdhën pikërisht nga ato vende mike, që pothuaj kishin bashkëjetuar në ditët më të zymta me Kosovën, kur ajo gjendej në tym dhe flakë. Pra, një e arritur e shtetit të Kosovës konsiderohen 88 njohjet, brenda katër vjetësh. Shpeshherë pati edhe kritika në këtë drejtim, dhe sidomos mbetën pa fjalë, pas opinionit të Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë në favor të Kosovës, kur priteshin dhjetëra njohje, mirëpo, për çudi, shumë pak sosh arritën. Sido që të jetë, numri 87 i njohjeve është një arritje e kënaqshme.

E arritur tjetër është hyrja në fuqi e Kushtetutës së Republikës së Kosovës si dhe miratimi i dhjetëra ligjeve në Kuvendin e saj. Po ashtu formimi i Gjykatës Kushtetuese, që pati një histori interesante pas formimit, sepse rrëzoi dy presidentë të vendit, për të dhënë një sinjal të qartë në mbrojtjen e Kushtetutës së vendit.

Kosova, ndonëse shtet i ri dhe pa përvojë diplomatike, megjithatë arriti të bëhej anëtare e Fondit Monetar Ndërkombëtar (FMN) si dhe e Bankës Botërore. Për anëtarësimin e Kosovës në këta dy organizma të rëndësishëm ndërkombëtarë, rol të madh luajtën shtetet përkrahëse të Pavarësisë së Kosovës, po për Kosovën votuan edhe disa shtete që ende nuk e kishin njohur Kosovën. E arritur e fuqishme ndërkombëtare, është pa dyshim, opinioni i Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë, i mirëpritur nga të gjithë miqtë e Kosovës: "Shpallja e njëanshme e pavarësisë së Kosovës nga Institucionet Vetëqeverisëse të Përkohshme të Kosovës nuk ka shkelur asnjë akt të së Drejtës Ndërkombëtare"!

Ky ishte momenti më frytdhënës në historinë e shtetit më të ri në botë, sikurse ishte edhe goditja më e rëndë për inicuesin e këtij opinioni të Gjykatës, për shtetin serb, që u mundua në të gjitha format për të penguar pavarësinë e Kosovës.

Viti që lamë pas, ishte edhe viti i fillimit të negociatave ndërmjet Prishtinës dhe Beogradit, të ndërmjetësuara nga BE-ja dhe nën mbikëqyrje të ShBA-së. Janë arritur disa



marrëveshje (teknike), mirëpo shpesh ato vazhdojnë të shkelen nga pala serbe.

Pati edhe investime ekonomike gjatë këtyre viteve, por më e rëndësishmja ishte fillimi i punimeve në autostradën Vërmicë-Merdar, që është në ndërtim e sipër dhe pritet që Kosovën ta bëjë një nyjë të rëndësishme dhe të nxisë zhvillimin ekonomik të saj, ndërsa një pjesë afro 40 km të saj janë përuruar nga fundi i vitit të shkuar.

Formimi i Forcës së Sigurisë së Kosovës ishte një e arritur e radhës. Ajo është duke ecur hapave të sigurt drejt së ardhmes. Respektin e veçantë ajo e arriti gjatë dy vërshimeve në Shqipëri, kur kreu me sukses detyrat e saj.

Kosova pati edhe arritje të tjera gjatë këtyre katër vjetve.

**Ngecjet e Kosovës**

Përpos të arriturave të konsiderueshme të Kosovës, shteti i ri u ballafaqua edhe me ngecje dhe mosrealizime të detyrave të marra nga institucionet përkatëse. Si ngecje apo sfidë që ka shoqëruar Kosovën, ishte dhe është gjendja në Veriun e vendit. Sipas analistëve, institucionet e Kosovës - ICO dhe EULEX - kanë bërë shumë pak për integrimin e komunave veriore me popullatë shumicë serbe. Atje veprojnë banda kriminale dhe mbajnë nën presion popullatën. Rol negativ këtu ka luajtur Serbia, që përmes këtyre komunave është munduar ta paraqesë Kosovën si shtet të dështuar në arenën ndërkombëtare. Si rrjedhojë e këtyre ngjarjeve, qe ndërhyrja e Policisë Speciale të Kosovës, më 25 korrik 2011, për të rimarrë dy pikat kufitare në atë pjesë si dhe për të vënë rendin dhe ligjin atje. Mirëpo realiteti i krijuar me vënien e barrikadave në rrugë nga popullata serbe, gjendjen atje e kanë bërë mjaft të tensionuar.Imazh të keq Kosova ka marrë në opinionin ndërkombëtar edhe për shkak të korrupsionit të shfaqur në disa institucione, disa prej të cilave janë nën hetime. Ngecje të shumta pati edhe në gjyqësi, sepse kjo u vu në qendër të kritikave të raporteve të shumta vendore dhe ndërkombëtare, për mosefikasitet të punës dhe shtrirje të madhe të korrupsionit. Një sfidë tjetër që ndjek popullin më optimist në botë, është varfëria e madhe në mesin e popullsisë si dhe papunësia në nivel të lartë e të rinjve. Kjo edhe për faktin se Kosova ka popullsinë më të re në Evropë, mirëpo asaj deri tash nuk iu ofrua ndonjë shans për të dëshmuar veten.Ngecje që përmbyti autoritetin e krijuar të Kosovës për këto vite, ishin parregullsitë e krijuara gjatë zgjedhjeve të fundit parlamentare, të mbajtura me 12 dhjetor 2010.Tash, në fillim të këtij viti, vërehen pakënaqësi të shumta të qytetarëve, të shprehura edhe në demonstrata e protesta të ndryshme, të përkrahura nga një pjesë e opozitës.

**Përfundim**

Kosovën e presin sfida të mëdha, vazhdimi i bisedimeve të ndërprera herë pas here, në mes Kosovës dhe Serbisë. Kjo është arsyeja pse institucionet e Republikës së Kosovës, si kurrë më parë, duhet të tregojnë vigjilencë e maturi në hapat e tyre të mëtutjeshëm. Dihet qartë që Serbia dëshiron të përfitojë çfarë të mundet me këto bisedime. Një vëmendje e veçantë e Qeverisë, duhet të jetë edhe përmirësimi i imazhit të Kosovës në skenën ndërkombëtare. Po ashtu sfidë mbetet dhe agjenda evropiane e Kosovës, kur po vazhdojnë bisedimet për liberalizimin e vizave për kosovarët, prandaj, për t'i arritur këto, Kosova duhet të përmbushë disa kushte, siç janë luftimi i korrupsionit dhe i krimit të organizuar, po dhe shumë kushte të tjera. Çështje imediate për institucionet mbetet edhe krijimi i vendeve të reja të punës si dhe efikasiteti i përgjegjësisë për secilin zyrtar të shtetit.

# Ç`do të bëhet, vallë, halli im!

**Hamdi Nuhiju**

**Komentim i poezisës "Ç`do të bëhet, vallë, halli im!", nga Divani i Junus Emrës[1]**

**"Më ra një frikë në shpirt:**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im?**
**Po të mos gjej derman,**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im?"**

Të jetosh midis frikës e shpresës dhe të shpresosh në botën e përtejme si një botë përplot shpërblime për ty, është një gjë e duhur. Secili shpirt do ta shijojë vdekjen, por askush nuk e di se si do të jetë halli i tij në botën e përtejme. Secila mendje mendon, logjikon dhe sfidon vetveten në kërkimin e rehatisë shpirtërore, por assesi të përshtatet me realitetin e vetëdijes. Njeriu bën punën e duhur dhe, në fund, lutet për atë punë nëse do të marrë shpërblimin e duhur apo ndoshta do të dënohet për ndonjë gabim gjatë kryerjes së asaj pune.

Njihe vetveten, është një slogan i përdorur shpesh nga akademikë, psikologë, mendimtarë, filozofë, dijetarë e shkencëtarë. Të gjithë këta së bashku, nuk e njohin vetveten kur është fjala për dermanin. Si do t'u përgjigjemi pyetjeve të vështira, si do të duket fytyra jonë e ënjtur nga përdorimi i ushqimeve të kësaj bote, kur para Allahut do të japim llogari?

**"Shpirti do të përgatitet me hidhërim**
**për të ikur nga trupi,**
**Kjo trajtë do të prishet;**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im"?**

Çfarë gëzimi ndien shpirti që ndahet nga trupi që ka bërë shumë mëkate në këtë botë? Ndoshta do të gëzohet pse është liruar përfundimisht nga një përbindësh, i cili e ka keqorientuar shpirtin e tij drejt punëve të mira në këtë botë? Halli nuk është tek shpirti, ngaqë për shpirtin nuk dimë gjë, është më shumë halli i hidhërimit. Pse punuam që ta hidhëronim shpirtin e ai të nisej me hidhërim në atdheun e tij? Atdhe i shpirtit nuk është toka, veçse në një krijesë të krijuar prej toke, ai gjeti përmbajtje dhe formë. Shpirtin nuk e shohim, po e dimë se ekziston. Si kërkojmë që ta shohim Krijuesin e shpirtit, dhe të mohojmë ekzistencën e tij me arsyen se Atë nuk po e shohim?

Njeriu është një krijesë shumë e habitshme. Ka tërë mirësitë e kësaj bote, po prapësaprapë i pakënaqur. Ai kërkon ende, për të mbushur egon dhe trupin e tij. Fillon të mbledhë, konsumojë pa ndalim gjëra të bukura të kësaj bote duke harruar edhe një falënderim të vetëm ndaj Dhënësit të këtyre mirësive.

Njeriu është mohues dhe kryelartë! Kujtoi se, në saje të kontributit të tij, arriti ta përvetësonte tërësisht botën, edhe pse e di, se në botën e përtejme nuk e merr (këtë botë) , po vetëm veprat e tij të mira ose të liga. Dhe shpirti i njeriut nisi udhëtimin e pafundmë, i hidhëruar. Cili është dermani i tij? Vula e Xhenetit apo e Xhehenemit do të sundojë në të? A varet shpirti nga trupi, apo trupi i përshtatet shpirtit?

Trupi më nuk do të ketë trajtën e njëjtë, sikur kishte kur në të ekzistonte shpirti. Trupi pa shpirt, është i pavlefshëm dhe ushqim i krimbave. Sado i bukur të ishte, shpirti përsëri është mbreti dhe sunduesi mbi trupin. Secili njeri në këtë botë, si krijesë e Allahut, ka mend. Edhe të çmendurit janë krijesa të Allahut që kanë mend. Por, njeriu i shëndoshë mendërisht nga njeriu jo i shëndoshë dallon nga përdorimi dhe mospërdorimi i

mendjes. Dikujt i funksionon mendja, dikujt nuk i funksionon. Pastaj, edhe në mesin e njerëzve të shëndoshë mendërisht ka dallime dhe kategori. Disa njerëz e përdorin mendjen më shumë se disa të tjerë. Disa e përdorin për gjëra të dobishme të shoqërisë, e disa të tjerë e përdorin për gjëra të dëmshme të shoqërisë. Mendja, trupi dhe zemra e njeriut bëhen të pavlefshme nga mungesa e shpirtit. Ata e hidhërojnë udhëtimin e shpirtit për në botën e përtejme, ose udhëtimin e tij e nisin me gëzim dhe vullnet.

**"Kur rrobat të më hiqen,**
**trupi të më ngrijë,**
**Kur të më shtien në varr,**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im"?**

Secili njeri duhet ta qajë vetveten. Ai duhet të shohë hallin e tij dhe jo hallet e të tjerëve. Ai duhet të hajë bukën e tij dhe të qajë hallin e tij. Njeriu nuk bën të përgojojë, të përqeshë ose të merret me të tjerët, kur veten e ta ketë harruar tërësisht. Vjen një ditë..., kur rrobat nga trupi do të hiqen dhe trupi do të ngrijë. Ashtu i vdekur, ti do të qëndrosh para larësit të trupit tënd, dhe do të përgatitesh për në botën për të cilën vetëm ke lexuar dhe besuar, e nuk di asgjë për të. Ke lexuar se ekzistojnë Xhehenemi dhe Xheneti, ke lexuar se ekzistojnë shpërblimet dhe dënimet, po nuk e di praktikisht se si janë. Tash vjen çasti vendimtar dhe halli, halli yt do të jetë vetëm yti, dhe nuk do të kesh mundësi ta bartësh as hallin e fëmijëve të tu.

**"Të tjerët do të ikin, unë do të mbetem,**
**i vetëm në varr;**
**Munker e Nekir do të vijnë:**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im"?**

Në botën e Munkerit e Nekirit, ti do të jesh i vetëm, pa askënd. Përgjigjet e tua duhet të jenë të sakta, sepse nuk do të kesh mundësi të dytë. Skena që krijohet në atë botë, vetëm me të imagjinuar, është shumë e frikshme, e të mos flasim për përjetimin e saj. Një ditë, edhe unë, edhe ti, patjetër do të kalojmë në botën e Munkerit e Nekirit. Edhe sikur të ishim pabesimtarët më të mëdhenj në këtë botë, edhe sikur të ishim të pasurit më të mëdhenj në këtë botë, Munkeri dhe Nekiri do të kenë punë me ne. Ne do të jemi të pafuqishëm të qëndrojmë përballë atyre, po të mos i kemi veprat tona të mira, që dalin si dëshmi për shpëtim atë ditë.

**"Këmbë e duar ngrirë, as mend në kokë,**
**as gjë në mend;**
**Gjuha s`do të përgjigjet dot;**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im"**

Mendoje mirë, as mend në kokë, as gjë në mend, nuk do të kesh. As shtimin e pasurisë, as vrapimin pas famës, as vrapimin pas karrierës në mend nuk do t'i kesh.



**"Nga varri do të ngrihemi,**
**peshorja e drejtësisë do të vihet,**
**Bëmat do të na gjykohen;**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im"?**

Në varr nuk do të qëndrojmë gjithmonë. Të gjithë ateistët e botës, të gjithë artistët e botës, të gjithë këngëtarët e botës, të gjithë modelistët e botës, nuk do të mund t'i ikin daljes nga varri dhe përballjes me peshoren e drejtësisë. Ajo peshore, nuk është si peshoret e kësaj bote, ku kishim mundësi të tradhtonim, të vidhnim e të bënim padrejtësi të panumërta ndaj njerëzve. Ajo është peshore e drejtësisë, që i nxjerr në shesh të gjitha. Ato që kemi fshehur gjatë kësaj bote, po edhe ato që i kemi bërë publikisht!

**"Junusi i varfër flet me sytë të përlotur,**
**të përskuqur,**
**Sheh klithmën e vet dhe mendon;**
**ç'do të bëhet, vallë, halli im"?**

Në Gjermani një vëlla mysliman po tregon për një grua, e cila kishte dërguar fëmijët në jetimore



dhe, në vend të tyre, donte qenin e saj. Mirëpo një ditë të bukur, qeni i racës "pitbull" qenka tërbuar dhe paska ngrënë një fëmijë të pafajshëm në qytet. Gjyqi gjerman paska nxjerrë në gjyq kafshën e pronares për ta dënuar për vrasje dhe për të parandaluar dëmin e mëtutjeshëm, sepse dihet ç'është sëmundja e tërbimit për kafshën. Po më interesantja dhe tragjikja paska ndodhur kur gruaja paska qarë me lot dhe paska thënë: "Më mirë më mbytni mua se 'bebën time", pra qenin!"!!!

Morali i jomyslimanëve që janë fundosur në jetën e kësaj bote, ka rënë shumë poshtë; kështu ndodh kur i largohemi së vërtetës, dhe Allahu xh.sh. thotë për ta: "Ata janë më keq/poshtë se shtaza/kafsha". Në një film holivudian që po shikoja, që ishte si projekt mason, urrehej Islami me tërë fuqinë e mundshme. Pashë një grup amerikanësh që po nxeheshin rreth zjarrit përjashta dhe, papritur, si në formë loje një mjekrosh, kinse islamist, i cili në fenotip ishte i tëri hebre, u shfaq me dinamit dhe i armatosur e tha: "Death to the America!!!". Kamikazllëku i tij dhe shakaja nuk funksionuan, dhe të pranishmit e ndoqën për ta rrahur. Ideja ishte - manipulimi i masës dhe paraqitja e myslimanëve para masës si terroristë dhe kamikazë.

Ideja tjetër, më e rrezikshme, është kinse myslimanët urrejnë Amerikën apo ndonjë popull tjetër të caktuar, por logjika e tyre dëshiron që, edhe përmes shakave, të fusë kripën dhe inatet në mes popujve, kurse vetë të rrinë në prapaskenë, duke qeshur me jetët e të pafajshmëve dhe me myslimanët që vdesin çdo ditë në Botën Arabe.

Mirëpo, ne nuk do të zhgënjehemi. Allahu xh.sh. në Kur'an i përgëzon durimtarët dhe tregon për ndëshkimin e ashpër dhe hidhërimin e madh që morën nga Allahu xh.sh. benu-Israilët, të cilët thonë: "Dora e Allahut është e shtrënguar". Shpifën dhe shpifin për Allahun xh.sh., shpifin për hz. Isain a.s., Nënën e tij të ndershme - hz. Mejremen a.s., për hz. Muhamedin a.s. etj..

Por Allahu xh.sh. është Es-Sabur - I Durueshmi, dhe i lejon deri në një çast të caktuar, derisa t'i kaplojë ndonjë dënim katastrofik dhe shumë i dhembshëm. Kurse Umeti i pastër dhe i vërtetë islam, pa ngatërrime, fragmentarizime, ecën për të mirën e njerëzimit. Myslimani e konsideron njeriun si krijesën më të ngritur, si mëkëmbësin e Allahut xh.sh. në Tokë. Krijesë e cila ka misione dhe vizione të larta për të mirën e njerëzimit, jo kundër njerëzimit. Allahu xh.sh. thotë për Umetin Islam:

"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirësi, dhe të ndaloni nga veprat e këqija, dhe t'I besoni Allahut". (Ali Imran, 110) Umeti i Resulullahut a.s. është Umeti më i dobishëm për mbarë njerëzit, sepse ka detyrë dhe obligim të mbajë drejtësinë, si në çështjet materiale dhe fizike, ashtu dhe në përmirësimin dhe stabilizimin e jetës shpirtërore.

Hz. Muhamedi a.s. u dërgua si mëshirë për mbarë njerëzimin. Ai sqaroi dhe urdhëroi dashurinë, bashkimin, vëllazërinë e krijesës me krijesën, duke qenë njeriu për njeriun vërtet njeri dhe jo ujk, siç e proklamonte materializmi dialektik, i thatë, pa ndjenja dhe pa shpirt. Meka, vendi ku myslimanët nga mbarë bota bëjnë Haxhin, që është një vendtakim vëllazëror, pa dallim race, ngjyre a etnie dhe kombësie. Të gjithë bashkohen dhe miqësohen, për të adhuruar Krijuesin e gjithësisë. Veshja e ihramit dhe bardhësia e petkut si dhe lutjet e namazet, janë një tregues i paqes dhe shpirtbardhësisë së myslimanit.

Realiteti i Islamit është paqja, solidariteti, dashuria, dhe jo terrori dhe vëllavrasja. I Dërguari a.s. ka thënë: "Të vrasësh një njeri padrejtësisht, është si të vrasësh të gjithë njerëzimin". Viktor Hygo thoshte: "Të këqijtë kanë një lumturi të zezë". Të tillë lumturi do të kenë edhe çifutët që luftojnë me mish e me shpirt për të njollosur Islamin përmes formave moderniste dhe postmoderniste.

Lusim Allahun xh.sh. të na bëjë prej të mirëve dhe fundin të na e bëjë të mirë e të na ringjallë me të mirët, edhe pse këtë e urrejnë jobesimtarët.

1) Junus Emre - Divani. Botues, Logos-A, Shkup 2011.

# JUNUS EMRE

Duke u nisur nga supozimi se vend-lindja e Junusit është lokaliteti Sarikoj (Sarıköy) që përfshihet në zonën administrative të rrethit Eski-shehir, për rrjedhojë del se Junusi ishte një bir i Sakarjas. Vepra e tij ka kuptime të thella të vargjeve që i bëjnë zë tërë njerëzimit, të vargjeve të Junus Emresë i cili, duke i trajtuar në poezitë e tij tema të tilla, si morali dhe etika, feja, vëllazëria, dashuria (ashku), aludon për urtësitë që janë nevoja jonë në botën moderne të ditëve tona.

Është një e vërtetë se Junus Emre njihet dhe duhet jo vetëm brenda kufijve të shtetit tonë, por në tërë gjeografinë osmane ku është folur turqisht e poashtue njihet edhe në trojet tona dhe se poezitë e tij, që të gjitha filozofiko-mistike, lexohen nga masat e gjera edhe sot.

Sipas rrëfenjës që e dimë të gjithë, në të gjallë të Junus Emresë, jetonte edhe dikushi që i thoshin Mulla Kasëm. Mulla Kasëmit ia çojnë të shkruara poezitë e Junus Emresë. Dhe Mulla Kasëmi nis ta djegë çdo poezi që lexonte. Pasi djeg ndonjë mijë e ca, ato që i mbeten në dorë, i hedh në ujë. Ndërkaq, i zënë sytë këto dy vargje:

*Junus Emre, mos fol mbarë e prapë,*
*Se vjen një Mulla Kasëm që të merr më qafë...*

Sapo i lexon vargjet, Mulla Kasëmi i fsheh si thesar poezitë që kishin shpëtuar pa u djegur e pa u hedhur në ujë!

## *Lumenjtë e këtij xhenneti*

*Shih pa shih lumenjtë e këtij xhenneti,*
*Rrjedhin Allah! Allah! duke buçitur;*
*Bilbilat islamë kanë dalë nji e nga nji*
*Ia thonë Allah! Allah! duke thërritur...*

*Degët e Tubas hapur anembanë,*
*Me gjuhën e vet këndojnë Kur'an;*
*Trëndafilat e xhennetit të gjithë sa janë,*
*Aromë përhapin Allah! duke thërritur...*

*Ca duke ngrënë këtej, andej duke pirë,*
*Dhe ëngjëjt thonë, përhapin mëshirë;*
*Profeti Idris rroba duke prerë,*
*I qep pastaj Allah! duke thërritur...*

*Trungjet e pemëve me ar ndriçuar,*
*Gjethet prej argjendi punuar,*
*Degët zgjaten me fruta ngarkuar,*
*Piqen e krenohen Allah! duke thërritur...*

*Fytyrat i kanë si hënë e larë,*
*Fjalët, të ëmbla i kanë, si sheqer*
*Vajzat - hyri, të nurshme përherë,*
*Shëtisin me Allah! në gojë duke thërritur...*

*Kush pas Zotit është dashuruar,*
*Lotët e syve s'i kanë shterruar;*
*Me nur jashtë e brenda qarkuar,*
*Me Allah! në gojë përherë duke thërritur...*

*Ç'të kërkosh, prej Zotit kërkoje,*
*Rrugën e drejtë të Tij vazhdoje;*
*Ashik iu bë bilbili asaj trëndafileje,*
*Cicëron Allah! Allah! duke thërritur...*

*Tapitë e qiejve janë shtrirë,*
*Të gjitha mbushur, veshur me mëshirë;*
*Të tetë dyert e xhennetit të dëlirë*
*Hapen, Allah! Allah! duke thërritur...*

*Engjëlli Ridvan i hap nji nga nji,*
*Portat e xhennetit ashtu si di;*
*Verën e ëmbël të xhennetit pi,*
*Kënaqet Allah! Allah! duke thërritur...*

*Shko te i Dashuri, Junus Emré,*
*Punën e sotme për nesër mos e lé;*
*Kur t'i dal para Zotit atjé,*
*Me emrin e Tij në gojë, Allah! duke thërritur!..*

*Nga "Divani- Junus Emre / botoi: Logos-A, 2011. Shkup / përktheu: Mithat Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# Të drejtat e gruas ndërmjet Islamit dhe konveventave ndërkombëtare

**Dr. Samije Menisi**

**Gruaja në Evropë nuk ka arritur të drejtat e saj më herët se fillimi i shekullit njëzet, dhe as atëherë, megjithatë nuk ka arritur në atë shkallë që ka arritur gruaja në Islam.**

Gruaja ka arritur të drejtat e saj të plota në hijen e Sheriatit islam në çdo lëmë, ka ruajtur nderin e saj dhe është ngritur në pozitë të lartë derisa ka arritur nivelin më të lartë në çdo shoqëri ose civilizim të kaluar a të tanishëm...Pavarësisht nga disa zëra që janë ngritur e trumbetojnë se Islami nuk i ka dhënë femrës të drejtën e saj të plotë, kjo është shpifje ndaj Islamit dhe shpifje për gruan myslimane. Tash kanë nisur aktivitete e kërkesa për të drejtat e gruas, e cila ishte lënë në harresë të madhe në Evropë dhe në vende të tjera të botës, për të arritur shkallën më të ulët në Mesjetë. Në shekujt e fundit, më saktë, gjatë shekullit njëzet u bënë disa hapa politikë për të kërkuar të drejtat e gruas, kurse Islami të drejtën e plotë të gruas e kishte rrënjosur që nga shekulli i pejgamberllëkut, d.m.th. para 14 shekujsh gjatë (plotësimit) të Sheriatit islam. Organizatat ndërkombëtare, janë munduar të bëjnë marrëveshje për të mbrojtur gruan dhe për të arritur të drejtat e saj në të gjitha fushat, po nuk e kanë arritur atë që kishte arritur gruaja myslimane në Sheriatin islam, që në fillimet e Islamit.

Gruaja në Evropë nuk ka arritur të drejtat e saj më herët se fillimi i shekullit njëzet, dhe as atëherë, megjithatë nuk ka arritur në atë shkallë që ka arritur gruaja në Islam. Gruaja në Evropë në Mesjetë konsiderohej jokompetente. Në shekullin 11, Evropa i jepte të drejtë burrit ta shiste gruan e tij, dhe ajo e drejtë ishte shtrirë deri në vitin 1805, dhe gruaja konsiderohej krijesë e sherrit. Në shekuj të mëvonshëm janë bërë përpjekje që t'i lejohet gruas e drejta politike (marrja me politikë), por ajo nuk e arrit atë deri në kushtetutën e vitit 1946 në Francë (e drejta e votimit e gruas), e pastaj në shtetet e tjera evropiane shkallë-shkallë. Italia i ka lejuar të votojnë gratë në vitin 1954, në ShBA të drejtën e votimit gratë e kanë fituar në vitin 1920, kurse në Bashkimin Sovjetik ajo e drejtë (e gruas që së paku të votonte) kishte ngecur deri në vitin 1971. Për sa u përket kompetencave të gruas, në Francë ka mbetur si e mangët deri në vitin 1942, kurse në Angli gruaja mbeti si e mangët nga kompetenca deri në vitin 1882, e në shtetet e tjera evropiane deri në vitin 1954. Në ShBA gruaja furnizonte vetveten edhe nëse ishte e martuar. Për sa i përket punës, në Francë gruas iu lejua kjo e drejtë në vitin 1938, e në të tjerat shtete evropiane në vitin 1957, kurse në shtetet socialiste kjo e drejtë u lejua në vitin 1936.

**Gruaja në konventat ndërkombëtare:**

Dy prej konventave për mbrojtjen e gruas, të ashtuquajturat konventa të Hagës të vitit 1904 e 1910, bëjnë fjalë në veçanti për çështje martesore (kurorëzim) dhe shkurorëzim, përkujdesje për fëmijët e mitur dhe për mospajtimet e ligjeve vendore - kombëtare në këtë lëmë, gjithashtu rezistenca ndaj shtëpive publike dhe ndaj tregtisë me gra. Ato dy konventa pësuan ndryshime protokollare në vitin 1949. Po ashtu ishin miratuar konventa të veçanta në Lidhjen e Kombeve për të pasur (një) bollëk jete të ndershme për të gjithë, në veçanti punë për të dy gjinitë dhe për anulimin e tregtisë me gra, pikërisht në nenin 23 (A) nga konventa dhe deri te neni 3/7. Pastaj kanë vazhduar konventat e

veçanta në Lidhjen e Kombeve të viteve 1921-1922 me ndalimin e tregtisë me gra. Në vitin 1937 është iniciuar të nxirrej një ligj kompleks – i përgjithshëm për çështjen e gruas, por ishte stopuar puna për shkak të Luftës së Dytë Botërore. Më pastaj u bë konventa e Francës, e cila kishte të bënte me punën për të dy gjinitë sipas kushteve të Organizatës Ndërkombëtare të Punës, e cila u formua në vitin 1919. Dhe, kur shpallën Kombet e Bashkuara (mbrojtjen) e të drejtave të njeriut, në vitin 1948, më e rëndësishmja e saj në marrëveshje dhe kushtetutë ishte se ajo mbronte të gjitha të drejtat qytetare, politike, ekonomike, shoqërore, kulturore pa dallim ndërmjet burrit e gruas dhe për sa i përket fesë, ngjyrës, gjuhës, racës ose mendimit politik etj... Gjithashtu u vërtetua e drejta politike e shoqërore e gruas dhe gjendja e saj civile e pëlqimi i (saj) për martesë, mbrojtja e grave dhe e fëmijëve në gjendje të jashtëzakonshme dhe në konflikte të armatosura. Më 1952 Kombet e Bashkuara publikuan konventën për të drejtat politike të gruas. Kur u formua Organizata e Kombeve të Bashkuara në vitin 1945, gruaja nuk kishte fuqi të ushtronte të drejtën e saj për të votuar. Vetëm në tridhjetë shtete gratë kishin të drejtë për të votuar, e shtetet e tjera që ishin anëtare të Kombeve të Bashkuara, që ishin pesëdhjetë e një (51) në atë kohë nuk e kishin njohur këtë të drejtë. Më 1936, Organizata e përgjithshme porositi të gjitha shtetet anëtare, të cilat nuk i kishin dhënë gruas këtë të drejtë (dhe porosinë) që ta marrin si obligim, pra lejimin e të drejtave të gruas si të burrit, cilatdo qofshin ato - politike a të tjera. Në dhjetor 1952, Organizata e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara mori vendimin 7/ 640 me porosinë politike për gruan në bazë të kërkesës nga komisioni i veçantë me qendrën e gruas. Marrëveshja në fjalë u zbatua në korrik të vitit 1954 (por megjithatë), ratifikimi i saj është zvarritur deri në janar të vitit 1978, kur e ratifikuan 84 shtete. Ajo është konventa e parë ndërkombëtare për t'i dhënë gruas të drejta politike në nivel botëror. Ndërkaq, në vitin 1967 Organizata e përgjithshme e Kombeve të Bashkuara lëshoi një deklaratë të veçantë (nr. 2263 (D-22), e cila gjykonte dallimin në baza gjinore (ndaj) gruas, dhe me 7 nëntor të atij viti u dha kontributi më i madh për zbatimin e parimeve të përmendura-për të drejtën e saj kushtetuese për të votuar dhe të drejta të barabarta me burrin para ligjit, e po ashtu edhe për të drejtat e saj në martesë, shkollim, në jetën ekonomike dhe shoqërore.

Më 1968 u lëshua deklarata e Teheranit (13 maj), e cila parashihte të domosdoshëm eliminimin e diskriminimit të gruas në ato vende ku gruaja ishte ende viktimë, e të tilla ishin një numër i madh vendesh anë e kënd botës, gjë që ishte në kundërshtim me traktatin e Kombeve të Bashkuara; gjithashtu në kundërshtim edhe



me dispozitat e Kartës Universale për të drejtat e njeriut, nga Kombet e Bashkuara, e cila vitin 1975 e konsideroi si vit botëror për gruan. Konferenca e Najrobit (15-26 korrik 1985) ishte e veçantë për gruan, sepse aty morën pjesë 157 shtete, me sloganin "Strategjitë e Najrobit të pritshme për një rilindje të gruas", që ishte vërtetim i këtyre barazive.

**Konventat e eliminimit të të gjitha formave të diskriminimit të gruas (dhjetor 1979)**

Konventa që tejkaloi gjithë ato që kishin bërë Kombet e Bashkuara nga konventat e shekullit



të njëzet, dhe përpjekjet e vazhdueshme për mbrojtjen e gruas dhe përmirësimin e pozitës së saj në arritjen e barazisë ndërmjet burrit e gruas, në kuptimin më të gjerë, ishte konventa e eliminimit të të gjitha formave të dallimit diskriminues ndaj gruas. Kjo konventë konsiderohet nga më të mëdhatë që kanë bërë Kombet e Bashkuara në këtë fushë. Asambleja e Përgjithshme e përkrahu këtë konventë dhe e paraqiti për nënshkrim e vërtetim me vendimin e saj nr. 34/ 180 në muajin dhjetor 1979, në mënyrë që të niste zbatimi i saj më 3 shtator 1981. Kësaj konvente deri në vitin 1988, iu bashkuan 94 shtete. Dhe në shkurt të vitit 1990 arriti numri i palëve të konventës në njëqind (100). Kjo konventë përfshin tridhjetë nene

**Pjesa e parë përfshin**

Detyrimet që morën përsipër shtetet palë të konventës nga neni 1-6, zotimin për barazi ndërmjet burrit dhe gruas në kushtetutat e tyre kombëtare ose në ligjet e tjera dhe garanci që t'i zhvillojnë ligjet e tyre, me të cilat realizohet barazia ndërmjet dy gjinive në fushat politike, shoqërore, ekonomike dhe kulturore. Kjo konventë anulonte atë që ishte thënë deri atëherë se gruaja është e mangët në çdo pikëpamje dhe që të pasojë burrin, në shkollim familjar e të kuptojë rolin e shëndoshë për amësi dhe rritjen e kujdesin e fëmijëve – përgjegjësi të përbashkëta ndërmjet dy prindërve. Gjithashtu shtetet palë u zotuan që të merrnin të gjitha masat ligjore për t'u rezistuar të gjitha formave të tregtisë me gra dhe të shfrytëzimit të saj në amoralitet - prostitucion. Pjesës parë të konventës i kundërpërgjigjemi duke thënë: Islami e ka kaluar këtë sistem ndërkombëtar para më shumë se 14 shekujsh, kur ka thirrur për barazi ndërmjet gruas e burrit në të gjitha fushat në të drejta dhe obligime. Me këtë veprim i kishte barazuar të dy gjinitë në shpërblime dhe ndëshkime, që nga fillimi i legjislacionit islam. (Shih:El Huxhurat, 13) Krahasimi i vlerave ndërmjet njerëzve nuk është gjinia, por devotshmëria. Për këtë nuk ka argument më të mirë sesa nderimi që Islami i bëri gruas kur Allahu i Lartësuar bëri barazinë ndërmjet burrave e grave në vepra që kanë përballë shpërblimin dhe nderimin e Allahut të Lartësuar. Për këtë, i Lartësuari thotë... (Shih:En-Nahl, 97). Për sa i përket detyrimit të grave për amoralitet, atë Islami e ka ndaluar që nga zbritja e Ligjit islam, kur shkuan (Mesika dhe Muadheja), robëresha të Abdullah bin Ebi Selulit, tek Resulullahu a.s. e iu ankuan se Abdullahu - pronari i tyre donte t'i detyronte për amoralitet. (Shih:Nur, 32) Për sa i përket përkujdesjes së fëmijëve, Islami ka urdhëruar për atë, qoftë me Librin e Allahut e po ashtu edhe me traditën pejgamberike, gjithashtu përkujdesjen e bashkëshortit për bashkëshorten e tij, furnizimin me të gjitha sa ka nevojë ajo, madje edhe në rast ndarjeje (duhet të përkujdeset derisa të bëhet i plotë shkurorëzimi). (Shih: Rrum,21). I Lartësuari nuk lë pa përmendur as përkujdesjen dhe edukimin e fëmijëve: (Shih: El Isra, 31). Edhe në raste shkurorëzimi, Allahu ka porositur përkujdesje për gruan dhe fëmijët nga ana e burrit. (Shih:Et-Talak, 6-7). Edhe Pejgamberi a.s. ka porositur për mirësjellje ndaj grave: "Ju porosis të silleni mirë me gratë'.' (Buhariu) Dhe nga hadithet e tij me porosi për (fëmijët) djem, dhe në veçanti për vajza, atë e ka transmetuar Aisheja r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka

asnjë njeri nga Ymeti im që ushqen (edukon) tri vajza ose tri motra dhe sillet mirë me to, e që nuk i bëhen perde nga zjarri''. (Bejhekiu në Sahihun e tij ''Xhamiu Sahih'' nr.(5248).

**Pjesa e dytë nga konventa (nenet 7-9)**

Kjo përfshin të drejtat politike të gruas dhe dënon dallimin në mes burrit e gruas në jetën politike dhe në punën e barabartë me burrin. Të drejtën që të përfaqësojë qeverinë në nivel ndërkombëtar, barazinë me burrin për fitimin e nënshtetësisë, të drejtën për të votuar në të gjitha zgjedhjet si dhe të drejtën për punësim në detyra publike.

Koment: Gruaja kishte të drejtën politike që nga fillimi i Islamit. Nëna e besimtarëve, Hatixhja r.a. e kishte besuar e para si Pejgamber Muhamedin a.s. me dëshirën e saj; gjithashtu edhe gratë e tjera që besuan Muhamedin a.s. si Pejgamber e kishin bërë bej'an – besatimin në Mekë, në mesin e tyre vajzat e tij, pastaj gratë e Ensarëve, e edhe gratë e tjera të ashabëve, se nuk do t'i bënin Allahut rival, se nuk do të vidhnin dhe nuk do të bënin amoralitet ... Ajo ka qenë besë fetare dhe politike në të njëjtën kohë (që i dhanë) udhëheqësit Ymetit Islam - të Dërguarit a.s. dhe ajo që përfaqëson pjesëmarrjen e gruas në fushën politike gjatë parlamentarizmit brenda Xhamisë së Pejgamberit a.s..

**Pjesa e tretë nga konventa (nenet 10-14)**

Kjo konventë paraqet të drejtën e gruas në shkollim e kulturë dhe barazinë e saj me burrin në këtë lëmë. Konventa kërkon nga shtetet anëtare që të marrin të gjitha masat e duhura për realizimin e këtyre barazive.

KOMENT: Islami i ka dhënë rëndësi mësimit të burrit dhe gruas pa dallim. Kur'ani fisnik dhe Syneti i ndershëm i kanë nxitur dijetarët për dituri – shkencë, si dhe për mësimin e të tjerëve. (Shih:El Alak, 1-5 dhe En-Nahl, 43). Gjithashtu Pejgamberi a. s. thotë: ''Kërkimi i diturisë është farz - obligim për çdo mysliman''. Transmetohet nga Enesi r.a. nga Pejgamberi a.s., i cili ka thënë: ''Kërkimi i diturisë është obligim (i domosdoshëm) për çdo mysliman, dhe (për atë) që kërkon dituri, për të kërkojnë falje çdo gjë deri edhe peshqit në det". Nuk ka dyshim se fjala mysliman përfshin edhe myslimanen . Gratë në kohën e Pejgamberit a.s. kërkonin dituri dhe takoheshin me Pejgamberin a.s. në xhami dhe e pyesnin për çdo gjë që i brengoste ato, e ai (Pejgamberi a.s.) u përgjigjej për atë që e pyesnin. Pejgamberi a.s., përveç ligjëratave të përgjithshme që mbante, për gra caktonte një ditë të veçantë, për t'u mësuar atyre bazat e fesë islame dhe çështjet që kishin të bënin me femrën. Gjithashtu shumë ashabijate (bashkohëse) kishin zënë përmendsh hadithe të Pejgamberit a.s.. Shumë prej tyre u bënë eksperte të hadithit, juriste, poete edhe luftëtare në rrugën e Allahut... Pejgamberi a.s. i urdhëronte ashabët dhe ashabijet të mësonin shkrim-leximin; në mesin e tyre ishte edhe gruaja e tij, Hafsa r.a.. Në një hadith që e transmeton Ebu Burde e ai nga babai i tij, Pejgamberi a.s. ka thënë: ''Tre veta kanë shpërblim të dyfishtë: Një njeri ithtar i librit, që ka besuar pejgamberin e tij dhe më ka besuar mua, dhe një njeri skllav, i cili e ka kryer detyrën e tij si duhet (mandej lirohet nga robëria-Islami ka ndaluar skllavërinë), dhe një njeri që e ka pasur në pronësi një robëreshë e ka edukuar dhe i ka mësuar (shkrim-leximin) dhe pastaj e ka liruar nga robëria, dhe është martuar me të."

**Neni i njëmbëdhjetë- bënte fjalë për të drejtën e gruas për punë**

Dënimi i diskriminimit kundër gruas në lëmin e punës dhe e drejta e saj që të gëzojë një vend pune si burri, dhe atë barazi ta ketë edhe për shpërblim, siguri detyre dhe garanci shoqërore.

Koment: Islami nuk e ka penguar gruan nga puna, ai (Islami) ka vënë linja mbrojtëse për gruan dhe dëlirësinë e saj. Po qëndrimin e saj në shtëpi për edukimin e fëmijëve e preferon dhe e konsideron më me vlerë. Gruaja, edhe në kohën e Shpalljes ka dalë për punë, por Islami e ka obliguar bashkëshortin që të furnizojë bashkëshorten e tij dhe t'i sigurojë asaj jetë normale e të ndershme, sipas mundësisë së tij (ekonomike). (Shih:Et-Talak, 7 dhe En-Nisa, 34).Për sa i përket një gruaje pa burrë ose të ve dhe që nuk ka kush ta furnizojë, për atë nuk ka ndalesë që të punojë, por megjithatë Islami urdhëron përkujdesje për gra të veja. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Atë që kujdeset për një të ve dhe për një të ngratë, (e konsideroj) si një muxhahid në rrugën (që e porosit) Allahu''. (Buhariu).

**Neni i dymbëdhjetë**

Ky nen vë në dukje obligimin e përkujdesjes – ruajtjes shëndetësore. Gruas duhet t'i sigurohen të gjitha shërbimet lidhur me rregullimin familjar dhe ushqimin e bollshëm gjatë shtatzënisë dhe dhënies gji (pas lindjes), si dhe ajo të ketë në dispozicion shërbimet shëndetësore falas.

Vështrim- koment: Legjislacioni islam i ka paraprirë këtij detyrimi ndaj gruas. Allahu i Lartësuar i ka urdhëruar nënat që t'u japin gji fëmijëve të tyre dhe t'i kushtojnë kujdes gjidhënies, njëherësh parapëlqen (që) gjidhënia të jetë për plot dy vite. Legjislacioni islam është i vëmendshëm për shëndetin e fëmijës dhe nënës, i Lartësuari thotë: (Shih: El Bekare, 233). Gjithashtu i Lartësuari ka urdhëruar (burrat) që t'u largohen grave gjatë menstruacionit, një veprim ky i dëmshëm për shëndetin e dy bashkëshortëve. I Lartësuari thotë: (Shih: El Bekare, 222). Gjithashtu, ka urdhëruar të kërkohet shërimi dhe largimi nga ajo që dëmton shëndetin e njeriut, i Lartësuari thotë: "... e mos e hidhni veten në rrezik ...". (El Bekare, 195).

Enesi transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: ''Nuk ka dyshim se Allahu i Lartësuar, sikurse ka krijuar sëmundjen, ka krijuar edhe ilaçin, (prandaj) shërohuni-kërkoni ilaç''. (Ahmedi në ''Musnedin'' e tij dhe Sujutiu në ''Muëxhemus-Sagir (nr. 1728) .

**Neni i trembëdhjetë obligon për barazi ndërmjet burrit e gruas në lëmenjtë ekonomikë dhe shoqërorë**

Përveç anës ekonomike dhe shoqërore, ky nen obligon edhe për të drejtat familjare, duke i shtuar edhe anët jetësore, kulturore dhe rekreative. Disa shtete deri tash nuk i lejonin gruas së martuar të kishte pasuri të pavarur nga burri i saj, qoftë edhe e ndarë nga ai, dhe të kishte shtesë shoqërore e garanci shoqërore, edhe nëse është e ndarë nga burri i saj, ose që është e privuar (nga të mirat materiale). Kjo ka të bëjë me gruan punëtore (e cila punon jashtë shtëpisë) dhe të shkurorëzuar...

Vështrim-koment: Sheriati islam e ka obliguar burrin për furnizimin e gruas, e nëse nuk ka kush të kujdeset për të nga familja dhe të afërmit, atë e merr në përkujdesje arka shtetërore - ministria sociale. Gjithashtu gruan e gjejmë me garanci pasurie të pavarur, me të drejtë të plotë për administrimin e pasurisë së saj. Legjislacioni islam ia bën të ligjshëm asaj edhe trashëgimin nga babai ose burri, ose edhe nga të tjerë. Gruaja mund të jetë e fuqishme, e pasur, po prapëseprapë burri është i obliguar ta furnizojë. Për sa i përket punës, nëse ajo shpreh dëshirë të punojë, nuk ka pengesë në kuadër të Sheriatit islam. Të përmendim se nëna e besimtarëve - Hatixheja- r.a.- ka qenë tregtare, u bënte konkurrencë edhe burrave në tregti. Gjithashtu edhe gratë e tjera të Pejgamberit a.s. punonin brenda në shtëpitë e tyre dhe jepnin Sadaka-lëmoshë nga prodhimi i punës së tyre.

**Pjesa e katërt përfshin dy nene (15 dhe 16)**
**Neni i pesëmbëdhjetë:**

konventa ka vendosur barazinë ndërmjet burrit e gruas para ligjit, dhe i obligon shtetet palë që t'i japin gruas aftësinë – gatishmërinë ligjore në punët qytetare, si ajo si burri, si ratifikime kontratash dhe administrimi i pronës vetjake e trajtimi i njëjtë në të gjitha masat. Për sa i përket nenit 16, aty figuron teksti: Të gjitha shtetet palë të marrin masat e nevojshme për dënimin e dallimit kundër gruas në të gjitha punët lidhur me martesën dhe lidhjet familjare në bazë të barazisë ndërmjet burrit e gruas, në lirinë martesore ose zgjedhjen e bashkëshortit, gjithashtu edhe për pronësinë.

Vështrim-koment: Në Legjislacionin islam gruaja është barazuar me burrin, ajo ka të drejtë që t'i nënshkruajë drejtpërdrejtë të gjitha marrëveshjet-kontratat, ajo shet e blen , ka të drejtë të autorizojë dikë në vend të saj; gjithashtu ajo ka të drejtë të jetë e autorizuar nga dikush dhe mund të nënshkruajë të gjitha konventat. Ajo është e lirë në administrimin e pasurisë së saj dhe nuk i lejohet burrit të saj të marrë asgjë nga pasuria e saj pa pëlqimin e saj paraprak. (Shih: En-Nisa, 32 dhe 11). Në injorancë, gruaja nuk trashëgonte asgjë, përkundrazi ajo trashëgohej si një plaçkë-gjësend, e këtë e ndaloi Islami. Islami ka obliguar bashkëshortin ose babanë që ta furnizojnë atë në rast nevoje. Islami i ka lejuar gruas (garanci pasurie të pavarur), qoftë nga trashëgimia , puna ose tregtia... Prandaj ajo kishte të drejtë të ratifikonte kontrata qytetare, si për shitblerje, me pasurinë e saj por edhe kishte të drejtë të garantonte për tjetërkënd, ose të garantonte dikush për të. Ajo është njeri i plotë me plotë kuptimin e fjalës. Nga kjo shihet se asnjë shoqëri a qytetërim nuk i ka plotësuar të drejtat në këtë nivel, sikurse e kishte bërë këtë Islami. Islami i ka lejuar të drejtën e zgjedhjes së bashkëshortit para 14 shekujsh e më shumë. Gjithashtu gruaja myslimane ka të drejtën e "mehr-it''- dhuratë e kurorëzimit. I Lartësuari thotë: (Shih; En-Nisa, 4). Burri duhet të përgatisë shtëpinë për martesë, duke i shtuar edhe dhuratën. Kundërshtimi që i bëri një grua halifit Omer, i cili deshi t'i caktonte-kufizonte ''mehrin'', dhuratën e përmendur më sipër, është shembulli më i mirë. Për atë Halifi Omer thotë: ''Ia qëlloi gruaja, e Omeri gaboi''. Këtu shohim edhe lirinë politike për t'iu kundërvënë Halifit-kryetarit të shtetit etj..

**Nga nenet 17- 30:**

Konventa kërkoi formimin e komisionit për zbatimin e saj, gjithashtu vuri edhe modelin e zbatimit të saj... Për këtë (qëllim) janë mbajtur katër konferenca botërore në Kombet e Bashkuara me vëmendje për gruan. E para u mbajt në Meksiko-Siti në vitin 1975, e më1979 Organizata e Përgjithshme mbështeti konventën për dënimin e të gjitha formave të diskriminimit të gruas. Në konferencë ishin të përfaqësuara 133 shtete. Konferenca e dytë është mbajtur në Hagë të Danimarkës më 1980, që i kushtoi vëmendje të veçantë shkollimit, punësimit dhe shëndetit të gruas. Konferenca e tretë është mbajtur në Najrobi të Kenisë në vitin 1980, për të ndjekur Rilindjen e gruas deri më 2000. Ndërsa konferenca e katërt u mbajt në Pekin të Kinës, me 14-15 shtator 1995, me qëllim të evitimit të të gjitha pengesave që bëhen ndryshime pa pjesëmarrjen e gruas në mënyrë të plotë e të barabartë në të gjithë lëmenjtë e jetës, në veçanti në shkollim, zhvillim, shëndetësi, punë, ekonomi. Nga tërë kjo shohim se Islami u ka paraprirë të gjitha këtyre konferencave për respektimin e gruas, 14 shekuj më herët.

(Marrë nga: ''Minberul-Islam'', Gusht 2010 përktheu dhe përshtati: Bajrush Ahmeti)

# Dita ndërkombëtare e gruas

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

**Islami e respekton njerëzinë e femrës në të drejta, dinjitet dhe obligime. Islami e respektoi femërinë e femrës, pasi Allahu xh.sh. dëshiroi që për urtësi, të bëjë llojin njerëzor prej dy gjinive, meqë secili prej tyre ka detyrën e vet.**

Sa herë që vjen 8 Marsi, njerëzit flasin dhe shkrimtarët shkruajnë për pozitën e femrës në botë. Disa thonë se ekzistojnë popuj tek të cilët femra persekutohet dhe konsiderohet nën meshkujt. Disa të tjerë përmendin një marrëveshje të miratuar nga Kombet e Bashkuara, me dëshirën t'ia imponojnë tërë botës. Ajo është e njohur si "Marrëveshja e CEDAW", e cila bën thirrje për ndalimin e çfarëdolloj diskriminimi të gruas. Edhe ne myslimanët, i kundërvihemi çdo lëvizjeje që është kundër gruas, sepse ajo është nënë, vajzë, grua, motër, teze dhe hallë jona. Nuk kemi kurrfarë beteje ndërmjet nesh dhe gruas, sepse gruaja është nga burri dhe burri është nga gruaja, kjo është një çështje islame e qartë. Allahu xh.sh. thotë: "Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri". (Ali Imran, 195). Mashkulli e kompleton femrën, dhe anasjelltas, ndërmjet tyre nuk ka kurrfarë urrejtjeje dhe as armiqësi. Po të mos ishte femra, nuk do ekzistonte as mashkulli, dhe anasjelltas, dhe prej atyre dyve është shumuar i gjithë njerëzimi. Nëse me diskriminimin ndaj femrës, synohet një diskriminim armiqësor ndaj saj, shkelja e të drejtave të saj sikur të mos ishte njeri, pa dyshim që këtë synim ne e kundërshtojmë. Mirëpo, nëse synohet ndalimi i dallimit të përgjithshëm ndërmjet mashkullit dhe femrës, kjo është e papranueshme; nëse synohet imponimi i ngjasimit që femra të jetë si mashkulli në çdo aspekt, kjo është kundër natyrshmërisë, realitetit dhe Sheriatit, pasi Allahu njerëzit i ka krijuar në dy gjini, meshkuj dhe femra.

**Refuzohet ndalimi i dallimit të përgjithshëm ndërmjet dy gjinive**

Allahu ka bërë dallime ndërmjet dy gjinive, edhe në formën fizike, femra nuk është e njëjtë si mashkulli, madje as nga ndjenjat, sepse Allahu e përgatiti femrën për një punë për të cilën nuk e përgatiti mashkullin, që është amësia, dhe mu për këtë qëllim trupi i saj është i përgatitur për këtë detyrë. Përpjekja për eliminimin e dallimeve në përgjithësi ndërmjet dy gjinive, është çështje që e refuzon Islami. Nëse Kombet e Bashkuara dëshirojnë t'ia imponojnë botës këtë marrëveshje, duke shpërfillur dallimet fetare dhe kulturore, kjo me siguri refuzohet, pasi çdo popull i ka të veçanta çështjet fetare dhe kulturore, dhe nuk lejohet që t'u imponohet ajo që kundërshton fenë dhe kulturën e tyre. Prandaj, myslimanët duhet të marrin vendim rreth kësaj marrëveshjeje.

**E drejta e gruas për arsimim dhe punësim, por me kushte**

Myslimanët nuk janë kundër arsimimit të femrës, sepse ata e lexojnë hadithin e Pejgamberit a.s.: "Kërkimi i diturisë është obligim për çdo mysliman". (Ibn Maxhe). Të tjerë e lexojnë: "Për çdo mysliman dhe myslimane" që është interpretim gjithashtu i saktë, meqë fjala "myslimane" nuk është cekur në hadith, por hadithi nënkupton çdo mysliman, qoftë mashkull a femër, prandaj e drejtë e femrës është që të arsimohet si edhe mashkulli, dhe të mos jetojë analfabete e as injorante për çështjet e kohës së saj. E drejtë e saj është që të arsimohet, në mënyrë që të dijë se ç'po ndodh në jetë, që ta shoqërojë burrin e saj të arsimuar

dhe të kontribuojë në edukimin dhe arsimimin e fëmijëve të saj. Nëse ka të atillë që ndalojnë arsimimin ose punësimin e femrës, duhet ta dimë se e drejtë e femrës është që të arsimohet e të punësohet, por me kushte dhe në kufi të caktuar, të punojë - nëse ka nevojë materiale dhe nuk ka burime të ardhurash dhe as kujdestar familjar. Ç'të bëjë? Të kërkojë lëmoshë prej njerëzve, gjersa ajo është e aftë për punë, dhe nëse ajo dhe familja e saj kanë nevojë për punë? Gruaja duhet të arsimohet e të punësohet për nevojat shoqërore; kur shoqëria të ketë nevojë për njerëz që i mësojnë femrat dhe i shërojnë gratë, ky është një rast shoqëror. Të gjitha këto raste, ia imponojnë gruas që të punojë për veten e saj, për familjen a shoqërinë e saj, mirëpo me kusht që t'u përmbahet rregullave islame: për daljen nga shtëpia, rrobat e saj, bisedën e saj me të tjerët, ecjen e saj, - për të gjitha këto ekzistojnë rregulla islame të njohura për çdo mysliman e myslimane. Madje, krahas gjithë këtyre, përsëri me kusht që puna e saj të jetë e lejuar e të mos jetë e ndaluar, dhe të jetë në llogari të shtëpisë dhe fëmijëve të saj, sepse detyra e parë e saj është përkujdesja për: shtëpinë e saj, fëmijët e saj dhe obligimet bashkëshortore. Nëse puna e saj është në kundërshtim me këto rregulla dhe parime, atëherë asaj nuk i lejohet të punojë. Ne jemi kundër atyre që kundërshtojnë krejtësisht arsimimin e femrës ose punësimin e saj, sepse e drejtë e gruas është që të arsimohet dhe të punësohet brenda këtyre kufijve e me këto kushte.

**Marrëveshja e Kombeve të Bashkuara anulon çdo dallim**

Për fat të keq, këtë marrëveshje të nxjerrë dhe të imponuar nga Kombet e Bashkuara, në të cilën kërkohet anulimi i çdo dallimi ndërmjet mashkullit dhe femrës, e kanë nënshkruar disa shtete myslimane. Ata dëshirojnë ta anulojnë përgjegjësinë e burrit për gruan, për të cilën Allahu ka thënë: "Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerë dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre". (En-Nisa, 34) Allahu i ka bërë përgjegjës burrat për gratë. Nëse ekziston ndonjë kompani, patjetër që duhet të ketë edhe drejtorin e saj, i cili i udhëheq punët, sepse kompania nuk mund të lihet pa drejtor. Gjithashtu, një kompani nuk mund t'i ketë dy drejtorë të barabartë në funksionet dhe me kompetencat e tyre, siç thotë fjala e urtë popullore: "Lundra që ka dy kapitenë, fundoset". Prandaj, çdo institucion ose kompani duhet të ketë drejtorin e vet. Allahu xh.sh. e ka ngarkuar burrin me udhëheqjen dhe menaxhimin e familjes për dy çështje: është më i aftë për t'i menduar përfundimet e pasojat; dhe ai shpenzon për familjen. Allahu e ka ngarkuar burrin për të paguar mehrin (dhuratën e martesës) dhe për shpenzimet familjare, madje edhe nëse gruaja është e pasur, burri është ai që i merr përsipër shpenzimet familjare. Kjo e bën burrin që të kujdeset për të mbetur dhe qëndruar familja e tij, sepse, nëse familja rrënohet e shkatërrohet, atëherë ai ngarkohet me gjobat dhe me themelimin e familjes së re, prandaj përgjegjësia është lënë mbi të. Mirëpo, kjo përgjegjësi e burrit nuk nënkupton që gruaja duhet të lihet anash, ai të mos kujdeset fare për të, të mos konsultohet e të mos bashkëpunojë me të për asgjë. Jo, Islami nuk thotë kështu. Allahu xh.sh. thotë: "Edhe atyre (grave) u takon e drejta si edhe përgjegjësia në bashkëshortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre". (El Bekare, 228). Të drejtat i kanë të barabarta, mirëpo burri ka disa përparësi, për shkak se ai bart përgjegjësinë kryesore. Pejgamberi a.s. konsultohej me gratë e tij, sepse Allahu xh.sh. edhe për çështje të thjeshta, si për gjidhënien fëmijës dhe për ndërprerjen, ka kërkuar prej nesh të konsultohemi me gratë (Shih: El Bekare, 233).

**Islami është fe që nderon gruan**

Fatkeqësisht, në shumë vende të botës ekziston ende diskriminimi ndaj gruas, madje vëmë re se edhe disa myslimanë i keqtrajtojnë ende gratë, gruan e konsiderojnë thjesht si një shërbëtore të burrit, e kjo nuk ka të bëjë asgjë me Islamin, sepse Islami është fe që gruan e nderoi dhe e trajtoi si njeri, e nderoi si femër, si grua, si nënë, si anëtare të shoqërisë, e nderoi në të gjitha këto aspekte dhe i përcaktoi të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë e saj pa i kërkuar ato. Kur erdhi Islami, nuk ndodhi ndonjë demonstratë nga ana e grave për t'i kërkuar të drejtat e tyre, meqë në atë kohë ato nuk dinin se kishin të drejta, mirëpo Ligji i Allahut ishte ai që i vendosi këto të drejta, sepse Ligji i Allahut nuk anon as nga gratë dhe as nga burrat, sepse Allahu është Krijuesi i burrit e i gruas, Zoti i mashkullit e femrës. Sikur të kishte qenë ky Ligj i vënë nga ndonjë komision i disa njerëzve, do të thoshim se ata kanë anuar nga njëra a tjetra gjini, mirëpo ky Ligj është i vënë nga Allahu xh.sh.. Prandaj nuk supozohet se Allahu anon nga ndonjëri prej robërve të Tij kundër tjetrit. Allahu e nderoi gruan duke e konsideruar njeri, sepse ajo është e kompletuar në të gjitha aspektet, ka kapacitet për bartjen e përgjegjësive, e ka të drejtën e vendosjes, posedimit dhe fitimit, siç është e ngarkuar me obligime njësoj si burri, sepse edhe urdhri i parë hyjnor ka qenë i drejtuar për burrin dhe gruan bashkë, për Ademin dhe Havanë. (Shih: El Bekare, 35).

**Gruaja është krijesë e kompletuar**

Ky është argument për barazinë ndërmjet burrit e gruas në aspektin njerëzor dhe bartjen e kompetencave. Prandaj, gruaja obligohet me

adhurime dhe rite njësoj si burri, përveç në disa raste kur bie ndesh me detyrën e saj, si p.sh. namazi i Xhumasë nuk është obliguar për gruan, pasi ajo është e zënë me punët shtëpiake dhe fëmijët e saj, mirëpo, nëse e fal, nuk bën mëkat. Ndonjëherë dallimi ndërmjet burrit e gruas bëhet për interes së saj, si p.sh. për meshkujt është e ndaluar veshja e rrobave prej mëndafshi dhe stolisja me ar, e për femra këto janë të lejuara, sepse Islami respekton natyrën e femrave në dashurinë që kanë për zbukurim e stolisje. Islami e respekton njerëzinë e femrës në të drejta, dinjitet dhe obligime. Islami e respektoi femërinë e femrës, pasi Allahu xh.sh. dëshiroi që për urtësi, të bëjë llojin njerëzor prej dy gjinive, meqë secili prej tyre ka detyrën e vet.

**Islami kundërshton qytetërimin perëndimor**

Islami respektoi njerëzinë dhe femërinë e gruas atëherë kur e urdhëroi që të ulë (shikimin) e saj, t'i ruajë pjesët e turpshme të trupit, të mos zbulojë stolinë e saj përveç të gjymtyrëve që janë të dukshme dhe të vërë shaminë mbi supet e saj. Të gjitha këto veprime nuk janë kundër gruas, po janë për mbrojtjen e saj, që mos e rrëmbejnë dhunuesit, të cilët cenojnë nderet. Kur e obligoi mbulesën e femrës, me këtë Islami ka dëshiruar ta ruajë atë ashtu siç dëshiron Allahu dhe si është i kënaqur burri i saj, e jo të bëhet mall për gjithë njerëzit. Islami e kundërshton qytetërimin perëndimor, që e konsideron femrën mall për të gjithë dhe kënaqësi për të gjithë, që të dëfrehen me të. Ata dëshirojnë që femrën ta bëjnë vegël dhe mjet reklamimi dhe me të të reklamojnë gjithçka: hajet, pijet, veshjet, madje edhe gjërat e veçanta që kanë lidhje me meshkujt. Islami kundërshton këtë qytetërim, që femrën e konsideron si trup për dëshirë seksuale. Islami nuk e pranon këtë pikëpamje dhe as këtë filozofi, prandaj edhe i kundërshton lëvizjet e shthurura dhe të çoroditura, të cilat sot i shohim në perëndim dhe i imitojnë shumica e vendeve të tjera. Islami e respekton dhe e mbron femërinë e femrës, e ruan femrën që të jetë bashkëshorte e mirë, edukatore dhe zonjë shtëpie, shoqëruese e burrit gjatë tërë jetës së tij. Pra, Islami i dëshiron këto.

**Arabët e konsideronin fatkeqësi lindjen e fëmijës femër**

Allahu xh.sh. tregon për arabët e kohës së injorancës( Shih:En-Nahl, 58-59). Në të shumtën e rasteve realizonin mendimin e dytë. Sikur të mos ishte krenaria e Islamit me ndonjë vepër tjetër përveç kësaj vepre kriminale që e ndaloi, së cilës nuk i mbeti asnjë gjurmë mbi sipërfaqen e dheut, vetëm kjo krenari do të mjaftonte. Islami respektoi femrën dhe obligoi prindin e saj që ta ruajë, ta edukojë dhe ta arsimojë dhe, kur prindi dëshiron ta martojë të bijën, patjetër duhet të marrë mendimin dhe lejen e saj.

**Islami e nderoi femrën si bashkëshorte dhe nënë**

Islami e nderoi femrën si bashkëshorte, madje jetën bashkëshortore e ngriti mbi bashkëpunimin, këshillimin dhe këmbimin e të drejtave dhe obligimeve: "Edhe atyre (grave) u takon e drejta sikurse edhe përgjegjësia në bashkëshortësi". (El Bekare, 228). Islami e nderoi femrën si nënë, madje nuk ekziston asnjë fe që e nderoi nënën si Islami. Dijetarët kanë thënë: Nënës i takojnë ¾ e respektit, duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s., kur një njeri erdhi tek ai dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, kush është më i merituari i njerëzve për shoqërimin tim të mirë? Tha: Nëna jote. Tha: Pastaj kush? (Pejgamberi) tha: Nëna jote. Tha: Pastaj kush? Tha: Nëna jote. Tha: Pastaj kush? Tha: Babai yt". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.). Ata thanë se nënës i takojnë ¾ e respektit, sepse ajo e barti dhe është lodhur gjatë shtatzënisë e lindjes së foshnjës, pastaj e edukoi dhe i dha gji, prandaj të drejtat e saj janë më të mëdha sesa të babait. Gjithashtu në mesin e myslimanëve thuhet: "Xhenneti është nën këmbët e nënave". Kjo është e drejtë e nënës, veçanërisht gjatë pleqërisë.

**Islami e nderoi femrën si anëtare të shoqërisë**

Për ta kuptuar këtë nëntitull, na mjafton ky ajet, ku Allahu xh.sh. thotë: "Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë e ndalojnë nga e keqja, falin namazin dhe japin zekatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij". (Et-Tevbe, 71). Besimtarët e besimtaret mbështesin njëri-tjetrin në detyrën e urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja, sepse kjo detyrë nuk është e kufizuar vetëm për meshkujt, po është detyrë e meshkujve dhe e femrave, besimtarëve e besimtareve.

**Duhet ta mësojmë fenë tonë**

Gruaja e ka pozitën e saj të caktuar në Islam. Në librat e historisë islame lexojmë se si një grua kundërshtoi Omerin r.a. gjatë ligjërimit të tij, e Omeri r.a. tha: "E tha të vërtetën gruaja, kurse unë kam gabuar". Ky është Islami dhe qëndrimi i tij ndaj femrës, prandaj ne nuk kemi nevojë që të na mësojnë si t'i respektojmë të drejtat e gruas, por kemi nevojë që ta mësojmë fenë tonë dhe t'i kuptojmë prej saj të drejtat dhe obligimet që ka gruaja. Burri dhe gruaja duhet t'i dinë të drejtat dhe obligimet që kanë ndaj njëri-tjetrit, sepse njeriu nuk duhet të kërkojë vetëm të drejtat që i takojnë, e të harrojë obligimet që ka ndaj të tjerëve. Ndërkaq, qytetërimi perëndimor është ngritur mbi kërkimin e të drejtave dhe jo mbi përkujdesjen ndaj obligimeve. Allahu është Ai Që vendosi të drejtat e gruas, e neve na mbetet vetëm zbatimi i ligjeve dhe dispozitave të Sheriatit, prej të cilave janë edhe dispozitat e trashëgimisë.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, Burimi: www.qaradawi.net.

# Përgjegjësitë e një gruaje- nëne në kohën moderne

**Sadbere Beqolli Biçku**

**Të kujt janë këta fëmijë? A është e pranueshme sjellja që po manifestojnë? A e dinë prindërit se ku i kanë fëmijët në këtë kohë? A ka bashkëpunim prind-fëmijë për çështje të caktuara? Sa herë gjatë vitit shkollor prindërit i vizitojnë fëmijët e tyre në shkollë?**

Dikur gruaja punonte krahas me meshkujt, e nganjëherë ishte e detyruar të punonte edhe më shumë, sidomos në rastet kur në familje kishte mungesë meshkujsh të moshës madhore.Barra e madhe binte mbi të, gruaja në punë të fushës, gruaja për të bartur dru nga mali, e megjithatë, përgjegjësia më e madhe për të ishte kur kthehej në shtëpi - përgatiste ushqimin për anëtarë të shumtë që jetonin në një familje, lante e arnonte në kushte aspak të lehta krahasuar me sot. Përpos detyrimeve të caktuara që kishte, roli i saj ishte mjaft i madh në lindjen, rritjen dhe edukimin e fëmijëve, një punë aspak më e lehtë në mungesë të gjërave elementare dhe sidomos respektit dhe përkrahjes që i mungonte aq shumë brenda në familjen ku jetonte.Sot, gruaja është më e favorizuar dhe nuk përballet me vështirësitë e mëparshme, por koha moderne bën që asaj t'i jetë lehtësuar roli i saj edukues, por, krahas kësaj, ajo është e stërngarkuar dhe e ka më të ndërlikuar jetën e saj të përditshme. Dikur ajo kishte vetëm një frikë - si t'i vishte e ushqente fëmijët e saj, e sot frika i është shtuar dukshëm.Bashkëshorti, të shumtën e rasteve është një dorë e djathtë e saj për përkrahjen që i jep në tejkalimin e vështirësive. Respekti i ndërsjellë edhe ndihma e kohëpaskohshme financiare, kur ndonjëri prej tyre është në marrëdhënie pune, e ndihmojnë atë që t'i thyejë barrikadat e ta gjejë veten në një shoqëri më të mirë. Sikur të gjitha të mirat të kombinoheshin e të ndërvepronin në mes tyre, prapëseprapë vetëm roli i gruas në lindjen, rritjen dhe edukimin e fëmijëve është një përgjegjësi dhe përkushtim që do punë dhe angazhim maksimal. Duket sikur, derisa fëmijët rriten, gruaja lirohet pak prej përgjegjësive, që ka, por ndodh e kundërta. Sot është shumë e vështirë të edukosh një fëmijë në rrethana e në shoqërinë bashkëkohore. Dita-ditës shkenca po përparon, krahas teknologjisë moderne duke hapur rrugën që të rinjtë të jenë kureshtarë dhe të hulumtojnë në çdo fushë dhe sidomos në përparësitë që ofron bota dixhitale-kompjuterike.Çdo njësi mësimore hap rrugën që fëmijët, nxënësit të hulumtojnë në kompjuter rreth një njësie mësimore a aktiviteti shtesë shkollor, por qasja dhe jocensurimi i skenave e artikujve të ekspozuar, të bëjnë të rrëqethesh e të pyesësh: Ç'do të bëhet me fëmijët e prindërve të papërgjegjshëm - të pakujdesshëm, në shumë raste të nënave që më nuk janë shumë të pranishme e afër fëmijëve? Sa hap derën e del në rrugë, të bien në sy sjellje jo të mira nga të rriturit, që ndikojnë drejtpërdrejt në shoqërinë e tyre dhe veçanërisht tek fëmijët.Në anën tjetër, emisionet joarsimore, që janë të shumta dhe ndjekja e tyre nga të rriturit në prani të fëmijëve, janë edhe një arsye më shumë për sjellje të çekuilibruar të gjeneratave të reja. E këto sjellje menjëherë fillojnë të pëlqehen dhe manifestohen nga fëmijët pa ditur rolin dhe efektin e tyre të dëmshëm e të pavlerë.

Të kujt janë këta fëmijë? A është e pranueshme sjellja që po manifestojnë? A e dinë prindërit se ku i kanë fëmijët në këtë kohë? A ka bashkëpunim prind-fëmijë për çështje të caktuara? Sa herë gjatë vitit shkollor prindërit i vizitojnë fëmijët e tyre në shkollë?



Këto janë disa nga pyetjet që duhet shtrojë vetes secili prind. Vetëm atëherë kur ata të jenë të vetëdijshëm për sjelljen e fëmijëve të tyre dhe për rrugën që ata po ndjekin, me komunikimin dhe afërsinë me fëmijët, vetëm atëherë do të ndodhë hapja e një problemi me të cilin ballafaqohen të dyja palët dhe zhvillimi i ngjarjeve do të vazhdojë më pastaj, kur puna e përbashkët të bëhet përditshmëri në mes fëmijëve dhe prindërve. Nuk është e drejtë të sjellësh një fëmijë në jetë e ta lësh pas dore, si të ishte i huaji. Kjo lënie pas dore nënkuptohet si e llojllojshme, por efektin më të madh e më të rëndë e ka atëherë kur mendohet se fëmija po fillon të bëhet i zoti i vetes e prindërit nuk i kushtojnë vëmendje çdo veprimi të tij.

Të jemi më vigjilentë e të mendojmë për një të ardhme tonë më të ndritur duke i kushtuar kujdes çdo lëvizjeje që bën fëmija ynë, por pa ngulfatur të drejtat e tyre. Çdo prind –nënë të këshillohet dhe të kuptojë realitetin e botës moderne, që duket i lehtë, por në fakt është i rëndë e me përplot pasoja për ata që nuk dinë të vlerësojnë ç'është e mirë e ç'është e dëmshme në këtë jetë me përplot kurthe të kapërcyeshme për ata që janë të vetëdijshëm.

# Rëndësia e familjes në Islam

**Feim Hoxha**

**Edukimi i fëmijës fillon qysh me lindjen e tij. Ai nuk edukohet duke dëgjuar, po duke parë.**

Familja është shtylla më e rëndësishme e shoqërisë. Forca dhe qëndrueshmëria e saj është edhe forca dhe qëndrueshmëria e kombit dhe e shtetit.[1] Nëse dëshirojmë të kemi një komb dhe shtet të qëndrueshëm, duhen bërë përpjekje për arritjen e këtyre synimeve fundamentale të jetës. Bërthama e familjes përbëhet nga prindërit dhe fëmijët e tyre. Detyra e prindërve është që t'u mësojnë fëmijëve normat dhe vlerat bazë, t'i shkathtësojnë dhe t'u japin disa njohuri themelore.[2] Sigurisht, një fole familjare pa synim, e ngritur mbi dëshira, pasione, qejfe, zili apo smirë, jo vetëm që nuk do të premtojë të ardhme, por do të mbetet në trup të popullit si një element negativ potencial. Sipas të gjitha gjasave, një familje e tillë do të përgatisë vazhdimisht endacakë rrugësh, rrugaçë.[3] Këto elemente shkatërruese të familjes jo vetëm që dëmtojnë jetesën tonë në këtë kohë, përkundrazi ato nuk mund të japin shpresë për një të ardhme të sigurt.

Në një familje, në themel të së cilës ka mbarëvajtje e begati, domethënë në folenë familjare ku janë bashkuar femra myslimane me mashkullin mysliman, femra besimtare me mashkullin besimtar, femra dhe mashkulli që i çojnë në vend përgjegjësitë e tyre, çdo gjë është në vendin e vet dhe kjo fole familjare është si një kënd Xhenneti, parajse.[4]

Duke e trajtuar shoqërinë e lumtur me gratë e me burrat e saj, Kur'ani, nja dy fjalë të bekuara të të cilit i prekëm më lart, e përvijon kështu çështjen:

"Për burrat myslimanë e për gratë myslimane, për burrat besimtarë e për gratë besimtare, për

burrat që falen e për gratë që falen, për burrat fjalëdrejtë e për gratë fjalëdrejta, për burrat që bëjnë durim e për gratë që bëjnë durim, për burrat e thjeshtë e për gratë e thjeshta, për burrat që japin sadaka e për gratë që japin sadaka, për burrat që agjërojnë e për gratë që agjërojnë, për burrat që e mbrojnë nderin e për gratë që e mbrojnë nderin, për burrat që E përmendin shumë Allahun e për gratë që E përmendin shumë Allahun, Allahu ka përgatitur një falje të madhe dhe një shpërblim të madh"! (El Ahzab, 33/35)

Këta burra e gra janë bashkuar me njëri-tjetrin në familjen që është qeliza më e vogël e kombit, kanë besuar Allahun, janë orientuar nga Ai me zemër, janë bashkë me Të dhe e kalojnë jetën me bindje e adhurim.

Në atë shtëpi, çdo gjë shkon drejt dhe është ashtu siç duhet. Për rrjedhojë, ashtu si njeriu që i jep një rregullim të përgjithshëm vetes para pasqyrës në këmbë, edhe fëmija i kësaj shtëpie, para tablove të drejtësisë, të fjalëve, sjelljeve e veprimeve të drejta e në përputhje me njëra-tjetrën, vazhdimisht ka për ta korrigjuar e rregulluar veten.[6]

Çdo gjë që ka për të parë fëmija në këtë shtëpi të mbushur plot respekt për Allahun, ku burri e gruaja dridhen gjithmonë nga frikën prej Tij, përpiqen t'i përjetojnë në mënyrën më të mirë përgjegjësitë e veta me mendimin se i pret një jetë serioze dhe një fund i tmerrshëm dhe në çdo çast të jetës arrijnë në fund të rrugës e presin ftesën për në jetën tjetër, çdo gjë që ka për të parë fëmija, pra, do të jetë gjithmonë seriozitet, rëndësi, ndjeshmëri dhe kujdes.[7]

Ka fole familjare të bekuara, të ngritura mbi logjikën dhe gjykimin duke u mbështetur qysh në hapat e parë tek Zoti, që funksionojnë gjatë gjithë jetës si një shkollë dhe, me nxënësit që përgatisin, sigurojnë vazhdimësinë dhe pavdekësinë e kombit që i përkasin!

Në anën tjetër, dihet mirëfilli se shumë popuj gjatë historisë së tyre janë zhdukur si pasojë e mosekzistimit të një sistemi të mirëfilltë moral.

Familja është një komb i vogël, kurse kombi, një familje e madhe. Një person që ka mundur të arrijë me sukses të qeverisë një familje të madhe a të vogël, si dhe t'i ngrejë pjesëtarët e saj në nivele të larta njerëzore, mund të bëhet i suksesshëm, me pak përpjekje, edhe në organizime më të mëdha.

Edukimi i fëmijës fillon qysh me lindjen e tij. Ai nuk edukohet duke dëgjuar, po duke parë. Me një fjalë, fëmija bën atë që sheh e jo atë që dëgjon. Prandaj, jeta sociale pozitive është më e dobishme për fëmijën. Sepse, nëse shkatërrohet jeta shoqërore, do të shkatërrohet edhe ajo individuale.[8]

(1) Nga Fara te lisi- Fethullah Gylen-shtëpia botuese Prizmi,Tiranë 2008 f.49 (2) www.islamgjakova.net. (3) Nga Fara te lisi- Fethullah Gylen-shtëpia botuese Prizmi ,Tiranë, 2008 f.49 (4) Nga Fara te lisi- Fethullah Gylen-shtëpia botuese Prizmi ,Tiranë 2008 f.51 (5) Nga Fara te lisi- Fethullah Gylen-shtëpia botuese Prizmi ,Tiranë 2008 f.52. (6) Nga Fara te lisi-Fethullah Gylen-shtëpia botuese Prizmi ,Tiranë 2008 f.52 (7) Hekimoglu Ismail-Familja dhe Arsimi -Dituria Islame nr.233



**INTERVISTË ME IMAMIN E RESTELICËS, SHABAN HAXHI**

# Imami në shërbim të popullit

**Intervistoi Mr. Rexhep Suma**

**"Vlera e njeriut është aq sa i shton jetës në mes lindjes dhe vdekjes". (Dr. Mustafa Mahmud)**

Është Imami i fshatit Restelicë që, kur të tjerët i humbën shpresat se mund të kishte të gjallë nga shembja e ortekut, pati një bindje tjetër. Ai komunikoi me nënborën me anë të një gypi, dhe kështu i pari hetoi shenjat e jetës së Amserës dhe ishte tejet i sigurt se ajo ishte e gjallë nën ortekun e borës që mbërtheu lagjen e saj. Hoxha për dy ditë qëndroi pranë bashkëfshatarëve, por qe edhe koordinator i gjithë asaj që u organizua me banorët e fshatit, pastaj me FSK-në,PK-në dhe të gjithë dashamirët që i dolën në ndihmë për të shpëtuar jetë. Imami tërë kohën rrezikoi edhe vetveten, vetëm e vetëm që t'u dilte në ndihmë viktimave.

"…. Kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë), është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit..." ( El Maide, 32). Nisur nga ky ajet kuranor, mrekullitë e Allahut nuk kanë të ndaluar as të përfunduar në çdo kohë dhe në çdo vend. Një e tillë ka ndodhur edhe në familjen Reka të Restelicës së Dragashit. 11 Shkurti i këtij viti nuk do të harrohet kurrë nga vogëlushja pesëvjeçare, Amsera Avdullah Reka. Orteku i borës, i ardhur nga bjeshka sipër shtëpive, ishte fatal për 10 anëtarët e kësaj familjeje. Allahu deshi që në këtë fatkeqësi të mbijetonte vetëm Amsera. Kjo është mrekulli e Allahut xh.sh.. Amsera është vajza e Avdullah (30) dhe Garka (29) Rekës, të cilët tashmë kanë kaluar në Ahiret. Dy shtëpi të vëllezërve Fehim dhe Rexhep Reka u rrafshuan me tokë. Atyre tashmë nuk u dihen as themelet. U kanë mbetur vetëm rrënojat. Banorët e Restelicës janë të tmerruar nga ajo që panë atë ditë. Përveç dhimbjes që kanë për fqinjët e tyre, ata me të gjitha forcat kanë ndihmuar forcat e FSK-së, Policisë dhe KFOR-it, për të nxjerrë nga rrënojat nën ortek trupat e të vdekurve. Në këtë tragjedi është imami i fshatit - Shaban Haxhi, që mori përsipër organizimin dhe koordinimin e tërë përpjekjeve për shpëtim.E rrethuar nga dajat dhe të afërmit e tjerë, vogëlushja nuk e ka idenë se ç'ka ndodhur. Sipas një njeriu që prezantohet si daja i saj, Amsera nuk i përmend as prindërit, as vëllanë e saj.

*Dituria Islame: Pas gjithë asaj tragjedie që pësoi fshati juaj, si e vlerësoni gjendjen aktuale në Restelicë?*

**Shaban Haxhi:** Elhamdulilah, gjendja është normalizuar pas gjithë asaj tragjedie që kemi përjetuar. Sot unë ndiej një qetësi të madhe shpirtërore pasi i kemi gjetur të gjitha viktimat e kësaj tragjedie, por edhe më i lumtur jam, se arritëm të shpëtonim e të nxirrnim të gjallë nga rrënojat e ortekut Amserën e vogël, që mund të them se vetëm mrekullia hyjnore e ka shpëtuar nga kjo fatkeqësi. Ne jemi myslimanë dhe e dimë se ajo që është caktuar, edhe do të ndodhë...

*Dituria Islame: Më falni, por dua të na tregoni se si mund të orientoheshit dhe të dinit se ku mund të gjendeshin viktimat?*

**Shaban Haxhi:** Me të ardhur në vendngjarje, unë menjëherë e kam marrë në dorë situatën, sepse nevojitej organizimi i mirëfilltë i asaj situate. Dhe mendoja se nuk është ndihmë që vetëm të marrim lopatat në dorë dhe të largojmë borën e ortekut të rënë mbi ato shtëpi, por në atë moment nevojitej të kishim një strategji, dhe i kam organizuar njerëzit. Dhe kemi vërejtur se cilat vende kishin më shumë borë dhe nga cila ana kishte rënë orteku. Kemi marrë informacione nga të afërmit e kësaj familjeje se ku kishin qëndruar dhe fjetur, dhe të



gjithë i kemi gjetur në shtrat, pra orteku kishte zënë në gjumë të gjithë familjen, përveç djalit që e kemi gjetur një ditë më vonë, sepse ai kishte qenë në katin e dytë të shtëpisë, që është shkatërruar i tëri nga goditja e ortekut dhe fuqia e madhe atë e kishte hedhur më larg për 15 metra në borë.

*Dituria Islame: Si ndodhi ngjarja dhe si u informuat ?*

**Shaban Haxhi:** Më 11 shkurt, në orën 08:20, dy fshatarët që janë ndodhur afër ortekut, erdhën dhe më informuan se në vendin "Visok zavor" ka rënë një ortek dhe, sipas tyre, një numër i konsiderueshëm i shtëpive ishin mbuluar me borë, kurse në dy shtëpi kishte njerëz dhe nuk dihej fati i tyre. Unë menjëherë urdhërova myezinin e fshatit t'i lajmëronte fshatarët nëpërmjet mikrofonit të minares, që t'u dilnim në ndihmë këtyre njerëzve. Pasi jam caktuar koordinator i kësaj tragjedie, jam përpjekur në maksimum të jap kontributin tim, me tërë qenien time.

*Dituria Islame: Si arritët të mobilizoheshit në ato momente?*

**Shaban Haxhi:** Fshatarët i janë përgjigjur thirrjes masivisht dhe, pasi kemi arritur në vendin e ngjarjes, pamë një imazh shumë të tmerrshëm: më shumë se 25 shtëpi ishin të dëmtuara, disa pa themele, disa pa një kat e disa pa pullaz, si pasojë e ortekut që kishte rrëshqitur në një sipërfaqe prej 500 metrash. Në çdo anë ishin pajisjet e shtëpive. Por më shumë i kishte prekur shtëpitë e dy vëllezërve të familjes Reka. Njëra kishte tre anëtarë: biri - Seldin Reka, nëna e tij - Zekije Reka dhe babai i tij - Fehim Reka, ndërsa familja tjetër 8 anëtarë: Rexhep, Fatima, Abdullah, Garka, Resmin, Resmina, Amsera dhe Amar, që të gjithë me mbiemër Reka, - ishin thellë nën borë, përafërsisht 15 metra.

*Dituria Islame: Kur e patë këtë situatë të tmerrshme, sa ju luhatën ndjenjat se mund të kishte të mbijetuar ?*

**Shaban Haxhi:** Disa fshatarë, kur panë këtë tragjedi, humbën shpresat se tërë kjo borë që kishte mbuluar shtëpitë, mund të largohej me lopata të vogla, por në veshët më tingëllonin fjalët e Pejgamberit tonë të dashur: "Bëhuni optimistë e jo pesimistë", dhe u thash fshatarëve se të gjallë a të vdekur ne do të mundohemi me i gjetë e me i nxjerrë nga rrënoja e ortekut..Ajo që më ra në mend në atë moment, ishte se nuk mjafton vetëm nijeti i mirë, por duhet gjetur po ashtu metoda se si dhe ku të hulumtonim. I kam pyetur të afërmit e kësaj familjeje se ku kanë fjetur zakonisht njerëzit. E larguam borën prej dhomës për të cilën të afërmit e kësaj familjeje na thanë se aty flinin, dhe pamë këmbën e Seldinit 20- vjeçar, mirëpo nuk i lashë të groponin më shume po u thashë fshatarëve të hiqnin, borën e cila ishte 10 metra e më shumë mbi dhomën ku ishte kjo viktimë. Në të njëjtën dhomë kemi gjetur edhe nënën Zekije dhe babain Fehim Reka, të gjithë në shtrat. Pasi kaloi një kohë, kanë ardhur në ndihmë fshatarët e tërë Gorës, nga komuna e Sharrit, vëllezërit tanë nga Opoja, nga Prizreni dhe rrethina e Prizrenit, nga Zhupa, nga fshatrat e Shqipërisë që janë afër kufirit me Restelicën... I kemi kontaktuar të gjitha organet e shtetit të Republikës së Kosovës.

*Dituria Islame: Si koordinator që u ballafaquat për herë të parë me këtë gjendje, si e organizuat këtë aksion?*

**Shaban Haxhi:** Njerëzit i kam shpërndarë në disa grupe, mbasi u gjetën tre viktimat e para, por ata edhe më shumë humbën shpresën duke menduar se të gjithë kishin vdekur. Unë personalisht kam besuar se mund të kishte edhe të mbijetuar në fatkeqësi. I kemi vazhduar

hulumtimet. Pas disa orësh ka ardhur Policia e Kosovës, Njësitet speciale të Policisë nga Gjakova, FSK-ja, Zjarrfikësit, Kfori Turk, Kfori Gjerman etj.. Kur qeshë lodhur jashtëzakonisht shumë, më ra te këmbët një gyp, dhe më shkoi ndërmend mjeku i fshatit, i cili e përdorte në shtëpi gypin e aspiratorit në gropën e oxhakut prej katit të parë deri tek i dyti, për të komunikuar me bashkëshorten e vet. E vura gypin nëpër gropa, për të dëgjuar ndonjë zë, kur ndodhi diçka e pabesueshme: u dëgjua zëri i vogëlushes, duke qarë me dënesë, që po thërriste nënën e saj "Mati!", "Mati"! … (Nënë, Nënë …). Unë deri diku kam komunikuar edhe me nënën e Amserës dhe e kam pyetur se a jeni brenda. Ajo më është përgjigjur me një gjysmë zëri: "Po". Pas nxjerrjes, vajza tregoi se kishte biseduar me nënën e vet. Shumë ndjenja të rënda përjetova në atë çast, saqë menjëherë bërtita duke thënë se vajza dhe nëna e saj janë të gjalla, sepse po dëgjoj zërin e saj. Pasi dëgjova zërin, thashë me vete: Sigurisht janë të gjallë! Për ta qetësuar vajzën fillova komunikimin me të nëpërmjet gypit. Kërkova nga ushtarët e FSK-së të më ndihmonin dhe u tregova përafërsisht vendin se ku gjendet vajza. Vazhduam kërkimet dhe, pas një pune të lodhshme prej dy orësh, arritëm të nxirrnim Amsera Rekën, por, para se ta nxirrnim, i thashë ushtarit që ishte afër meje: Unë tash po e ngre llamarinën dhe ti tërhiqe ngadalë vajzën. Fshatarëve u thashë të mos bërtisnin.. Por të gjithë ishin të emocionuar, kështu që bërtitën aq shumë, sa nuk munda të qetësoja zërat e tyre. Në këtë moment m'u kujtua ajeti kuranor: "Kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) një njeri, është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit"... Lotët e gëzimit më rridhnin nga sytë e mi. E falënderova Allahun që e gjetëm vajzën të gjallë dhe sikur i thashë vetvetes: Po të mos arrija ta shpëtoja Amserën, zëri i saj nuk do të më hiqej sa të jem gjallë. Po mbas pak kohe, mbasi e kemi vërtetuar se edhe disa anëtarë ishin afër Amserës, po ata tashmë ishin të vdekur : vajza 20- vjeçare, djali Amari 2-vjeçar, babai dhe nëna e saj 30-vjeçare, - na kapluan lotët e dëshpërimit. E kemi vazhduar punën me të gjitha organet shtetërore të Kosovës deri në orën 02.30 (pas mesnatës). Kjo ishte për sa i përket ditës së parë, pra 11 shkurtit. Të nesërmen përsëri të gjitha organet shtetërore të Republikës së Kosovës erdhën në orën 7 të mëngjesit si dhe fshatarët vëllezërit tonë nga tërë Kosova, të shtyrë nga vullneti dhe ndjenja humane vëllazërore , që buron nga zemra e besimtarëve dhe po ashtu erdhën për të dëshmuar vëllazërimin -se të gjithë jemi vëllezër, dhe vetëm vëllezërit mund të ndajnë pikëllimin dhe gëzimin së bashku dhe se miku shihet në vështirësi. Vazhduam hulumtimet më 12 shkurt, sepse na mbetën edhe tri viktima të pagjetura. Po herët në mëngjes i gjetëm prindërit, kështu që na kishte mbetur vetëm djali 20-vjeçar.



*Dituria Islame:Sa ishte i shpejtë reagimi i organeve shtetërore duke pasur parasysh relievin malor të Restelicës dhe kohën me borë shumë të madhe dhe shumë vështirë për të shkuar deri atje?*

**Shaban Haxhi:** Po falënderoj organet shtetërore dhe ne, si vendës, vlerësojmë lart kontributin e Kryeministrit dhe organeve shtetërore të Kosovës. Atë ditë erdhi edhe Kryeministri Hashim Thaçi, për të ndarë dhimbjen me vëllezërit e vet dhe për t'u shprehur ngushëllimet më të sinqerta e për të premtuar se shteti do të rrijë pranë të gjithë atyre që kanë nevojë dhe se do të ndihmojë edhe materialisht të gjithë ata që janë goditur nga kjo fatkeqësi. Kërkimet vazhduan dhe, pasi nuk e gjetëm viktimën e fundit, vendosëm që nëntë personat t'i varrosnim më datën 13 shkurt, pra të hënën, pas namazit të ikindisë, por me premtimin se do të hulumtonim edhe për viktimën e fundit më 14 shkurt. Të hënën është bërë varrimi i nëntë viktimave të tragjedisë që goditi Restelicën. Me gjithë kushtet dhe kohën e vështirë, ngase të gjitha rrugët ishin të mbyllura nga bora dhe qarkullimi bëhej me vështirësi, në ceremoninë e varrimit qenë një numër i madh i qytetarëve nga Gora, Opoja, Prizreni e rrethet e tjera të Kosovës.

*Dituria Islame: Myftiu Naim Tërnava, me bashkëpunëtorë nga Prishtina ishte nisur për në Restelicë, për të marrë pjesë në varrimin e familjarëve që humbën jetën nga kjo tragjedi. Si është pritur nga banorët e atyshëm kjo vizitë dhe si e vlerësoni rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës në gjithë këtë proces?*

**Shaban Haxhi:** Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Ternava, rregullisht na ka kontaktuar dhe është interesuar për gjendjen dhe si po rridhnin punët në kërkimin dhe në përgjithësi për situatën e krijuar në këtë fshat pas shembjes së ortekut të borës.Ishte nder i madh për ne që në atë kohë të vështirë, sa mezi ecej në këmbë, që të vinte nga Prishtina për të marrë pjesë në varrim. Në Restelicë, Myftiu Tërnava bisedoi me mua dhe



e njoftova nga afër për gjendjen në Restelicë pas ortekut që mori jetën e 10 pjesëtarëve të familjes Reka.

Po ashtu, Myftiu Tërnava u shprehu ngushëllime familjes Reka dhe restelicasëve, si dhe u premtoi përkrahjen e nevojshme për tejkalimin e kësaj situate. Në xhaminë e fshatit u bë falja e namazit të xhenazes, të cilit i priu Myftiu Naim Tërnava. Po ashtu mori pjesë në ceremoninë e varrimit, së bashku me bashkëpunëtorë, ku merrnin pjesë edhe zv/kryeministri i Qeverisë së Kosovës, Behgjet Pacolli, Ministri i Infrastrukturës, Fehmi Mujota, nënkryetari i Kuvendit të Kosovës, Xhavit Haliti, kryetari i komunës së Dragashit, Salim Jonuzi, pastaj përfaqësues nga FSK-ja e Policia e Kosovës, etj..

Kërkimet i vazhduam edhe të martën dhe nga ora 3.30 është gjetur edhe viktima e fundit, të cilën e varrosëm më 15 shkurt.

*Dituria Islame:Pas kësaj tragjedie që ka prekur ndjenjat e secilit, si duket fati i Amserës së vogël dhe sa jeni në kontakt me të, thënë ndryshe, kush përkujdeset për të?*

**Shaban Haxhi:** Për vajzën kujdesen të afërmit e saj, Imami human, Shaban Haxhi, fshati Restelicë, dhe tërë Kosova. Jetimi ka shumë nëna dhe baballarë e mbikqyrës, që të gjithë të Ymetit të Muhamedit a.s.. Amsera është vetëm 5 vjeç dhe ka nevojë për qetësi shpirtërore pas gjithë asaj që i ndodhi dhe përjetoi. Ajo nuk ka nevojë për njerëz të cilët kanë pritur një tragjedi të këtillë për ta politizuar çështjen kinse ia dëshirojnë të mirën vajzës, por me dëshirën që të ndërtojnë fatin e vet në fatkeqësi të të tjerëve.

*Dituria Islame: Të kalojmë në një rrafsh tjetër. Ju si imam në këtë fshat mbi dhjetë vjet, çfarë ndikimi keni në rrjedhat e arsimit dhe planprogramet mësimore të shkollës së fshatit?*

**Shaban Haxhi:** Para disa vitesh jam punësuar si mësues i gjuhës angleze në shkollën fillore, pastaj si mësues i gjuhës shqipe. Por, kur pashë se janë një numër i madh i prindërve, të cilët më parë kishin kushtëzuar që fëmijët e tyre të vijonin shkollimin me planprograme të Serbisë, me qëllim të respektimit të ligjit kam filluar përpjekjet që prindërit të cilët dëshironin që fëmijët ë tyre të mësonin me planprogram të MASHT-it të Republikës së Kosovës t'u mundësohej kjo. Jo vetëm prindërit por edhe shumë arsimtarë e pranuan realitetin dhe dëshironin të punonin me planprogram të Kosovës, kështu që kemi Zyrën e arsimtarëve, klasat me gjitha pajisjet dhe, mbasi më kanë emëruar si zëvendësdrejtor me vendim të drejtoratit dhe të drejtorit të shkollës, kemi vendosur që prindërit të nënshkruajnë deklaratë nëse dëshirojnë që fëmijët tyre të punojnë me plan program të Kosovës apo jo. Në fillim të shtatorit kanë nënshkruar shtatë prindër dhe vetëm pas një kohe të shkurtër , janë bërë 230 nxënës e po rritet gjithnjë e më shumë numri i atyre që mësojnë me planprogram të MASHT-it të Republikës së Kosovës. Unë si zëvendësdrejtor shpresoj se të gjithë do të nisin të punojnë mjaft shpejt me planprogram të Kosovës, dhe kështu të zgjidhet ky problem.

*Dituria Islame: Cili është roli juaj në fshat dhe si keni ndihmuar popullin e Restelicës në proceset që kemi kaluar pas luftës?*

**Shaban Haxhi:** Ka dhjetë vjet që po punoj si imam në xhaminë e fshatit dhe i kryej të gjitha obligimet fetare, por ajo që dëshiroj të theksoj, është puna ime me rini, organizimi tradicional i Festivalit Islam si dhe i kuizit Islam e programeve të tjera, të cilat realizohen me nxënësit e mësimbesimit në xhami. Për sa i përket mësimbesimit, kemi afër 400 nxënës të rregullt që mësojnë katër ditë në javë. Nxënësit janë të ndarë në grupe sipas moshës dhe mësim besimi realizohet me të gjitha mjetet bashkëkohore të nevojshme, si përdorimi i kinoprojektorit, i kompjuterit dhe CD-ve të ndryshme, i librave të nevojshëm që u blihen nxënësve nga fondi i xhamisë. Këto të gjitha ofrohen me qëllim që fëmijët e Restelices jo vetëm të dinë të lexojnë Kur'an a të falin namaz, por edhe të edukohen në frymën islame dhe të njohin fenë e vet e të mos devijojnë nga rruga e drejtë, pa marrë parasysh se ku do t'i shpjerë jeta.

*Dituria Islame: Na thoni si duket fshati juaj pas kësaj fatkeqësie?*

**Shaban Haxhi:** I kemi falënderuar të gjitha organet e shtetit të Kosovës për ndihmën dhe përkrahjen në këto ditë të vështira, por ata po ashtu i janë përgjigjur për ndihmë apelit të popullit të kësaj ane , pra pikërisht fshatarëve të Restelicës. Qeveria e Kosovës ka bërë shumë po jo aq sa duhet. Për t'ua siguruar jetën dhe

për të mos u përsëritur kjo tragjedi, shpresoj se Qeveria do të realizojë projektin e përhershëm, të ngjashëm me projekte që ekzistojnë në vende të zhvilluara si në Zvicër a në Austri, për mbrojtjen nga orteqet e mundshme në të ardhmen. Në fund, E lus Allahun që të mos i ndodhë askujt kjo që ka ndodhur në Restelicë, dhe inshaAllah nuk përsëritet më asnjëherë.

**Kjo ngjarje u bë kryelajm në tërë shtypin botërorë që nga Amerika e deri tek Japonia**

Rrjeti televiziv BBC më 12 shkurt kishte kryelajmin "Fëmija që shpëtoi nga orteku në Kosovë", Në BBC më tutje thuhej se një vogëlushe është nxjerrë e gjallë nga rrënojat e shtëpisë së saj pas disa orëve, pasiqë shtëpia e saj qe goditur nga një ortek, i cili vrau të paktën nëntë njerëz në jug të Kosovës. Ajo u gjet nën ortekun e dëborës në një lartësi prej 10 metrash. Disa shtëpi janë shkatërruar. Vajza e shpëtuar quhet Amerta Reka dhe mendohet të jetë në mes pesë e shtatë vjeç dhe tashmë po shërohet në spitalin në qytetit në Prizren.

Kurse Gjiganti televiziv amerikan CNN, më 13 shkurt hapi lajmet me kronikën nga Kosova: 9 të vdekur nga orteku i borës, fatkeqësinë e mbijetoi një vajzë pesëvjeçare. Ajo është gjetur e gjallë në rrënojat e një shtëpie rrafshuar nga një ortek masiv, që vrau të paktën nëntë persona, përfshirë edhe prindërit e saj, në një fshat të largët malor në jug të Kosovës.

Nga ana tjetër portali i foxnews shkruan se vajza pesëvjeçare shpëtoi nga orteku vdekjeprurës në Kosovë. Shpëtuesit kanë tërhequr një vajzë 5-vjeçare të gjallë nga rrënojat e një shtëpie rrafshuar nga një ortek masiv që vrau të dy prindërit e saj dhe të paktën shtatë të afërmit e saj, në një fshat të largët malor në jug të Kosovës.

Kjo ngjarje zuri vend edhe në portalin amerikan shumë masiv uffingtonpost, ku tërë ato ditë pati lajmin kryesor për këtë tragjedi që pësoi familja Reka. Në fillim të portalit ishte shkruar Orteku kosovar: fëmija Amsera Reka shpëton, kurse 9 të tjerë gjetën vdekjen.

**Biografia**

Shaban Haxhi është lindur më 1973 në fshatin Restelicë. Aty kreu shkollën fillore, kurse të mesmen në medresenë e mesme "Alauddin " të Prishtinës (1989-1993). I etur për dituri islame në vitin 1993 studimet i vazhdoi në Fakultetin e Sheriatit në Medinë. Ai nuk u ndal me kaq, por masterin e regjistroi në Damask (Siri) më 2001, po dy vjet më vonë u detyrua të kthehej në fshatin e lindjes (Restelicë) dhe u punësua si imam për të dhënë kontributin e vet në shërbim të xhematit dhe fshatit në përgjithësi. Në të njëjtën kohë u angazhua edhe mësues dhe para dy vjetësh u emërua zv/drejtor po në shkollën e fshatit.



***Telegram ngushëllimi***

*Të dashur e të respektuar qytetarë të Restelicës!*
*E nderuara familja Reka!*

*Me dhembje mësuam lajmin për fatkeqësinë që dje përfshiu fshatin tuaj, kur nga rrëshqitja e ortekut të bores, humbën jetën 9 pjesëtarë tuaj.*
*Humbja e të dashurve tuaj është e dhimbshme dhe e rëndë, jo vetëm për ju, por për të gjithë qytetarët e Kosovës.*
*Duke ndarë dhembjen me ju , në emrin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në emrin tim dhe në emrin e gjithë besimtarëve, ju shprehim ngushëllimet tona më të sinqerta, duke lutur Zotin që juve t'ju jap sabër e gajret për të përballuar këtë fatkeqësi dhe këtë kader, ndërsa atyre që pësuan lëndime u dëshirojmë shërim sa më të shpejtë.*

*Të dashur qytetarë të Restelicës!*
*Bashkësia Islame e Kosovës dhe të gjitha institucionet e saj, me tërë potencialin që kanë, do të jenë përkrah jush në përballimin e kësaj tragjedie.*
*Edhe një herë lus Zotin që juve t'ju japë forcë e kurajo në tejkalimin e kësaj ngjarjeje të rëndë.*

*"Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi". (Kuran)*

*Me dhembje, Mr. Naim Tërnava*



## U BË VARRIMI I VIKTIMAVE TË RESTELICËS

Më 13 shkurt, pas namazit të iqindisë, është bërë varrimi i nëntë viktimave të tragjedisë që goditi Restelicën mëngjesin e së shtunës. Me gjithë kushtet e vështira e motin e ftohtë, ngase të gjitha rrugët qenë të mbuluara me borë dhe qarkullimi bëhej me vështirësi, në ceremoninë e varrimit morën pjesë një numër i madh i qytetarëve nga Gora, Opoja, Prizreni e rrethet e tjera të Kosovës.

Në këtë ceremoni qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët, zëvendëskryeministri i Qeverisë së Kosovës, Behgjet Pacolli, Ministri i Infrastrukturës, Fehmi Mujota, nënkryetari i Kuvendit të Kosovës, Xhavit Haliti, kryetari i Dragashit, Salim Jonuzi, pastaj përfaqësues nga FSK-ja e Policia e Kosovës etj..

Në Restelicë, Myftiu Tërnava zhvilloi një bisedë me imamin e fshatit, Shaban Haxhiun, nga i cili u njoh nga afër me gjendjen në Restelicë pas ortekut që mori jetën e 10 pjesëtarëve të familjes Reka.

Po ashtu, Myftiu Tërnava u shprehu ngushëllime familjes Reka dhe restelicasve si dhe u premtoi përkrahjen e nevojshme për tejkalimin e kësaj situate. Në xhaminë e fshatit u bë falja e namazit të xhenazes, së cilës i priu myftiu Naim Tërnava. (R. Shkodra)



## MANIFESTIM ME RASTIN E MEVLUDIT

Me rastin e 12 rebiul evelit- Datëlindjes së Pejgamberit Muhamed a.s., të enjten, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës, në bashkëpunim me Departamentin e të Rinjve të Kryesisë së BIK-së, organizoi një manifestim kushtuar kësaj ngjarje të rëndësishme në Historinë Islame. Manifestimi u mbajt pas namazit të drekës në xhaminë "Sulltan Mehmet Fatih". Për rëndësinë e kësaj data foli kryeimami i BIK-së, Sabri efendi Bajgora, i cili para të pranishmëve foli për jetën e Pejgamberit Muhamed a.s.. Lidhur me rëndësinë e personalitetit të Pejgamberit Muhamed a.s. dhe kohës kur erdhi ai në jetë, Bajgora theksoi: "Pejgamberi lindi në një kohë kur njerëzimi kishte nevojë për ripërtërirjen e shpalljes hyjnore nga ana e të Madhit Zot. Misioni i Pejgamberit ka qenë udhëzimi i njerëzimit sipas mësimeve hyjnore". Ndërsa për manifestimin e Mevludit, kryeimami theksoi se myslimanët në mënyra nga më të ndryshmet kanë shënuar datëlindjen e Pejgamberit a.s., madje për këtë qëllim tek shumë popuj janë krijuar e thurur kaside, ilahi, lavde, poezi e deri tek krijime të ndryshme letrare e historike. "Edhe tek ne, ulematë tanë kanë shprehur lavde e konsideratën e tyre ndaj Pejgamberit në shumë ilahi, kaside e poezi, madje janë shkruar në gjuhën shqipe edhe mbi 20 mevlude, gjë që tregon më së miri përkushtimin e ulemasë shqiptare për Pejgamberin" – tha, ndër të tjera, kryeimami Bajgora. Tradita e shënimit tek ne është e hershme në familjet dhe institucionet tona. Datëlindja e Resulullahit është shënuar në mënyrë madhështore e me përkushtim të veçantë. Manifestimi i mevludit në të kaluarën ka pasur një rëndësi të veçantë për përhapjen e mësimeve dhe parimeve islame, madje edhe gjatë sistemit monist ky manifestim luajti një rol të rëndësishëm në ruajtjen e fesë islame në masën e gjerë popullore nga ideologjia moniste. Në fund të manifestimit grupi i imamëve të Këshillit të BIK-së të Prishtinës, këndoi pjesë nga "Mevludi" i Tahir efendi Popovës. (R. Shkodra)





## MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADOREN E TURQISË ZNJ. SONGUL OZAN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 27 janar priti në takim pune Ambasadoren e Republikës së Turqisë në Kosovë, znj. Songul Ozan, e cila shoqërohej nga Doc. Dr. Ismet Biner - drejtor i Qendrës Kulturore Turke "Yunus Emre", që është hapur në gusht të vitit të shkuar. Myftiu i njohu mysafirët për projektet e BI-së, të cilat mund të jenë me interes të përbashkët për studiuesit dhe shkencëtarët e dy vendeve, duke nisur me projektin e dorëshkrimeve të vjetra islame në gjuhët arabe dhe osmane, pastaj për të vazhduar me projektin e monografisë së xhamive të Kosovës etj.. Myftiu Tërnava theksoi se realizimi i këtyre projekteve ka rëndësi të veçantë, ngase po bëhen për të parën herë në Kosovë dhe kjo tregon më së miri kujdesin për ruajtjen dhe trajtimin e trashëgimisë kulturore islame.Ambasadorja turke, znj. Songul Ozan, e inkurajoi Myftiun për punën e madhe që po bën Bashkësia Islame e Kosovës për ruajtjen dhe mbrojtjen e trashëgimisë islame. "Projektet që po realizoni ju, - theksoi ajo, - janë projekte shumë të rëndësishme për të gjithë".Me drejtorin e qendrës "Yunus Emre", Dr. Ismet Biner, Myftiu diskutoi mundësinë e realizimit të projektit të dixhitalizimit të dorëshkrimeve të vjetra të Bibliotekës së BIK-së.

## MYFTIU PRITI MARTIN PERSCHLER

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava më 23 janar priti në takim z. Martin Pershlërin (Perschler) - zyrtar i lartë për ruajtjen e trashëgimisë kulturore pranë Departamentin të shtetit, i cili shoqërohej edhe nga Paul Engelstad- zyrtar për marrëdhënie me publikun në Ambasadën e ShBA-së në Prishtinë.Myftiu Tërnava, pasi e falënderoi për vizitën, mysafirët i njohu me gjendjen e trashëgimisë kulturore të Kosovës, në përgjithësi, e me gjendjen e trashëgimisë kulturore islame, në veçanti, për se, përpos të tjerash, Myftiu tha: "Trashëgimia islame në Kosovë ka pësuar një humbje të madhe gjatë luftës së viteve 98\99, kur qenë shkatërruar 218 xhami, shumë vakëfe, teqe si dhe selia e vetë Kryesisë së Bashkësisë Islame me Arkivin e saj të pasur e të vjetër mbi 600-vjeçar. Kjo ka qenë humbja më e madhe për ne, që nuk mund të kompensohet asnjëherë". Myftiu gjithashtu i njohu mysafirët edhe me arritjen e BIK-së në restaurimin e renovimin e shumë xhamive, në bashkëpunim me organizata vendore dhe ndërkombëtare.Z. Martin Pershlër falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për njohjen me gjendjen e trashëgimisë kulturore në Kosovë. Po ashtu ai përgëzoi Myftiun për punën që ka bërë BIK në ruajtjen e kësaj trashëgimie. Z. Pershlër shprehu gatishmërinë e shtetit dhe të Ambasadës Amerikane që të bashkëpunojnë edhe më tepër në këtë rrafsh.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI PRESIDENTIN E UNIVERSITETIT AMERIKAN NË KOSOVË (AUK) Z. CHRISTOPHER HALL

Myftiu Tërnava priti më 31 janar Presidentin e AUK-ut , z. Kristofer (Christopher) Hall, të cilin



e njohu me organizimin dhe funksionimin e BIK-së dhe të institucioneve të saj, e posaçërisht me mënyrën e funksionimit të institucioneve arsimore në kuadër të BIK-së .Presidenti i AUK-ut, Christopher Hall e ftoi Myftiun që të marrë pjesë në Konferencën Ndërkombëtare për dialog ndërfetar, që organizon ky universitet e që pritet të mbahet në Kosovë në maj të këtij viti, ku do të marrin pjesë personalitetet më eminente të Botës fetare që përfaqësojnë fetë monoteiste. Nga Kisha Katolike – Vatikani, do të marrë pjesë Cardinali Koch, nga Kisha Ortodokse Ruse, Metropolitani Hilarion, Imam Rauf- nga Qendra Islame Nju- Jorkut dhe princi i kurorës Hasan bin Talal nga Jordania.Në këtë konferencë do të marrë pjesë edhe fondacioni për Fe i Tony Blerit, ish -Kryeministër i Britanisë së Madhe.Myftiu Tërnava e pranoi me kënaqësi ftesën dhe ofroi kontributin dhe gatishmërinë e BIK-së për ndihmë në organizimin sa më të mirë të kësaj konference.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E FUSHË- KOSOVËS BURIM BERISHA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 31 janar priti kryetarin e Fushë-Kosovës Burim Berisha, të cilin e njohu me zhvillimet në Bashkësinë Islame të Kosovës, në përgjithësi, dhe me ecurinë e themelimin të Këshillit të BI-së të Fushë - Kosovës, në veçanti. Myftiu Tërnava theksoi se themelimi i Këshillit të BI-së të Fushë-Kosovës ka qenë kërkesë dhe nevojë e kahershme, por tashmë edhe kjo ka përfunduar në mënyrën më të mirë të mundshme, dhe kjo me qëllim që qytetarëve dhe besimtarëve atje t'u ofrojmë mundësi dhe shërbime sa më të mira. Kryetari i Fushë-Kosovës, Burim Berisha, uroi në emër të komunës së Fushë- Kosovës për sukseset e vazhdueshme të BIK-së. Ndërsa për themelimin e Këshillit të BI-së të Fushë-Kosovës ai tha se është një hap i madh për komunën dhe një sukses i mirë për të gjithë ne dhe rast për bashkëpunim të ndërsjellë, si në nivel qendror ashtu dhe në atë lokal.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E GJILANIT QEMAJL MUSTAFA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 27 janar priti kryetarin e Gjilanit Qemajl Mustafa me bashkëpunëtorë, të cilin, pasi e falënderoi për vizitën, e njohu me sfidat dhe sukseset e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu Tërnava vlerësoi lart bashkëpunimin e komunës së Gjilanit me KBI-në e Gjilanit, bashkëpunim ky që mund të shërbejë si model dhe shembull edhe për komunat e tjera."Bashkëpunimi, duke pasur parasysh interesin e përgjithshëm të qytetarëve, është në të mirë të të gjithëve, madje është në të mirë edhe të vetë shtetit të Kosovës"- tha, ndër të tjera, Myftiu Naim Tërnava, për të vazhuar: "Falë bashkëpunimit tuaj me BI-në, ne kemi vendosur që në Gjilan të financojmë ndërtimin e një çerdheje për fëmijë, e cila do të jetë pjesë e institucioneve edukative e arsimore, që funksionojnë në kuadër të BIK-së".Ndërsa kryetari i Gjilanit, z. Qemal Mustafa, tha se komuna e Gjilanit ka kultivuar bashkëpunim të shkëlqyer me Bashkësinë Islame të Gjilanit në funksion të besimtarëve dhe qytetarëve tanë". Kryetari Mustafa, gjithashtu, falënderoi Myftiun për përzgjedhjen e Gjilanit për realizimin e projektit të çerdhes, sepse ". …për ne, - tha ai, - kjo ka domethënie të madhe dhe Gjilani realisht ka nevojë për të". Në takim u bisedua edhe për medresenë e Gjilanit pas ndërtimit të godinës së re, hapja zyrtare e së cilës do të bëhet shumë shpejt. Kryetari Mustafa me bashkëpunëtorë vizitoi edhe objektin e ri të Fakultetit të Studimeve Islame, ku u pritën nga dekani, Prof. Dr. Qazim Qazimi.

## SESION, AKADEMI E DOKUMENTAR PËR MYDERRIZ SADRI EF. PRESTRESHIN

**Më 22 shkurt, në dhjetëvjetorin e vdekjes së Myderrizit Sadri efendi Prestreshit, në Prishtinë, organizuar nga Kryesia e BIK-së, në kujtim të jetës dhe veprës së tij, u mbajtën një sërë aktivitetesh.**




Paradite, në selinë e Kryesisë së BIK-së, u mbajt sesioni shkencor "Myderriz Sadri efendi Prestreshi, jeta dhe vepra (1917-2002)". Në hapje të sesionit qenë të pranishëm personalitete të njohura nga fusha e shkencës, kulturës dhe fesë, pastaj bashkëpunëtorë dhe ish-nxënës të Myderriz Sadri efendiut. Sesioni u hap me një ashere nga Kurani të lexuar nga Vedat Sahiti, pas së cilës të pranishmëve iu drejtua Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili pasi përshëndeti këtë sesion, përveç të tjerash tha: "Myderriz Sadri ef. Prestreshi është vazhdimësi e hoxhallarëve dhe e ulemave që u angazhuan, sakrifikuan, luftuan e një pjesë e tyre ranë edhe shehidë-dëshmorë për lirinë dhe bashkimin e trojeve shqiptare. Nderi për mua është edhe më i madh dhe njëkohësisht jam edhe i emocionuar që po më jepet rasti edhe në këtë mënyrë për t'i thënë disa fjalë për Sadri efendiun..."

Ndërsa duke folur për rëndësinë e ndriçimit të së kaluarës sonë, Myftiu Tërnava ndër të tjerat veçoi: "Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me këtë nuk synon glorifikimin dhe zmadhimin e figurave të kulturës sonë islame-shqiptare; ajo nuk synon as anatemimin dhe anashkalimin e të tjerëve, por synon, - dhe kësaj do t'i mbetet besnik, - paraqitjen dhe njohjen e atyre figurave ashtu siç kanë qenë në të vërtetë. Ne do t'u jemi gjithmonë mirënjohës e falënderues brezave të kaluar për vlerat e çmuara që kanë ditur t'i ruajnë, t'i kultivojnë dhe t'i përcjellin deri tek ne.

Ne u jemi njëkohësisht edhe borxhli paraardhësve tanë, prandaj organizimi i sesioneve për ndriçimin e jetës dhe veprës së tyre, le të konsiderohet si një shlyerje e borxhit për ta".

Pas fjalës së Myftiut, 17 studiues nga Kosova e Maqedonia paraqitën kumtesat e tyre për



jetën, personalitetin, kontributin e myderriz Sadri efendiut në NDSH, pastaj kontributin e tij si mësues në shkollën shqipe, kontributin e tij si imam, hatib e vaiz, si dhe kontributin e tij si myderriz në Medrese.

Sesioni i zhvilloi punime në dy seanca. Në seancën e parë referuan: Prof. dr. Ruzhdi Pllana, "Te dhëna për jetëshkrimin e myderriz Sadri ef. Prestreshit dhe për familjen e tij", Mr. Sadik Mehmeti, "Sadri ef. Prestreshi nxënës në medresenë "Pirinazir" në Prishtinë", Dr. Qazim Qazimi,"Sadri efendi Prestreshi myderriz dhe pedagog në Medresenë "Alaudin"", Prof. Dr. Muhamet Pirraku,"Kontributi i Mulla Sadri Prestreshit në NDSH", Prof. dr. Sabile Keçmezi-Basha, "Kontributi atdhetar i Mulla Sadri Prestreshit", Ramadan Shkodra, "Prania e imamëve dhe hoxhallarëve në NDSH", Dr. Fahrush Rexhepi, Mulla Sadri Prestreshi - (Gjithnjë në shërbim të fesë dhe atdheut)", MA. Nuridin Ahmeti, "Gjurmëve të veprimtarisë arsimore në gjuhën shqipe të Sadri ef. Prestreshit", Akad. Feti Mehdiu, "Këmbëngulësia e mulla Sadri ef. Prestreshit në mbrojtjen e traditës islame (me shembuj teorikë dhe praktikë")

Ndërsa në seancën e dytë referuan: Mr. Qemajl Morina, "Kontributi i Sadri ef. Prestreshit në edukimin e brezit të ri", Sabri Bajgora, "Myderriz Sadri ef. Prestreshi imam, mualim e misionar i devotshëm", Resul Rexhepi, "Sadri ef. Prestreshi dhe dispensa e tij e Ahlakut", Kasim Gërguri, "Vështrim dispensës së Ahlakut II të mulla Sadri Prestreshit", Isa Bajçinca, "Analizë gjuhësore dispensave të Sadri ef. Prestreshit", Reshat Mexhidi "Sadri ef. Prestreshi - hoxha që qëndisi fjalët me vepra", Shaqir Fetahu, "Pesë vite nxënës të H. Sadri ef. Prestreshit" dhe Ahmet Sadriu, Sadri ef. Prestreshi, model i myderrizit të përkushtuar. Pas kumtesave, pati edhe diskutime të frytshme që vlerësuan lartë figurën dhe personalitetin e Sadri efendiut, këtu duhet veçuar diskutimin e Prof. Dr. Ejup Sahitit, Hajrullah ef. Hoxhës, Idriz Xhigollit etj. Ndërkaq Akad. Feti Mehdiu në fjalën përmbyllëse tha se "sesioni i sotëm solli të dhëna të reja për jetën dhe veprimtarinë e Sadri Prestreshit. Nga të dhënat që dolën sot nga sesioni mund të konstatojmë që kemi shumë punë për të bërë".

**Akademi në Medrese**

Ndërsa, në mbrëmje në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, u mbajt Akademi përkujtimore, kushtuar këtij personaliteti. Fillimisht, akademinë e përshëndeti myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, e më pastaj edhe drejtori i medresesë, Bahri Simnica dhe përfaqësuesi i familjes Prestreshi – i biri i Sadri efendiut, Idriz Prestreshi. Pas fjalëve përshëndetëse, për të pranishmit, u shfaq dokumentari ""Shpresimi i NDSH-së - Sadri ef. Prestreshi. Ky dokumentar, do të transmetohet edhe në RTK. Në kuadër të këtyre aktiviteteve, myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në mesditë i shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe nga familjarët e Sadri efendiut, bëri zbulimin e Pllakës në Xhaminë e Sofalisë në Prishtinë, e cila mban emrin "Myderriz Sadri efendi Prestreshi".







## KUSHTETUTA E TUNIZISË TË HARTOHET MBI THEMELE TË KUR'ANIT, SUNETIT DHE SHERIATIT ISLAMIK

Ish-kryetari i Lëvizjes Islamike "Al-Nahdatu" të Tunisit, ka kërkuar hartimin e Kushtetutës nga Parlamenti i ri këtij vendi dhe ka thënë: Kushtetuta e Tunisit duhet të hartohet mbi themele të Kur'anit, Sunetit profetik dhe mësimeve të sheriatit islamik. Sadik Shuru gjatë fjalimit të tij në ceremoninë e promovimit të Komitetit për Kombëtarizim, Vendosjen e Parimeve dhe Reformimin e Kushtetutes" ka folur rreth kësaj çështje ku ka shtuar: ky komitet ka për detyrë që ta hartojë Kushtetutën e Tunisit në bazë të tre standardeve themelore. Ai ka sqaruar: Kushtetuta e ardhshme duhet të hartohet dhe sistemohet duke iu referuar islamit parimor i cili është ndërtuar mbi Kur'an, Sunet dhe konsensusin e ulemave të umetit islam. Shuru në vazhdim ka deklaruar: këto tre parime të rëndësishme janë të pranueshme pranë të gjithë ulemave të fesë islame dhe janë në përputhshmëri të plotë me bindjet e ulemave të umetit islam. Ai ka theksuar se gjatë këtij procesi duhet të jenë prioritet dispozitat e sheriatit islam dhe mendimit e ulemave islam, pastaj ka thënë: origjinaliteti i të menduarit dhe ideve të njeriut është relativ prandaj duhet të vendosen për prioritet dispozitat hyjnore. Këto deklarata të Sadik Shuru janë kritikuar nga shumica e partive liberale të cilët kërkojnë ndërtimin e një shteti modern dhe të përshtatshëm me kohën bashkëkohore.

## NË INDI PROMOVOHET LIBRI "TEORIA E KUR'ANIT RRETH POLITIKËS"

Ceremonia për promovimin e librit "Teoria e Kur'anit rreth politikës" i autorit Selman Abdusamed në gjuhën urdu, është zhvilluar më 14 shkurt në qytetin Lakheneo të provincës Utarpradash të Indisë. Ceremonia për promovimin e këtij libri është organizuar në praninë e Hafiz Rahman, Aminudin, Xhehangiz Alem dhe Nadhir Ahmed pranë ulemave dhe intelektualëve të dalluar si dhe Kutbullah, drejtor i gazetës "Rashtarija Sehara", Fazl Rahman, drejtor i gazetës "Revulucioni" si dhe Asif Borni, drejtor i revistës mujore "Trashigimtari i Udes" të këtij vendi. Kjo ceremoni ka filluar me këndimin e disa ajeteve të Kur'anit ndërsa në vazhdim kanë folur edhe disa nga ulemat dhe intelektualët fetarë në lidhje me këtë se hartimi i librit "Teoria e Kur'anit rreth politikës" ka një rëndësi të madhe sepse zakonisht në lidhje me këtë temë bëhen më pak hulumtime.

## TURQIA ME ORGANIZATË PËR MBROJTJEN E VLERAVE ISLAMIKE

Kjo organizatë themelohet me qëllim që të i përkrahë dhe mbron vlerat islamike dhe forcimit të funkcionit të mediave për mbrojtjen e sistemit të familjes.
Aishe Belhixhar, kryetare e Organizatës Islamike Botërore për Familjen dhe Gruan të Turqisë, qëllimet e themelimit të kësaj organizate i ka përshkruar se janë krijimi i një atmosfere për të shkëmbyer përvoja në sferën e vlerave islamike si dhe krijimi i rrethanave për hartimin e një Karte Morale e cila do të shqyrton dhe analizon problematika të përbashkëta në vlerat islamike. Ajo gjithashtu ka sqaruar: Organizata Islamike Botërore për Familje dhe Grua e Turqisë besonë se ekziston nevoja e domosdoshme për unifikimin e përpjekjeve të institucioneve aktive në sferën e familjes dhe gruas dhe bënë përpjekje për të luftuar analfabetizmin fetar në shoqëritë arabe dhe islamike.

Ajo në fund ka kujtuar: Kjo organizatë duke bashkëpunuar me aktivistët jo-mysliman që veprojnë në fushën e të drejtave të gruas, po i ndjek pikëpamjet e moderuara për realizimin e qëllimeve të saja. Organizata Botërore Islamike për Familje dhe Grua e Turqisë ka një përkushtim të veçantë rreth problemeve të familjes, gruas dhe fëmijëve dhe në këtë organizatë janë të anëtarësuar institucione dhe personalitete të ndryshme aktive në këtë fushë.

## GJERMANIA HAP FAKULTET ISLAM

Fakulteti i parë i Teologjisë Islame në Gjermani ka filluar punën zyrtarisht nga 16 janar 2012, me 36 studentët e parë të regjistruar në shkallën bachalor. Ky fakultet është themeluar në Universitetin Topingen, i cili konsiderohet njëri prej katër fakulteteve të islamologjisë

në Gjermani. Anet Shavan, Ministre e Arsimit në Gjermani, edhe vetë e diplomuar në degën e Teologjisë krishtere, në lidhje me këtë, ka thënë: Promovimi dhe hapja e Fakultetit të Teologjisë Islame është një iniciativë e rëndësishme drejt integrimit të myslimanëve në shoqërinë e Gjermanisë. Ajo, duke theksuar nevojën e të menduarit rreth feve, ka njoftuar se Gjermania është duke ecur drejt progresit në sferën e teologjisë islame. Universiteti i Topinganit është një universitet shtetëror, i cili konsiderohet ndër institucionet kryesore në Evropë në fushën e arsimit të teologjisë katolike. Në Gjermani tash për tash ekzistojnë fakultete të studimeve islame, por nuk ekzistonte një fakultet që vepronte në fushën e të mësuarit të islamit. Studentët e Fakultetit të Teologjisë Islame të Universitetit të Topingenit, pas 4 vjetësh studimi, mund të marrin diplomën e shkallës bachalor në fushën e teologjisë islame dhe pastaj kanë mundësi të punësohen si arsimtar ose imam i ndonjë xhamie.

## AUSTRALIA ME MUZE ISLAMIK

Kryetari i Unionit të Këshillave Islamikë të Australisë ka njoftuar për themelimin e Muzeut Islamik në qytetin Kanberra të këtij vendi. Ikbal Batal, kryetar i Unionit të Këshillave Islamikë të Australisë, duke njoftuar lajmin për themelimin e Muzeut Islamik në Kanberra, ka deklaruar: Ky muze do të jetë një burim për informacione islamik dhe do të forcojë praninë e myslimanëve në Australi. Ai ka shtuar: Ndërtimi i Muzeut Islamik në Kanberra ka një rol të rëndësishëm në forcimin e marrëdhënieve të Australisë me shtetet islame fqinje në rajonin e Azisë Lindore. Gazeta "Kanberra Taims" e Australisë gjithashtu ka raportuar: Zyrtarët e Australisë gjithashtu projektin për themelimin e muzeut në njërin prej sektorëve të Qendrës së Qytetërimeve në qytetin Kanberra e ka paraqitur në Bashkësinë Islame të këtij vendi. Në bazë të këtij raporti, thuhet se një projekt i ngjashëm për hapjen e një muzeu islamik do të implementohet në qytetin e Melburnit në shtetin e Viktorias të këtij vendi, dhe Ahmed Fahur, kryetar i Këshillit për Marrëdhënie Islamike të Australisë do të bashkëpunojë për implementimin e këtij projekti.

## THEMELOHET FAQJA E INTERNETIT E ORGANIZATËS ISLAMIKE PËR MORAL DHE ETIKË NË SHKENCË DHE TEKNOLOGJI

Faqja e internetit e Organizatës Islamike për Moral dhe Etikë në Shkencë dhe Teknologji u themelua me adresën www.ibest.org.ma. Kjo faqe interneti u themelua me kontributin e Organizatës Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë (ISESCO) në kryeqytetin e Marokut, në Rabat. Abdulaziz Et-Tuvejxhiri, sekretar i përgjithshëm i ISESCO-s, në lidhje me themelimin e kësaj faqeje interneti, ka thënë: Kjo faqe islamike e internetit është themeluar me rastin e përvjetorit të tridhjetë të themelimit të ISESCO-s dhe ka për qëllim informimin e opinionit publik rreth përpjekjeve të Organizatës Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë në sferën e moralit dhe etikës islame si dhe pozitën e tij në zhvillimin e shkencës dhe teknologjisë moderne në nivelet ndërkombëtare. Ai ka shtuar: Me themelimin e kësaj faqeje të internetit, programet e komisioneve shkencore që ekzistojnë në Botën Islame do të kenë një koordinim më të madh, ndërsa, duke vendosur tema dhe materiale të dobishme në lidhje me moralin dhe etikën në nivel kombëtar e ndërkombëtar në këtë faqe interneti, kjo do të shndërrohet në një burim të pazëvendësueshëm për dhënien e informacioneve dhe lajmeve të reja për të gjithë të interesuarit.

Gjermania vë nën kontroll dhe vëzhgon faqet e internetit me tematikë antiislame

Zyrtarët e Qeverisë së Gjermanisë, për shkak të rritjes së tematikave antiislame në disa uebfaqe të internetit, të grupeve djathtiste, ka vendosur t'i vështgojë këto uebfaqe antiislame të internetit më shumë për të hetuar rolin e tyre në rritjen e urrejtjes ndaj myslimanëve në Evropë. Ola Palika, deputete e Partisë së Majtë në Parlamentin Federal të Gjermanisë, më 9 janar deklaroi: Disa uebloga dhe disa faqe të internetit në Gjermani kërcënojnë dhe vënë në pikëpyetje të drejtat dhe personalitetin e individëve vetëm për arsye të racës dhe fesë që kanë ata. Vendimi për vëzhgimin e këtyre uebfaqeve është marrë pas ngjarjes së hidhur, kur qenë vrarë 8 myslimanë turq nga një terrorist neo-nazist, si dhe si rezultat i kritikave që janë bërë kundër organeve të Qeverisë së Gjermanisë për mosvëmendje ndaj veprimeve raciste në këtë vend. Në Gjermani jetojnë rreth 4 milionë myslimanë, të cilët përbëjnë 5 për qind të popullsisë 82 milionëshe të këtij vendi.

(Mr. Rexhep Suma)





| AUTOR: AGIM GASHI | GRUNIS-ULLIMET | HESAP | KRYEQYTETI JORDANEZ | E NDALUAR NË ISLAM | E VEÇANTË | EDIT DURHAM | PJE POPULLORE | GRUP GJAKU | PRINCI ARAB | MASHKKULL I RIKËS | | FUTBOLLISTI TURK, ALTINTOP | TOKA E BUKËS | ANËTAR I NJË SENATI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NAMAZI NIS ME ... | | | | | | | | | | | KRAHINË JONA / PËSHPËRIS | | | |
| UDHËHEQJA USHTARAKE | | | | | | | | KULLË XHAMIE / RIVER KILOMETER | | | | | | |
| TOKA E PAMBJELLË | | | | | | FRIKACAK | | | | | | | | |
| QYTET NË PAKISTAN | | | | | | MONITORI / TONI | | | | | | | AMPERI / ABISINASI | |
| PËRGËZIMET | | | | | | | PJESËT E ORËS | | | | | | | |
| BRUS ... | | | SHKRIRJET | FIDANI | | | | | | REPUBLIKA | | ... DEREK / SHTET AFRIKAN | | |
| INDIA | | FLORI / E PAGJAK | | | | | | | | ... SHAQIRI | | | | |
| SASIA | | | | | | | | | | SHOSHIS | | | | E KIMISË |
| ... PRESHEVA | | | | | | | | | | | BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS / TITULL USHTARAK | | | |
| AJO PËR TË CILËN FLUTET | | | | | | | | | | SALI ... | | | | |
| | LEGJENDË / TAKOHEM | | | | | | | | | ANESË | | | | |
| INAT | | | | | | | | | | J.I. | | | IBNDIA / FUTBOLLISTI, ROBEN (SHQ.) | |
| AGJENCIA E KOSOVËS PËR INTELIGJ. | | | | EMNAKU I AMARËS | VOZË DJATHI | I SHOSHITA | FUTBOLLIST BRAZILIAN | JANË (ANG.) | | OKSIGJENI / MUNGESË ZËRI | | ADRIAN KOZNIKU / AI QË LUAN NË FILM | | |
| TËRËSIA E TEMAVE | | | | | | | | | BUJKESHË / A? | | | | | |
| DHE | | TË DËRGUARIT E POSAÇËM / ZEMËRIM | | | | | | | | | KASTRIOT ISLAMI / SOFTUER GJEOMETRIE | | | PËREMËR PRONOR |
| SHUMË E MADHE | | | | | | | | | GRUP PREJ 8 KËNGËT. / AMERICI | | | | | |
| ERBIUMI | | | KËSTI / SHUMËSI | | | | | JO KATIONI / ENERGJIA | | | | | | |
| RAHMETI | | | | | | | MËRGIM | | | | | | | |

**ZGJIDHJA E FJALËKRYQIT TË KALUAR:**
EBU BEKRI, IMANI, MINARE, BARABAR, IRANI, ARMATIMI, RIZA, SHPIRTI, AD, ANALITIKE, QAZA, TXH, I, ABIL, ISHT, NE, U, M, TE, TIR, ALET, KAT, KATI, ARIF, ABA, MEKA, ROSI, E, AT, NAKATOSUR, ADIL, ATAKIMET, UTE, I, OKUPATORE, RIZ, ARI, ARE, ANTIKË, MINORITET, IMAM.

“O i Dërguar i Allahut, kush është më i merituari i njerëzve për shoqërimin tim të mirë?
Pejgamberi tha: Nëna jote. Pastaj kush? tha: Nëna jote.
Pastaj kush? Tha: Nëna jote. Pastaj kush? Tha: Babai yt”.
(Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.)

Nënat, ato që duan ta plotësojnë gjidhënien, janë të obliguara t'u japin gji fëmijëve të vet dy vjet të plota.
I ati i fëmijës është i obliguar për furnizimin dhe veshmbathjen e tyre (gruas) ashtu si është rregulli.
Askush nuk ngarkohet më tepër, vetëm aq sa ka mundësinë e tij.
Asnjë nënë nuk bën të dëmtohet me fëmijën e saj,
e as babai me fëmijën e tij.
Po ashtu është i obliguar edhe trashëgimtari (i fëmijës).
E nëse pas një konsultimi dhe pëlqimi (prindërit) shfaqin dëshirën për ndërprerjen (më heret) e gjinit,
nuk është ndonjë mëkat për ta.
Nëse (ju baballarët) për fëmijën tuaj dëshironi gjidhënëse tjetër me kusht që pagesën t'ia bëni në mënyrë të duhur,
nuk është ndonjë mëkat.
Kini frikë nga Allahu dhe dine se Allahu sheh çka punoni.
(El Bekare, 233)

“Meshkujve ju takon pjesë nga pasuria që e lënë prindërit e të afërmit (pas vdekjes), edhe femrave ju takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, ju takon pjesë e caktuar (nga Zoti).”
(En-Nisaë, 7)

DITURIA ISLAME

